# DITURIA ISLAME

NUMER 230 | VITI 24 | SHTATOR 2009 | SHEVVAL 1430 | REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE | ÇMIMI 1€



## EDUKATA FETARE në mes KOMUNIZMIT DHE LAICIZMIT

INTERVISTË

ME KRYEMYFTIUN E KOSOVËS

## MR. NAIM EF. TËRNAVA

MR. QEMAJL MORINA

## FEJA DHE SHTETI

www.dituriaislame.net

# KËRKONI DITURINË NGA DJEPI DERI NË VARR

MUHAMEDI A.S.



KËRKONI

DITURINË

ISLAME









DITURA ISLAME / REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE / Boton: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë / Kryedaktor: Mr. Rexhep Suma / Redaksia: Bahri Simnica, Driton Arifi, Dr. Fahrush Rexhepi, Mr. Flamur Sofiu, Nexhat Ibrahimi, Mr. Qemajl Morina, Sabri Bajgora, Dr. Sulejman Osmani / Gazetar në redaksi: Ramadan Shkodra / Lektor: Isa Bajçinca / Korrektor: Skender Rashiti / Redaktor artistik, teknik dhe operator kompjuterik: Edib Ali Agagjyshi/ Adresa: Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë / Tel&Fax: 038 224 024 / email: dituriaislame@hotmail.com / dituriaislame@yahoo.com / **www.dituriaislame.net** /Parapagimi: Evropë 25 € / Amerikë 40 USA$ / Shtypi: Koha, Prishtinë / Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!



## *Me fajin e kujt fëmijët tanë nuk mësojnë edukim fetar!?*

*Edhe një vit shkollor fëmijët tanë janë të privuar nga mësimi i lëndës fetare në shkolla publike. Afro 500 mijë nxënës janë drejtuar në shkolla të ndryshme të Republikës së Kosovës për të nxënë dije dhe për të marrë edukim. Shtylla kryesore mbështetëse për zhvillimin e një shoqërie dhe një shteti, është arsimi. Sa më i zhvilluar që të jetë arsimi në një shoqëri a shtet, aq më e zhvilluar do të jetë shoqëria po dhe vetë shteti. Deklaratat e pushtetarve tanë se arsimi në Kosovë asnjëherë nuk ka qenë në një nivel më të mirë zhvillimi sesa është sot, lë shumë për të dëshiruar. Institucioni i Bashkësisë Islame të Kosovës vazhdimisht tash e sa vjet ka ushtruar kërkesë në adresë të Qeverisë ,Parlamentit etj., për aplikimin e lëndës së mësim-besimit, dhe kjo nuk nënkupton kurrsesi vetëm mësimin e fesë islame, por secili nxënës, le të mësojë për bazat e fesë së tij, prandaj janë shumë qëllimkëqija tendencat sikur gjoja ne po kërkojmë ndarje të nxënësve në baza fetare. Fundja, nuk është faji ynë që ne shqiptarët myslimanë përbëjmë 98% të popullatës. Dhe kjo përqindje, nuk bën të jetë shkak që ne të diskriminohemi në vazhdimësi për shkak të përkatësisë sonë fetare islame. Allahu i Madhërishëm në Kuranin famëlartë thotë:*
*"O ju që besuat, ruani veten dhe familjen tuaj prej një zjarri, lënda djegëse e të cilit janë njerëzit dhe gurët. Atë (zjarrin) e mbikëqyrin engjëj të rreptë e të ashpër që nuk E kundërshtojnë Allahun për asgjë që Ai i urdhëron, dhe punojnë atë që janë të urdhëruara." (Et-Tahrim, 6) Ndërsa i Dërguari i Allahut, paqja dhe Mëshira e Tij qofshin për të, thotë:"Çdonjëri prej jush është bari dhe çdonjëri prej jush është përgjegjës për tufën e tij. Imami (prijësi) është bari dhe është përgjegjës për tufën e tij. Burri është bari në familjen e vet dhe përgjegjës për tufën e tij, gruaja në shtëpinë e bashkëshortit të vet është përgjegjëse për tufën e saj. Shërbëtori është bari në kapitalin e zotërisë së vet dhe është përgjegjës për tufën e tij, prandaj të gjithë jeni barinj dhe të gjithë jeni përgjegjës për tufat tuaja". (Buhariu, Muslimi dhe të tjerët). Sistemi ynë arsimor gjendet në një krizë të thellë, dhe duhet reaguar urgjentisht sa s'është bërë vonë. Duhet t'ua kujtojmë institucioneve tona që lënda fetare nuk është diçka si meteor ose një gjë abstrakte, ajo ka gjetur vend në kushtetutat dhe ligjet e shtetet e Bashkimit Evropian, pikërisht në Austri, Gjermani Angli, Spanjë, Belgjikë, Greqi, Irlandë, Finlandë , Danimarkë, Norvegji, Hungari, Poloni, Itali Lituani, Slloveni, Kroaci, Bosnjë e Hercegovinë dhe Serbi. Të drejtën e shkollimit fetar islam, e gëzojnë edhe vëllezërit tanë në Luginën e Preshevës. Institucionet tona duhet të mendojnë më gjatë për të mirën dhe të ardhmen e fëmijëve tanë, sepse një nga komponentët kyç që do të pengonin ose zvogëlonin rritjen e kriminalitetit dhe vetëvrasjeve, është edhe mësimbesimi fetar, ku fëmijët tanë do të kenë mundësinë të pajisen edhe me këtë edukatë, një edukim për besimin në Zotin Një, që sistemi komunist donte ta çrrënjoste. Ajo kohë tashmë ka kaluar, po ne duhet të mendojmë bashkërisht dhe me vëmendje të madhe për mësimbesimin, sepse aty mund të kemi , një perspektivë të ndritshme si komb. Na mban shpresa që vetëdijësimi i institucioneve tona për të futur lëndën e edukimit fetar, do të gjejë shtigje të reja dhe do të kemi një shoqëri më të qendrueshme, më stabël dhe me një shpresë që e mban gjallë këtë komb.*

*Mr. Rexhep Suma*

# FETARE

FIKH, AKAID, AHLAK...



Rrustem SPAHIU

## Namazi, institucioni i parë në Islam

Njëmend, asnjë institucion tjetër nuk është përsëritur dhe nuk është theksuar e urdhëruar aq shumë sa namazi.

Prej 67 herëve, sa është përmendur në Kuran, 25 herë përmendet në formë të imperativit (emrit), në suren Bekare përmendet nëntë herë në ajetet 3, 43, 45, 83, 110, 153, 177...

Ta studiosh këtë normë nëpërmjet Kuranit, do të thotë të studiosh njeriun dhe historinë e tij, të studiosh natyrën dhe ligjshmërinë e saj dhe rrjedhat e posaçme. Do të ishte gabim i madh që kjo normë të përcillet prej shpalljes së Kuranit e të lihet pas dore periudha e gjatë që i ka paraprirë. Frymën e namazit e ndiejmë në pendimin e sinqertë të njeriut të parë në Tokë, Ademit a.s..[1] Në duanë e vet të njohur, në vendin më të shenjtë të globit

tokësor, te Bejtullahu, Ibrahimi a.s.. E lut Allahun xh.sh. për shpëtim dhe fat të gjeneratave të ardhshme. Fati i tyre është kushtëzuar me kryerjen e namazeve.[2] E njëjta gjë është përmbajtja e duasë që bëri Ibrahimi me të birin, Ismailin, në momentin e rindërtimit të Bejtullahut.[3]

Normën e namazit e shohim edhe në Sheriatin e pasardhësve të tij, Is'hakut a.s. dhe Jakubit a.s..[4] Shuajbi a.s. u ishte ekspozuar sulmeve të mëdha nga bashkëvendësit e tij, të cilët i pengonte namazi i tij, nëpërmjet të cilit madhërohet dhe lavdërohet Ai Që nuk ishte në besimin e baballarëve të tyre.[5] Në testamentin e Llukmanit, të cilin ia lë të birit, namazi është palca e testamentit.[6] Në luginën e bekuar Tuva, Musai a.s. i dëgjon parimet themelore të Shpalljes: "Unë jam, njëmend, Allahu, përveç Meje nuk ka zot tjetër, për këtë falmu vetëm Mua dhe kryeje namazin, që të jem gjithmonë ndërmend".[7] Në kohën e terrorit të madh dhe gjenocidit që u bëhej izraelitëve në Egjipt, Musai a.s. urdhërohet që armikut të këtillë të fuqishëm dhe brutal t'i kundërvihej me fenë, me armën më efikase. Norma themelore e fesë së tij ishte namazi[8] Më në fund, Isai a.s., qysh në djep, e paralajmëroi namazin si obligim jetësor deri në vdekje.[9]

Kjo histori e namazit, të cilën na e parashtron Kurani, ka rëndësi shumë të madhe, sepse na udhëzon në Njësinë, e namazi, pra, nuk është vetëm normë themelore e Islamit, por edhe e Shpalljes në tërësi.

Është shumë me rëndësi të ceket se namazi është institucioni i parë i jetësuar në Islam (në vitin e tretë sipas hixhrit), si dhe të gjitha ibadetet janë bërë obligim në tokë, përveç namazit.

## NAMAZI NDER I NJERËZIMIT DHE IU DHA MËSHIRË DHE BEGATIA

Këtë normë Muhamedi a.s. e pranoi në shpirtin dhe zemrën e vet në qiell, kur ndodhi Miraxhi i vet i madh, sikur ndihej nevoja që Pejgamberi të ishte sa më afër burimit për ta pranuar këtë urdhëresë. Me këtë iu bë nder atij, e njerëzimit, nëpërmjet normës së namazit, iu dha mëshira e madhe dhe begatia.

Duke mos dashur të largohem nga tema, deri këtu i bëmë një vështrim historikut të namazit në Kuran. Tash është radha të diskutohet për esencën dhe rolin e namazit në jetën e njeriut dhe për qëllimet që arrihen me të. Së pari, për shkak se, nëse njeriu me namaz nuk i arrin qëllimet e caktuara, atëherë ky nuk është ai namaz që e ka bërë obligim dhe e ka urdhëruar Kurani.

Duhet pranuar se pamja e namazit nëpërmjet praktikës të një numri të madh të myslimanëve është plotësisht në kundërshtim me obligimin e namazit nga ana e Kuranit. Mu për këtë arsye , shpeshherë formohet një pasqyrë e gabuar ndaj normës themelore të Islamit. Pasqyrimet e këtilla të deformuara, mund të shërohen vetëm me Kuran.

Shikuar nga aspekti islam, njeriu është krijuar për t'I bërë ibadet Allahut xh.sh..[10] Qëllimi i namazit është që njeriu ta kujtojë Krijuesin e vet, vendin dhe rolin e vet që Ai i ka caktuar. Njeriu gjithmonë është në ibadet, kur punon në arë , në fabrikë; kur komunikon me njerëz apo me rrethinën. Islami të gjitha këto i konsideron si ibadete, nëse njeriu të gjitha këto aktivitete të veta i drejton nga e mira, gjegjësisht, ua nënshtron qëllimeve tek të cilat e ka udhëzuar Allahu xh.sh., mirëpo, namazi është forma specifike, më e përsosur e ibadetit. Këto nuk janë vetëm fjalët e shqiptuara me gjuhë , lëvizjet e trupit, pa praninë e shpirtit dhe vetëdijes. Nuk ka namaz të duhur pa angazhimin e plotë të vetëdijes. Pa këtë as që ka njeri të shëndoshë. Në ajetin 43 të sures En-Nisa, ndalohet hyrja në namaz në gjendje të dehur: "O besimtarë , mos e kryeni kurrsesi namazin të dehur, derisa të mos e dini se çka flitni".

Vetëm vetëdija e shëndoshë mund të të vërë në kontakt me Krijuesin dhe botën, vetëm vetëdija e pastër dhe e shëndoshë mund të shohë të vërtetën dhe botën. Nuk e sollëm pa arsye këtë tekst të Kuranit, me të cilin paralajmërohet ndalimi i pijeve alkoolike në Islam. Kjo ndalesë, në mes të tjerash, fizikisht është e lidhur edhe me normën e namazit. Roli themelor i namazit është që "të largojë nga pasionet dhe nga çdo gjë e keqe".[11]

Falë namazit, pati sukses ndalimi i pijeve alkoolike menjëherë në fillimet të Islamit. Ende mund të pohoj se ky është prohibicioni i vetëm i suksesshëm i kësaj të keqeje të rrezikshme njerëzore në histori. Kishte shumë orvatje në këtë drejtim, por të gjitha përfunduan pa sukses, të gjitha përveç atyre kuranore. Të kujtojmë orvatjen e prohibicionit të pijeve alkoolike në ShBA-në viti 1919. Njëri prej shteteve më të fuqishme të botës së sotme, i përdori të gjitha mjetet që kishte në dispozicion. Me qëllim që të kishte sukses kjo ndërmarrje, ndalesa ishte publikuar në të gjitha mjetet e informacionit publik, janë burgosur 532, 330 persona, janë varur 300 persona, është konfiskuar pasuria në vlerë prej 400 milionë funtesh... mirëpo ky ligj mbeti në fuqi vetëm 14 vjet, për t'u anuluar në vitin 1933. Pas këtij viti, jo vetëm që njerëzit iu kthyen konsumimit të mëparshëm të pijeve alkoolike, po situata u keqësua edhe më shumë, dhe kështu shoqëria amerikane, e papërmbajtur, marshoi në "epokën" e drogës.

Është normale që të parashtrohen pyetjet për suksesin e prohibicionit islam në Medinë, i cili i parapriu atij amerikan para afër 15 shekujsh; përveç dallimit të madh në kohë, këtu ka dallim të madh edhe në shkallën e kulturës, arsimit dhe vetëdijes. Sipas mendimit tim, fshehtësia e suksesit të këtij prohibicioni të vetëm të alkoolit në historinë e njerëzimit, shihet në faktin që ajo është çështje kuranore, hyjnore. Kryerja e namazit 5 herë në 24 orë, e përjashton edhe konsumimin më të paktë të alkoolit. Më parë thamë se namazi është një gjendje në të cilën njeriu duhet të jetë i përqendruar sa më shumë që të jetë e mundur, që të jetë plotësisht i vetëdijshëm për atë që shqipton.

Kur është fjala për namazin, ashtu siç e sqaron Kurani, duhet të theksojmë se njeriu mund të dehet edhe me diçka tjetër përveç me

alkool. Sa ka të tillë që nuk e dinë se ç'kanë thënë në namaz, e nuk e kanë shijuar asnjë pikë të alkoolit. I dehur me padituri, me pakujdesin ndaj namazit, me dashurinë ndaj pasurisë ose dynjallëkut. Kurani kërcënon me dënim të ashpër atë që në namaz nuk është i pranishëm me vetëdije,[12] ata që me veshtirësi dhe përtaci hyjnë në namaz; ata që e kryejnë për të rënë në sy të të tjerëve se janë në namaz.[13]

NAMAZI ËSHTË LIDHJA ME KRIJUESIN, BOTËN EDHE JETËN

Kjo lidhje patjetër duhet të jetë e përhershme. Kjo është theksuar posaçërisht: "Besimtarëve namazi u është bërë obligim në kohë të caktuar".[14] Kjo lidhje kuranore e namazit me kohën, i ka shtyrë një pjesë të ulemave që të pohojnë se namazet e lëshuara nuk mund të konpensohen.

Ata që lejojnë zëvendësimin-kompensimin e namazit të lëshuar, njëzëri pajtohen në mendimin se kjo nuk është mirë (kerahet).

Namazi është rregullator i zemrës së njeriut. Njeriun e stolisin virtytet dhe natyra e melekëve, por ai nuk është imun as nga epshet shtazarake dhe as nga shprehitë e këqija. Në të gjithmonë zhvillohet beteja e madhe dhe e përhershme, në mes të këtyre shprehive. Qëllimi i jetës së njeriut synon që në njeriun të triumfojë ajo që është humane dhe madhështore. Megjithatë, toka e tërheq fuqishëm, kështu që ekziston rreziku që në të të sundojë ajo që është e ulët, shtazarake, mëkatare dhe epshore nga pikëpamja islame; nuk është çudi që njeriu të gabojë, secili njeri është i gabueshëm. Mirëpo, është e çuditshme nëse ai nuk i përmirëson gabimet e veta, nëse bie në nivelin shtazarak, bile edhe nën këtë nivel.[15] Këtu qëndron funksioni i qëndrueshmërisë së namazit, ai nuk lejon që në njeriun të zotërojnë fuqitë destruktive.

Me namaz akumulohet ajo pjesë e njeriut e cila mund të kënaqet plotësisht edhe sipas kritereve të çfarëdo shkence ose filozofie apo arti. Ky është përjetimi kur ai ngrihet prej tokës në qiell dhe kështu i hapen dyert, kështu ai bisedon me Krijuesin e vet, pa përkthyes e ndihmës e sheh veten kështu dhe ndien natyrën dhe funksionin e vërtetë . Namazi është e vetmja normë në Islam e cila parashihet në të gjitha rrethanat dhe situatat, është rregulluar me përpikëri mënyra e kryerjes së tij, kur njeriu është i shëndoshë ose i sëmurë, në paqe dhe në luftë. Udhëtarit (mysafirit) i lejohet ta shkurtojë namazin. I sëmuri mund ta kryejë namazin pa kiam, ruku, sexhde, kurse i sëmur tërësisht edhe me shenja. Një kaptinë të posaçme Kurani ia kushton kryerjes së namazit në luftë. Namazit të këtillë i jepet roli dhe dimensioni i posaçëm. Mendojmë se këtu është me rëndësi të theksohen dy momente. E para, gjendja e luftës dhe e përleshjeve nuk do të thotë anulim i namazit. Namazi është arma më e fortë si në paqe ashtu edhe në luftë . Ata, para të cilëve Muhamedi a.s. ishte falur si imam në luftë, këtë gjë e kanë lënë argument të qartë dhe të saktë . E dyta, kryerja e namazit gjatë luftës shoqërohet me të gjitha masat dhe preventivat e mundshme, ku bën pjesë edhe falja e namazit në grupe, mbajtja e rojave deri në kryerjen e namazit me anë të ngjeshura etj..[16] Natyrisht , një disiplinë dhe vendosmëri e këtillë në kryerjen e namazit, për shumë njerëz ishte dhe mbetet e papranueshme. Praktikimi i namazit në rrethana të këtilla shpesh është lidhur me mossuksese. Edhe në këtë rast ne duhet t'u besojmë vetëm fakteve dhe historisë, e ato na dëshmojnë se myslimanët kanë ngecur prej se ia kanë kthyer kurrizin kësaj norme.

Nëse mendojmë pak mbi normat e namazit në luftë dhe me sëmundje, atëherë qëndrimi mbi mospranimin e kompensimit të namazeve na bëhet shumë më e qartë . Për të ardhur në situata që të lihet patjetër namazi, që të të kompensohet më vonë dhe ky kompensim të jetë i arsyeshëm dhe i pranuar tek Allahu xh.sh., - konsiderojmë që për këtë duhet të ketë patjetër arsye të mëdha.

HUMBJA E KONTAKTIT ME ZOTIN MBJELL FRIKË, DËSHPRIM DHE PASIGURI

Sidoqoftë , nuk janë këto ato arsye dhe situata për të cilat dhe në të cilat ne sot e kemi bërë shprehi ta lëmë për ta kompensuar më von namazin! Mënyra bashkëkohore dhe ritmi i jetës gjithsesi imponojnë edhe probleme në kryerjen e namazit në disa rrethana. Mirëpo, Islami ka lënë edhe mundësi për zgjidhjen e dilemave të këtilla. Ulemaja në këtë rast nuk janë përgjegjës vetëm para një detyre të madhe, por edhe para një përgjegjësie të madhe para njeriut dhe Allahut xh.sh.. Më në fund, a thua më shumë ka mundur të vërejë dhe të arrijë njohuri mbi Allahun xh.sh. beduini në shkretëtirë para 15 shekujve, apo njeriu i sotëm, i cili udhëton me automobil, avion apo raketë. A thua ai duhej të binte në sexhde për Allahun xh.sh. para njeriut të sotëm? A thua kalorësi me devenë e vet, i ndjekur nga shkretëtira dhe era, kishte kushte më të mira për namaz sesa udhëtari i shekullit XXI? A thua nuk jemi të papërcaktuar kur themi se jetojmë në epokën e të arriturave të mëdha dhe aksioneve, dhe a thua kjo nuk është epoka edhe e mëkateve të mëdha? Nuk ka dyshim që roli themelor i namazit është që të formojë personalitet të shëndoshë dhe të fuqishëm. Personalitet i cili do ta kuptonte esencën e jetës së njeriut, i cili nuk do të kapitullonte asnjëherë para vështirësive dhe problemeve jetësore. Nuk është vështirë të vërehet se njeriu bashkëkohor lëngon mu nga kjo mungesë . Njerëzit gjithnjë e më shumë janë të mbushur me frikë , shpirtngushtësi e dëshpërim, dhe është e qartë se njeriu duke e humbur kontaktin me Zotin, e ka humbur lidhjen edhe me jetën. Më parë thamë se bash namazi krijon atë lidhje. Me hyrjen në namaz me tekbir (Allahu Ekber), njeriu dëshmon dhe beson se nuk ekziston ndonjë problem që ai, me vullnetin dhe ndihmën e Allahut, nuk do ta përballojë dhe ta zgjidhë . Kjo ndjenjë që njeriut mund t'ia ofrojë vetëm namazi , ka ndikim të madh në jetën e personalitetit.

Namazi është manifestim i fesë, ai u jep tonin ndjenjave, sjelljeve dhe mendimeve të besimtarit, i tregon se si duhet jetuar. Ai është barrë e edukimit islam, me ndihmën e tij mund të realizojmë shumë, pa të asgjë. Kjo është orvatje e shpirtit njerëzor që të shpëtojë nga shkatërrimi, e shpëtimin e ka që të vijë nën hijen e Krijuesit të vet. Nëse nuk ka një kontakt të tillë shpirtëror, atëherë nuk ka as namaz.

Me namaz arrihet qetësia dhe siguria shpirtërore, e ky prapë është pushimi më i mirë për trurin dhe sistemin nervor. Tomas Hajslub, duke folur për namazin, thotë: "Ka bindje të thellë në praktikën e tij shumëvjeçare, se qetësia dhe rehatia me asgjë nuk mund të arrihen si me namaz. Asgjë si namazi nuk mund t'i qetësojë nervat e tij".

Nuk ka nevojë të theksohet posaçërisht se sëmundjet shpirtërore janë dukuri të shekullit XX. Këto janë sëmundje të rënda. Edhe mjekësia bashkëkohore në këtë lëmë ofron fare pak shpresë e kurajë. Si metodë më e suksesshme e shërimit të këtyre sëmundjeve, deri më tash janë treguar reaksionet dhe qetësimet e ndryshme të këtyre sëmundjeve tek të sëmurët. Nëse i qasemi me kujdes kësaj metode të shërimit, nuk do ta kemi vështirë të vëmë re se kjo është orvatje e krijimit të atmosferës, të cilën ia ofron njeriut pikërisht namazi. Islami qysh moti u ka caktuar pasuesve të vet relacionin shpirtëror dhe fizik .

Rëndësi të posaçme Kurani i kushton kryerjes së namazit me xhemat. Bile disa namaze, si ai i xhumasë dhe i bajrameve, mund të kryhet vetëm së bashku, me xhemat. Dihet se Muhamedi a.s. rekomandonte që në namazin e bajrameve të merrnin pjesë sa më shumë xhematlinj meshkuj e femra. Bile u lejohet edhe femrave që nuk mund ta kryejnë namazin. Ato do të marrin pjesë gjatë mbajtjes së hytbes dhe duasë, meqë nuk mund ta kryejnë namazin. Për një grua i ishte thënë Muhamedit a.s. se nuk mund të vinte në xhami, sepse nuk kishte rroba të duhura, e Muhamedi a.s. kishte thënë: "Litelbitheha uthutuha fi xhibabiha". Le ta mbulojë motra e saj me pelerinën e vet ! Shtrohet pyetja, si dhe me çfarë të drejte pothuaj i kemi izoluar gratë nga xhamia, madje prania e tyre në namazin e xhumasë dhe bajrameve, sipas disave, është mëkat! Me namaz të përbashkët krijohen marrëdhënie të shëndosha shoqërore në mes njerëzve, lidhen miqësi dhe krijohet dashuria midis njerëzve. Në këtë drejtim, sidomos namazi i xhumasë ka rol të rëndësishëm. Duket paradoksale, po është e vërtetë se njeriu bashkëkohor është mjaft i vetmuar. Nuk mbahet në mend se njeriu ka vuajtur nga vetmia sikurse vuan sot. Në kohët e tashme psikologët orvaten që shërimin e njerëzve të vetmuar ta bëjnë në kolektiv. U mbahen ligjërata, me të cilat u ndihmohet të sëmurëve që ta tejkalojnë problemin e tyre. Ky lloj i shërimit na kujton hytben e namazit të xhumasë , me ndryshimin se me hytbe i drejtohemi njeriut të shëndoshë , duke iu përmbajtur gjithmonë rregullit se parandalimi është më i mirë se shërimi .

## ABDESTI NUK ËSHTË VETËM PASTRIM FIZIK

Tashmë e theksuam se namazi, në radhë të parë, është ibadet shpirtëror (ibadetun rruhijetu), por kushtëzohet nga pastrimi i rrobave, trupit dhe vendit ku do ta kryhet namazi. Sipas nevojës duhet të kryhet edhe gusli (larja), është e obliguar marrja e abdestit, për xhami rekomandohen rrobat më të bukura.[17] Përgatitjes materiale për namaz i jepet rëndësi e madhe[18], kështu që edhe nëpërmjet normave të namazit na paraqitet koncepcioni i vërtetë i Islamit. Ai paraqitet në lidhje të fortë në mes së kaluarës dhe të ardhmes, dynjallëkut dhe Ahiretit, materiales dhe shpirtërores. Kjo lidhje është e pranishme në të gjitha normat islame. Abdesti nuk është vetëm pastrim fizikisht, sepse musaliu e ndien edhe efektin shpirtëror të këtij riti, të përgatitjes në namaz.

Larja e pjesëve të caktuara të trupit, pesë herë në ditë, i ka efektet e veta në shpirtin e njeriut , në relaksimin e muskujve dhe në enët e gjakut. Kështu thotë dituria njerëzore, e të dëgjojmë edhe fjalët e Pejgmberit a.s.: "idha gadibte theteveda" (Kur të hidhërohesh, merr abdest!). Namazi është bashkëngjitje në harmoninë e natyrës dhe kozmosit, në ligjshmëritë që mbretërojnë këtu. Njeriut i mjafton që vetëm t'i hedhë një shikim natyrës dhe të përfundojë se nuk është vetëm. Është i rrethuar me jetën dhe lëvizjen, e e para gjë që heton, është se në tërë këtë mbretëron një harmoni dhe saktësi e përsosur.

Kurani flet për këtë dhe shpjegon se ky është namazi i natyrës, namazi i botëve, i qenieve të gjalla. Pra nuk është vetëm njeriu që I bie në sexhde Krijuesit; këtë "e bën çdo gjë që ka në qiej dhe në Tokë "[19]; "...yjet dhe drunjët i bëjnë sexhde"[20]; "Edhe murmurima E madhëron dhe lavdëron Atë e edhe melaiket nga respekti ndaj Tij..."[21] "Nuk ekziston asgjë që nuk E madhëron Atë , po ju nuk e kuptoni madhërinë e Atij".[22] Kurani me këto ajete ia hap sytë dhe vetëdijen njeriut, e ndihmon që ta gjejë vendin dhe rolin e vet në këto hapësira të mëdha të Allahut, që ta njohë se sa mund të jetë i madh dhe sa mund të jetë i ulët. Njeriu është e vetmja qenie në këto botë që e ka vullnetin të lirë . Njeriut i mbetet të zgjedhë se ç'do të bëjë , se a do t'i bjerë në sexhde Allahut xh.sh., sikurse yjet shkëlqyese, sikurse Dielli e Hëna, sikurse zogjtë, lartësitë dhe bukuritë qiellore, sikurse bleta buburreci, sikurse babai Ademi a.s., - ose ndoshta do të mohojë cicërimën e zogjve, shkëlqimin e yjeve dhe shndritjen e rrufesë , kështu që ta tradhtojë Ademin a.s. dhe të shkojë në botën e Iblisit. Pra, njeriut i mbetet të zgjedhë prej këtyre dy rrugëve. Secilit dhe çdo gjëje i është dhënë vetëm një rrugë , kurse njeriut dy. Çfarë mund të përfundojmë nga tekstet e cituara të Kuranit më parë, është se namazin e kryejnë të gjitha krijesat e Allahut, me përjashtim të një pjese të gjinisë njerëzore.

Njeriu mund të jetojë edhe pa namaz. Kurani tërheq vërejtjen bile edhe parasheh ardhjen e gjeneratave, të cilat do ta braktisin namazin: "Këta janë ata pejgamberë të cilët Allahu i ka mbuluar me mëshirën e Vet, pasardhësit e Ademit dhe atyre të cilët i kemi mbajtur me Nuhun dhe pasardhësit e Ibrahimit dhe izraelitët, dhe ata të cilët i kemi udhëzuar dhe zgjedhur. Kur i lexoheshin ajetet e të Madhërishmit,

ata binin me fytyrë në tokë dhe qanin. E ata i nderuan pasardhësit e këqij , të cilët e lëshuan namazin dhe shkuan pas pasioneve; ata me siguri do të kalojnë keq”.[23]

Nuk dëshiroj të hyj në çështjen sa janë dukuri në kohën tonë këto parashikime të Kuranit, por është një dukuri gjithmonë e më tepër, që po lihet pas dore namazi dhe më shumë po ndiqen pasionet. Për njeriun do të duhej të mjaftonte që Allahu xh.sh. t'ia tërhiqte vërejtjen për këto dy dukuri dhe rreziqe.

Namazin gjer më tani e kemi trajtuar dhe kundruar nëpërmjet të Kuranit, mirëpo të provojmë dhe ta kundrojmë namazin nëpërmjet shtëpive tona, të cilat Kurani i lavdëron, dhe ata që jetojnë në to: “Në shtëpitë të cilat ngrihen me dëshirën e Atij dhe në të cilat përmendet Emri i Tij, edhe në mëngjes edhe në mbrëmje. Në to janë njerëzit që nuk i pengon shitblerja, nuk i pengojnë që ta përmendin Allahun, ta falin namazin, ta japin zekatin dhe frikësohen nga dita kur zemrat dhe shikimet do të shqetësohen”.[24] Në shtëpitë tona me qindra vjet është bërë sexhde në mëngjes e në mbrëmje, vetmas dhe me xhemat. Kështu është edhe sot, kështu do të jetë edhe në të ardhmen, mirëpo në të ardhmen në shumë shtëpi tona më nuk do të jetë kështu. Tash edhe vetmas edhe me xhemat në kohën e namazit, në shtëpitë tona, në vend që të kthehemi nga kibla, kthehemi nga idhujt tanë, nga pasionet tona. Nuk ka dallim në mes shirkut të shekullit të shtatë dhe shirkut të shekullit të njëzetë. Detyrë e Islamit është që të luftojë kundër shirkut në çdo kohë . Namazi është pa dyshim arma më efikase e Islamit në këtë luftë, por ai duhet të ruhet, para së gjithash në familjet dhe në shtëpitë tona. Ajo është qeliza e gjallë, prej së cilës lind shkëndija e Islamit dhe e namazit dhe ruhet, po gjithashtu edhe shuhet.

(1) El -Bekare, 37. (2) Ibrahim, 40. (3) El Bekare, 127. (4) El-En-Bija, 73. (5) Hud, 87.. (6) Llukman, 17. (7) Taha, 14. (8) Junus, 87. (9) Merjem, 31. (10) E-dhâriat, 56. (11) El-Ankebut, 45. (12) El-Maun 5. (13) En-Nisa, 142. (14) En-Nisa, 103. (15) El-Aë raf, 179. (16) En-Nisa, 3. (17) El-Aeraf, 31. (18) El-Maide, 6. (19) Er-Ra'd, 15. (20) Er-Rahman 6). (21) Er-Ra'd 13. (22) El-Israë 44. (23) Merjem, 59. (24) En-Nur, 36)

Prof. Dr. Hamdi DÖNDÜREN

# Tregtia dhe rregullat e saj

## MBROJTJA NGA E NDALUARA

Allahu i Madhëruar në librin e Tij, Kuranin famëlartë, urdhëron: “O ju që besuat, mos e hani mallin e njëri-tjetrit në mënyrë të palejuar, përpos tregtisë në të cilën keni pajtueshmëri në mes jush... ” (En-Nisaë, 29); “... All-llahu ka lejuar shitblerjen, ndërsa ka ndaluar kamatën...”(El-Bekare, 275); “O ju që besuat, kur bëhet thirrja për namaz, ditën e xhumasë, ecni shpejt për aty ku përmendet All-llahu (dëgjojeni hutben, falni namazin), e lini shitblerjen, kjo është shumë më e dobishme për ju, nëse jeni që e dini. E, kur të kryhet namazi, atëherë shpërndahuni në tokë dhe kërkoni begatitë e All-llahut, por edhe përmendni shpeshherë All-llahun, ashtu që të gjeni shpëtim” (El-Xhumua, 9-10). Kurse disa nga hadithet e Muhamedit a.s. për ata robë të Allahut xh.sh., që bëjnë tregti, janë kështu: “Tregtari i drejtë dhe i ndershëm, do të jetë nën Hijen e Arshit Ditën e Kiametit”. “Nëse dikush tubon pasurinë dhe e shet në ditën kur populli ka nevojë, ka shpërblimin sikurse atë mall t'ua ketë shpërndarë falas skamnorëve dhe nevojtarëve.; “O tregtarë! Pa dyshim se fjalët e kota dhe betimi në vende të rrejshme përzihen shumë në tregti. Për këtë shkak, largojeni këtë duke dhënë sadaka/lëmoshë. “Tregtari i sinqertë, i besueshëm në premtim dhe punë, do të jetë me pejgamberët, të devotshmit dhe shehidët”.

### SHUMICA PREJ ORTAKËVE I BËJNË TË PADREJTË NJËRI-TJETRIT

Në lidhje me punën e përbashkët në tregti (ortakëri) Pejgamberi a. s. ka thënë shumë hadithe. Për këtë shkak, Kurani e sheh të mjaftueshme që këtë ta nënvizojë me një rregull të përbashkët etik: “Është e vërtetë se shumica prej ortakëve i bëjnë të padrejtë njëri-tjetrit, me përjashtim të atyre që kanë besuar dhe punuar vepra të mira, por të tillë janë pak!”(Sad, 24). Në një vend tjetër, në lidhje me mallin e mbetur për trashëgimi, thuhet: “... e në qoftë se janë më shumë (se një vëlla ose se një motër), ata janë pjesëmarrës të barabartë në të tretën (e tërë pasurisë), pas testamentit të porositur ose borxhit... ” (En-Nisaë, 12). Në një hadith kudsij, të cilin e transmeton Ebu Hurejre, urdhërohet: “Përderisa dy ortakë nuk e mashtrojnë njëri-tjetrin, i treti nga ata jam unë. Nëse ata mashtrojnë njëri-tjetrin, unë largohem prej tyre”. Në një hadith tjetër, përsëri urdhërohet: “Dora e Allahut qëndron mbi ortakët përderisa ata të mos e mashtrojnë njëri-tjetrin”; “Bashkimi dhe ndarja e fitimit bëhet sipas kushteve që ortakët kanë parashtruar. Kurse humbja i përket pasurisë së tyre”.

Pejgamberi a.s. për sa i përket tregtisë dhe ekonomisë, ka shumë thënie, vepra, pëlqime etj. Kështu, kur ishte pyetur ai se cila është pasuria më e mirë e fituar, kishte thënë: “Pasuria më e mirë është ajo që personi e fiton me duart e veta, dhe tregtia e drejtë/mebrur”. Kjo e sqaron edhe tregtinë në të cilën nuk përzihen betimi i rrejshëm dhe mashtrimi. Edhe Pejgamberi a.s. bënte vetë tregti, hynte në borxh, jepte para (huazonte) dhe ishte ortak me të tjerët. Në kohën kur njerëzit po bënin tregti të mëdha, ai ishte bërë Pejgamber, dhe ata nuk i kishte ndaluar nga një gjë e tillë, po përkundrazi, ka thënë se 9/10 e rrëskut qëndrojnë në tregti. Mirëpo kamata, e cila është e ndaluar në tregti dhe e cila hap rrugët e fitimeve jo të lejuara, pastaj bursa e zezë, gënjeshtra, hilja, gabni garar etj., - që të gjitha

këto janë të ndaluara. Ai ka cekur se ai që ka të drejtë për të marrë hakun e vet, mund ta kërkojë lirisht dhe ta marrë, e në anën tjetër. ka thënë se është i nënçmuar ai që mundohet të bëjë padrejtësi. Për një tregti më të shendoshë dhe më të mirë, kërkohet që kryeshefi dhe tregtari të kenë njohuri të mjaftueshme lidhur me administrimin e tyre, ose të kenë një këshilltar me të cilin gjithmonë do të mund të këshilloheshin. Sepse këtë e vërejmë në kohën e Omerit r.a., kur ai ishte bërë udhëheqës/halife i myslimanëve. Dokumenti apo fjalimi i parë i tij në lidhje me këtë, ishte kështu: "Sipas Islamit, personi që nuk i di rregullat dhe normat lidhur me tregtinë e vet, le të mos bëjë tregti në tregun dhe çarshinë tonë. Sepse ai,nga padija, ka mundësi të hyjë në kamatë/faiz".

## A KA NJË KUFI TË CAKTUAR LIDHUR ME SASINË E FITIMIT?

Në ajetet kuranore dhe hadithet e Pejgamberit a. s., është folur në përgjithësi rreth tregtisë e fitimit, dhe, sipas parimeve të caktuara të jetës ekonomike, është kërkuar nga ato që të zhvillohet brenda rregullave të natyrshmërisë së vet personit. Fitimi që arrihet brenda rregullave të tregut dhe zhvillimi i tregtisë sipas sistemit islam, është i lejuar. Mirëpo, për ata tregtarë që mundohen të manipulojnë kohën, në mënyrë që të përfitojnë një sasi jashtë normales, janë vendosur ligje dhe kufij të nevojshëm. Këto ligje janë marrë me qëllim të mbrojtjes së pasurisë dhe largimit nga shkelja e nevojave themelore të njeriut. Ndalimi i kamatës, bursës së zezë, gënjeshtrës dhe mashtrimit, ka për qëllim mbylljen e rrugëve të fitimit pa mund në mes njëri-tjetrit, por edhe të ankimit tek vendet adekuate për ndalimin e kësaj. Bazuar në këtë, vërejmë se Islami nuk ka vendosur ndonjë sasi të përqindjeve për fitim tek mallrat e ndryshme. Në përgjithësi janë pranuar si bazë çmimet e mallrave, siç shiten në kohë të ndryshme, duke pasur parasysh edhe konkurrencën e zhvilluar aty. Një pyetjeje që i ishte bërë Pejgamberit a. s. që ai të caktonte çmimet e mallrave të tregut, ishte përgjigjur kështu: "Pa dyshim se Allahu është ai i Cili cakton rrëskun, cakton çmimin dhe ofron rrugëdalje apo i ngushton mundësitë. Unë, për shkak të ndonjë padrejtësie ndaj jush, si për pasuri ashtu edhe për lirinë tuaj, nuk kam dëshirë të takohem me Allahun dhe ju të kërkoni hakun prej meje". Mirëpo këtu duhet të cekim se, nëse në aktin e shitblerjes nuk caktohet një përqindje e fitimit, kjo nuk do të thotë se shitësi merr çmimin dhe vlerën që dëshiron. Gënjeshtra në shitje, fshehja e dobësisë së mallit, lavdërimi i tij kur ai nuk i posedon ato cilësi, cekja e vlerës së lartë, mënyra e mashtrimit të blerësit - duke i thënë se nuk gjendet diku tjetër ky prodhim dhe me këtë rast rritja e çmimit, - të gjitha këto hyjnë në normën e fitimit të palejuar. Në këtë rast shitësi nuk e ka të lejuar tepricën e fitimit.

Ç'është fitimi i tepruar dhe sa për qind duhet të jetë ai?

Në Islam, kjo shpjegohet edhe përmes termit "gabn". Ndahet në gabnu'l-fâhish dhe gabnu'l-jesir, që domethënë mashtrim i paktë ose i tepërt. Mashtrimi i paktë nuk e dëmton aktin e shitjes, sepse eliminimi i këtij, është paksa i vështirë. Ose as njerëzit nuk bëjnë shumë polemika dhe dallime për çmimet e vogla. Mirëpo, nëse çmimi rritet jashtë masës së çmimit normal të tregut, atëherë myshteriu e kupton se është mashtruar dhe atë tepricë që i është marrë, nuk ia bën hallall shitësit. Nga kjo del në pah çmimi i tepërt përmes mashtrimit ose gabnu'l-fâhish. Kjo është caktuar përmes ixhtihadit (mendimit dhe vendimit të juristëve). Sipas hanefinjve kjo ndodh atëherë kur çmimi i një prodhimi/malli del jashtë kornizës normale të caktuar nga personat adekuatë. Kurse nga juristët e Belhit, prej tyre Nusajr ibni Jahja (v. 268 / 881) kishte thënë se mallrat në aktin e shitjes duhet të shiten sipas rendit të tregut dhe nevojave apo mundësive të njerëzve; ndërsa për pasurinë e patundshme gajri menkûl, kjo duhet të jetë 20 %, për kafshët 10 % dhe për mallrat e tjera 'të tundshme' – menkul, kjo duhet të jetë 5 %. Jashtë këtyre sasive, nëse ndodh ndonjë zbritje apo rritje e çmimeve, atëherë kjo shitje hyn në normën e gabnu'l-fâhish - shitjeve përmes mashtrimit dhe gënjeshtrës, që janë të ndaluara. Tepricat e tjera që nuk mund të hyjnë në këtë sasi, trajtohen dhe vlerësohen si mashtrime të vogla – gabnu'l-jesir. Në vendimin 165 të Mexhel-les, këto sasi janë caktuar si vendime shtetërore. Por tek mashtrimi i madh, për të qenë mundësia e prishjes së aktit të shitjes, duhet që një mashtrim të jetë vërtet konkret. Në të kundërtën, përderisa shitësi nuk e gënjen dhe nuk e mashtron blerësin për mallin që ia shet, nuk ka ndonjë të keqe sa ia cakton çmimin e atij malli. Sipas malikinjve, një mall llogaritet si gabnu'l-fâhish atëherë kur vlera e tij shitet në treg shtrenjtë apo lirë, nëse jepet në treg sasia e mallit me vlerën më shumë se 1/3. Mënyra e praktikës së Ebu Bekrit r.a. ishte po sipas kësaj.

Sipas mendimit tonë, moscaktimi i një kufiri përfundimtar për fitimin e sasisë në prodhime/mallra, është bërë me qëllim që kjo gjë të përkufizohet nga personat adekuatë dhe traditat e shtetit a vendit. Edhe caktimi i sasive të ndryshme nga ana e medhhebeve, në realitet e tregon këtë çështje. Ndërsa në anën tjetër, tek shitjet kesh (me para në dorë), shitjet me këste duhet të vlerësohen nga këndvështrimi i tyre. Sepse nevojitet të dihet se tek shitjet me pritje/këste, sasia e fitimit është më e madhe.

Si përfundim, për ata që gënjejnë dhe mashtrojnë në mënyrë që mallin e tyre ta shesin shtrenjtë në treg, duhet të cekim se kjo pjesë e tepërt nuk llogaritet nga fitimi hallall. Duhet të marrin hallallëkun, e nëse nuk mund të bëhet kjo, në këtë gjendje kërkohet që atë tepricë t'ua shpërndajmë të varfërve dhe nevojtarëve. Në një hadith thuhet: "O ju tregtarë! Gënjeshtra, betimi dhe premtimet e kota, përzihen shumë në tregti. Zëvendësoni këto të meta duke dhënë sadaka/lëmoshë".

## Ç' ËSHTË BURSA E ZEZË?

Depozitimi i një pasurie për të cilën kanë nevojë të madhe njerëzit, me qëllim që ajo, kur të shtrenjtohet, të shitet në ditë të vështira. Në tregtinë islame, kriteri bazë është që mallrat të shiten në kohën e duhur dhe sipas rregullave të duhura. Ka disa nga artikujt që ruhen apo fshihen, për të krijuar bursën e zezë, dhe në këtë mënyrë zvogëlohet sasia e prodhimeve në treg, kurse në anën tjetër, ai prodhim kërkohet më shumë nga blerësit, kështu që çmimi i tij ngrihet shumë. Ky pra është qëllimi i bursës së zezë. Pejgamberi a. s. thotë: "Sa rob i keq është ai që merret me bursë të zezë! Kur informohet se çmimi i artikujve ka rënë, ai pikëllohet, mirëpo, nëse dëgjon se ato janë ngritur, gëzohet".; "Personi që fsheh një artikull ushqimor për 40 net (në kohën kur është i nevojshëm), është larguar nga Allahu, po edhe Allahu e ka larguar atë nga Vetja". Për t'u krijuar bursa e zezë, kërkohen këto kushte:

1. Malli i depozituar, duhet të jetë një mall i blerë,
2. Të jetë prodhim/artikull ushqimor,
3. Mallin e depozituar njerëzit ta marrin në kohë skamjeje dhe kur kanë nevojë të madhe.

Sipas Ebu Jusufit, krahas artikujve ushqimorë, çdo lloj malli që del në treg në kohën e skamjes dhe i dëmton njerëzit, llogaritet si bursë e zezë. Normalja e fshehjes së mallit është katërdhjetë ditë, mirëpo ky interval kohor mund të zvogëlohet sipas rrethanave, d.m.th. për sa kohë mund të shfaqet skamja dhe gjendja e keqe e popullsisë. Ndërkaq, nëse në ditën e sotme, nafta, gazi dhe prodhime të ngjashme me këto, hiqen nga tregu për dy apo tri ditë, atëherë populli hyn në një krizë të madhe, kështu që, në këtë rast, nuk ka ndonjë të keqe nëse çmimeve të mallrave shumë të nevojshëm u shtohet edhe tatimi.

Cila është norma e shitjes para se të merret dhe të dorëzohet malli? Çfarë ndikimi ka kjo në tregti?

Pamundësia e marrjes së mallit nga shitësi i parë dhe mosmbajtja e premtimit nga ana e tij, mund të ndikojë në zhdukjen dhe humbjen e mallit. Në raste të këtilla, përderisa të mos zgjidhet problemi i parë, blerësi i dytë nuk do ta çojë në vend premtimin e dhënë. Pejgamberi a. s. ka urdhëruar: "Nëse dikush nga ju blen diçka ushqimore, nuk ka të drejtë t'ia shesë tjetërkujt derisa ta pronësojë vetë". Pasi në këtë hadith u cek prodhimi ushqimor, kjo tregon se gjithçka që është \e lëvizshme', hyn në këtë normë. Mirëpo, nëse para pronësisë së mallit, shitja e mallit tek tjetërkush është vendimore dhe e vlefshme, atëherë në këtë rast, mallit në fjalë i rritet çmimi pa e ndërruar vendin ose ende pa u prodhuar nga firma. Kështu, disa ndërmjetësues, ende pa e parë mallin, në këso rastesh do të fitojnë materialisht. Sipas Ebu Hanifes dhe Ebu Jusufit, fitimi para se të pronësohet malli, është i lejuar. Argumenti i tyre për këtë çështje është norma e istihsanit. Sepse, mundësia e mallit 'të lëvizshëm' për t'u zhdukur apo për të ndryshuar, është një gjë që mund të ndodhë rrallë herë. Kurse një gjë që ndodh rrallë herë, nuk merret edhe me aq seriozitet. Po sipas Imam Muhammedit, Zuferit dhe Imam Shafiiut, mallrat 'e lëvizshme' janë sikurse pasuria e patundshme, dhe nuk është e lejuar shitja e tyre para se të pronësohen.

## CILAT JANË DETYRAT DHE OBLIGIMET E BORXHLIUT DHE MARRËSIT?

Sikurse ndodh në çdo fushë tjetër, po ashtu edhe në tregti, premtimi i dhënë duhet të realizohet. Esenca dhe premtimi, të llogariturit e fjalës së dhënë dokument dhe parimi njerëzor: "o bëhu si dukesh, o duku si je", janë pjesë e kulturës popullore. Pa dyshim që premtimet që jepen në tregti, dhe realizimi i tyre, janë gjërat më të rëndësishme të një bashkësie. Sepse, në të kundërtën, po i mbetëm borxh dikujt, vështirë e kemi t'ia marrim hallallëkun atij dhe llogaria do të mbetet për në botën tjetër. Kurani i madhëruar ka kërkuar që marrëveshjet e bëra me shkrim dhe ato me fjalë, duhet të kryhen në mënyrën më të mirë. Në këtë kontekst, Allahu i Madhëruar thotë: "O ju që besuat! Zbatoni premtimet (obligimet). " (El-Maide, 1); "Premtimin zbatojeni, sepse për premtim ka përgjegjësi"(El-Israë, 34). Pejgamberi a.s. këto ajete i shpjegon në këtë mënyrë: "Myslimanët u përmbahen rregullave dhe kushteve të parashtruara në mes tyre. Përjashtim nga kjo bën vetëm kushti i cili hallallin e bën haram dhe haramin hallall". Në anën tjetër, kërkohet që borxhliut t'i mundësojmë lehtësime. Në Kuran urdhërohet: "Po në qoftë se ai (borxhliu) është në gjendje të vështirë, atëherë pritni derisa të vijë në një çlirim. E t'ia falni (borxhin) në emër të lëmoshës, kjo, nëse e dini, është shumë më e mirë për ju" (El-Bekare, 280). Mirëpo, nëse ka mundësi ta paguajë borxhin, po këtë nuk e paguan me kohë, atëherë ai i bën të padrejtë marrësit. Pejgamberi a.s. thotë: "Ai që ka mundësi ta paguajë borxhin, po nuk e paguan dhe e shtyn, ai ka bërë zullum".

Allahu i Madhëruar i ndihmon personit që hyn borxh me qëllim që ta paguajë atë. Në një hadith që e transmeton Ebu Hurejre r.a., thuhet: "Kush hyn borxh me nijetin që ta paguajë, Allahu ia mundëson pagimin e borxhit. E kush ia merr pasurinë tjetrit me qëllim që të mos ia kthejë dhe t'ia zhdukë, edhe Allahu e zhduk atë dhe nuk ia mundëson pagesën e borxhit". Në një hadith tjetër, që e transmeton Ebu Usame r.a., kjo sqarohet edhe më mirë: "Nëse dikush merr borxh me qëllim që ta paguajë, mirëpo vdes pa e paguar, Allahu xh. sh. shlyen normën ndaj borxhit të tij, dhe ia jep atë që dëshiron ai, kështu që në këtë mënyrë marrësin e bind për këtë. Mirëpo, nëse dikush merr borxh me qëllim që të mos e paguajë dhe vdes pa e paguar atë, Allahu nga ai e merr të drejtën e marrësit". E gjithë kjo që theksuam, nuk domethënë që askush të mos marrë borxh, përkundrazi, për nevoja të ndryshme, duhet ta bëjë këtë. Kërkojmë që Allahu të na mundësoje një jetë të begatshme me një furnizim të mirë.

*Përktheu dhe përshtati: Zymer Ramadani*

Besim MEHMETI

# Çka pas Ramazanit?

Nga urtësia e Allahut xh.sh. është se krijojë për çdo fillim edhe mbarimin e tij, dhe gjithçka që është e krijuar e ka përfundimin e vet, andaj edhe ky muaj i bekuar i Ramazanit po përfundon dhe po na e thotë lamtumirën.

Mirëpo si e shfrytëzuam ne këtë muaj të bekuar?

U ballafaquam me pak lodhje, etje, uri, dhe të gjitha këto ne i përballuam, është fakt se patjetër ka pasur lodhje, dikush më pak e dikush më shumë, dhe mu për këtë mund lusim Allahun xh.sh të jemi nga ata të cilët përmenden në hadithin të cilin transmeton Ebu Hurejre se i Dërguari a.s. ka thënë: "Kush e agjëron Ramazanin me besim dhe shpresë i falen mëkatet që i ka bërë më herët"[1]

Gjatë këtij muaji të bekuar u bisedua dhe u ligjërua e u mbajtë tribuna të shumta rreth çështjeve të ndryshme për muajin e bekuar Ramazan. Ky muaj është muaji i bereqetit, mëshirës, është një shanse e mirë për besimtarët ta ripërtërijnë lidhjen e tyre me Allahun fuqiplotë, të pendohen, të ulen dhe të mendohen për aktualitetin e tyre shpirtërore, është muaj në të cilin epet mundësia për ta shtuar Imanin dhe pastërtinë shpirtërore.

Mirëpo a thua se gjithçka përfundon me mbarimin e Ramazanit? A rikthehemi tek adetet tona të vjetra? Dhe pas përfundimit të Ramazanit ndodhë se sikur nuk kemi pasur agjërim, dhe sikur harrojnë disa nga ne se ishin dhe janë nën mëshirën e Allahut xh.sh..

Besimtarë të sinqertë! Mos të harrojmë një fakt se Allahu i cili ishte me ne 30 ditë gjatë Ramazanit dhe Të cilin ne pa ndërprerë e adhuronim dhe e lusnim është Ai krijuesi i njëjtë edhe pas Ramazanit, andaj duhet të kemi kujdes dhe këtë lidhje që ne vendosëm me Allahun, krijuesin fuqiplotë, ta mbajmë dhe ta forcojmë vazhdimisht. Kjo shtyrje dhe forcë, dhe furnizim shpirtërore që ne e fituam me mëshirën e Allahut dhe mundin tonë gjatë këtij muaji të bekuar na mban dhe na ndihmon deri në raste të tjera të cilat na mundëson Krijuesi fuqiplotë, në oferta me të mira për të qenë më afër me Allahun xh.sh. për këtë i Dërguari a.s na thotë : "Koha ndërmjet pesë namazeve të ditës, koha midis dy namazeve të xhumasë dhe ajo mes dy Ramazaneve janë falje për gjithçka që ka ndodhur gjatë kësaj kohe,nëse mënjanohen gabimet e mëdha"[2]

## MOS TË PËRFUNDON LIDHJA ME ALLAHUN PAS PËRFUNDIMIT TË RAMAZANIT

A thua me ditën e Bajramit përfundon lidhja e jonë me Ramazanin? Një punë të mundimshme dhe të lodhshme gjatë tërë muajit kurorëzohet me një ibadet dhe një festë të madhe, e ajo është falja e namazit të Fiter Bajramit, andaj edhe kjo tregon qartë se besimtari është në lidhje të vazhdueshme me Krijuesin fuqiplotë dhe se asnjëherë, as në punë , pushime, hare e pikëllim, dhe as në gëzime e hidhërim nuk e harron lidhjen me Krijuesin fuqiplotë dhe obligimin e tij ndaj shpirtit të tij si mysliman i sinqertë.

Fitër Bajrami dita e shpërblimit për punën dhe mundin e dhënë, është ditë festimi dhe gëzimi, por athua pse? Për shkak se arritëm ta kryejmë një obligim deri në fund, dhe se ky Bajram na mëson dhe na edukon në ngritjen e vetëbesimit dhe bindjes të thellë në Allahun fuqiplotë dhe se Allahu nuk ua humb mundin e robërve të Tij. Ajete të shumta na ofrojnë këtë bindje dhe na sigurojnë këtë, duke na përgëzuar për punën tonë gjatë këtij muaji, Allahu i madhërishëm thotë:

"E ata, të cilët luftuan për hir Tonë, Ne me siguri do t'i orientojmë rrugës për te Ne, e nuk ka dyshim se All-llahu është në krahun e bamirësve.[3]

"Kush bën vepër të mirë, qoftë mashkull ose femër, e duke qenë besimtar, Ne do t'i japim atij një jetë të mirë (në këtë botë), e (në botën tjetër) do t'u japim shpërblimin më të mirë për veprat e tyre.[4]

"E ata që besuan dhe bënë vepra të mira, s'ka dyshim se Ne nuk i humbim shpërblimin atij që është bamirës."[5]

Zoti i tyre iu përgjigj lutjes së tyre (e tha): Unë nuk ia humb mundin asnjërit prej jush, mashkull qoftë apo femër.[6]

Ç'farë duhet bërë për ta ruajtur vazhdimësinë e relacionit me Krijuesin fuqiplotë?

Këtu po përqëndrohemi në disa pika të rëndësishme që duhet t'i kemi parasysh dhe të cilat shpresojë të na ndihmojnë në ruajtjen e devotshmërisë që arritëm gjatë këtij muaji të bekuar:

Së pari:

Ta pyesim vetveten tonë se ç'farë përfituam nga ky muaj i bekuar?

Ne po përshëndetemi me këtë muaj të bekuar një mysafir shumë të çmuar, muaji në të cilin ishim shumë aktiv në ngritjen tonë shëndetësore dhe shpirtërore, muajin e Kuranit, durimit, devotshmërisë, rahmetit, mëshirës, dhe lirimit nga zjarri i xhehenemit. Andaj të gjitha këto



na ndihmojnë dhe na nxisin që ta pyesim vetën me këto pyetje :

A arritëm ne devotshmërinë e cila ndihmon në jetën tonë të përditshme?

A e mësuam durimin dhe qëndrueshmërinë në realizimin e ibadeteve tona, në falje të namazit, në agjërim, në lexim të Kuranit etj.?

A e mësuam vetën ta luftojmë epshin dhe ta kontrollojmë nga cytjet e ndryshme?

A i mundëm ne adetet tona të liga dhe a u larguam nga to?

Dhe kështu radhazi shumë pyetje parashtrohen të cilat mund ta gjen përgjigjen te vet besimtari.Allahu xh.sh. thotë: "Po njeriu është dëshmitar i vetvetes".[7]

Andaj çdo kush nga ne ta pyes veten me sinqeritet dhe devotshmëri se ç'farë përfitova unë nga ky muaj i bekuar?

Së dyti:

Mos të bëhemi si ajo gruaja që ceket në ajetin Kuranor: "Mos u bëni (në çështjet e betimit) si ajo (grua) që e prish tjerrin e saj pasi ta ketë dredhur fort, e t'i bëni betimet tuaja dredhi (mashtrim) mes jush, për shkak se një popull është më i madh se tjetri. All-llahu vetëm ju sprovon me këtë, e në ditën e gjykimit Ai gjithsesi do t'ua sqarojë atë gjë rreth të cilës kundërshtoheshit.".[8]

Andaj t'i mbajm premtimet tona të dhëna gjatë muajit Ramazan. Mos të bëhemi prej atyre që njohin Allahun xh.sh. vetëm në muajin Ramazan. Mos të bëhemi nga ata të cilët lenë namazin d.m.th. namazli sezonal, të cilët harrojnë veprat e mira e harrojnë sadakanë pas Ramazanit etj.

Nëse dëshirojmë deri diku me dite sa a na është pranuar agjërimi atëherë ta peshojmë dhe ta vlerësojmë veten, nëse ne jemi më të mirë se që kemi qenë, dhe më të përkushtuar në namaze dhe vepra të mira kjo është nga shenjat e mira.

Së treti:

Allahu i Madhërishëm na urdhëron duke thënë: "Dhe adhuroje Zotin tënd deri të vijë ty e vërteta (vdekja)."[9]

Urdhër nga Krijuesi suprem fuqiplotë të dërguarit të Tij Muhamedit a.s dhe përmes tij gjithë njerëzimit, që të qëndrojmë në lidhshmëri të vazhdueshme me Allahun xh.sh. mes adhurimit të vazdueshëm. Pra kështu kur kalon një sezon i adhurimit qoftë agjërimi i Ramazanit apo sezoni i haxhit apo një kohë tjetër besimtari nuk ndërpret punën dhe aktivitetin e tij në (ibadete) adhurime të shumta.

Pra nëse kaloi sezoni i agjërimit të obligueshëm muajit Ramazan Allahu na jep mundësi tjera për agjërim vullnetare nafile, si p.sh. Agjërimi 6 ditëve të Shevalit menjëherë pas Ramazanit, agjërimi i çdo të hëne dhe të enjte, agjërimi i ditës se Ashurasë , agjërimi i ditës se Arefatit etj., dhe nëse kalon sezoni i namazit të teravive Allahu na e la mundësin e namazit vullnetar natën, i Dërguari a.s thotë: "Namazi më i mirë pas farzit është namazi i natës".[10] Këtë e praktikoi Muhamedi a.s në masë të madhe deri sa ndjente lodhje të madhe në këmbët e tij, kështu që detyrohet Aisha gruaja e tij ta pyes një natë dhe i thotë: Pse e mundon veten kaq shumë kur se Allahu ty t'i ka fal mëkatet , ai u përgjigje dhe i thotë: A mos të jem unë rob falënderues. Kjo ishte sjellja i njeriut që Allahu ia fali mëkatet. Pra ku mund të jemi ne?

Dhe kështu neve kjo fe e ndritshme na ofroi shumë dyer të hapura për adhurimet (ibadetet) nafile të ndryshme të cilat na ndihmojnë në forcimin e lidhshmërisë me Allahun xh.sh..

Kjo fe unike nuk la pas dore as anën materiale, duke pas parasysh kohëzgjatjen e agjërimit dhe natyrën e njeriut për mundësinë e gabimit dhe mospërfilljes së plotë gjatë agjërimit Islami na mundësoi pastrimin e këtij agjërimi, duke i dhënë rëndësi edukatës sadakutul Fiter.Transmetohet se i Dërguari a.s. "Sadakutul Fiter e bëri obligim për të pastruar agjërimin nga veprat e kota dhe loja, si dhe ndihmesë në ushqim për të varfërit."[11]

Mirë edhe pas këtij obligimi të caktuar në muajin Ramazan ne kemi zekatin dhe shumë lloje të sadakasë dhe ndihmesë të varfërve që realizohen edhe jashtë muajit të Ramazanit.

Kështu ne mund të vijmë në përfundim se Krijuesi suprem Allahu xh.sh. që nga krijimi i njeriut të parë nuk e la në humnerë po i dërgoj udhërrëfyes të rregullt kohë pas kohe, i ndihmoj në realizimin e këtij qëllimi madhështorë në mënyra të ndryshme dhe të frytshme nga të cilat përfiton në jetën e tij të përditshme dhe në botën e ardhshme

Allahu xh.sh. krijoi njeriun për ta adhuruar Allahun dhe për t'i bërë ibadet, ky mision hyjnor është shpallur në ajetin "Unë nuk i krijova xhinët dhe njerëzit për tjetër pos që të më adhurojnë.[12]

(1) Mutafek alejhi (2) Transmeton Muslimi (Fikhus Sunneh). (3) Ankebut 29 (4) Nahl 97 (5) Kahf 30 (6) Al-Imran (7) Kijame 14 (8) Nahl 93 (9) Hixher 99 (10) Muslimi 2756 (11) Ebu Davud (12) Dharijjat 51:56.

Orhan BISLIMAJ

# ‘Zhveshuria’ e myslimaneve, pasojë e besimit të dobët

Me nocionin ‘zhveshuri’ në këtë punim, është për qëllim ekspozimi i trupit të femrës (përpos pjesëve të lejueshme, siç janë: fytyra, duart dhe këmbët gjer në zogtha) ndaj meshkujve të huaj, me të cilët potencialisht lejohet martesa, pa marrë parasysh nëse kjo bëhet duke lakuriqësuar një pjesë të trupit, apo duke veshur rroba të ngushta, të tejdukshme dhe provokuese.

## MBULESA ËSHTË OBLIGIM FETAR

Argumentet nga Kurani famëlartë rreth mbulimit të femrës, janë të drejtpërdrejta dhe të qarta. Allahu i Lartësuar, i drejtohet Pejgamberit a.s. me këtë urdhëresë: “O ti Pejgamber, thuaju grave të tua, bijave të tua dhe grave të besimtarëve, le të vënë shamitë (mbulojat) e veta mbi trupin e tyre…” (El-Ahzab, 59); “të ndalin shikimet e tyre, të ruajnë pjesët e turpshme të trupit të tyre, të mos zbulojnë stolitë e tyre përveç atyre që janë të dukshme, le të vënë shamitë mbi kraharorin e tyre dhe të mos ia tregojnë bukuritë e tyre askujt përveç burrave të vet, baballarëve të vet…”(En-Nur, 31). Në këto dy citate kuranore, po edhe në të tjera, që janë shumë në këtë drejtim, Allahu i Lartësuar, ndër të tjera, urdhëron që femrat myslimane: të ndalin shikimet e tyre ndaj meshkujve të huaj; të ruajnë nderin e tyre dhe të mos i zbulojnë stolitë e tyre; të vënë shamitë e tyre mbi trupin e tyre, duke mbuluar kokën, veshët, gjoksin dhe gjerdanët; të ruajnë pjesët e turpshme të trupit të tyre; të mos zbulojnë stolitë e tyre përveç atyre që janë të dukshme[1]; të mos ia tregojnë bukuritë e tyre askujt përveç burrave të vet, baballarëve të vet,[2] dhe me radhë, sipas ajetit të lartcekur. Këto janë detyra dhe obligime, të cilave duhet t’u përmbahet secila femër myslimane. Nuk janë rekomandime nga Allahu, po janë urdhër nga Ai, e urdhri kërkon zbatimin e tij.

## ZHVESHURIA - SIMBOLIKË E RËNIES SË TURPIT

Myslimania duhet të ketë turp, në radhë të parë nga Allahu, e pastaj nga shoqëria, po edhe nga vetvetja për gjërat e pahijshme. Turpi, si epitet është tipar i myslimanit dhe myslimanes. Për këtë ata duhet të krenohen. Pejgamberi a.s. ka thënë: “Gruaja është avret (e turpshme)”, që domethënë nuk lejohet ekspozimi i bukurive të saj. Ajo, me veshjen e saj të njerëzishme, duke mbuluar trupin e vet, sipas rregullave të fesë islame, tregon pasjen e turpit. Kriteri i turpit është barometri qendror që ekuilibron veprimet e moralshme dhe të pamoralshme. Në një hadith, të cilin e transmeton Imam Ahmedi prej Ebi Mes’udit, Pejgamberi a.s. ka thënë: “Ajo që njerëzit kanë nxënë nga fjalët e para të Shpalljes, është: “Kur nuk turpërohesh, bëj çfarë të duash!”

## ZHVESHURIA - LARGIM NGA MËSHIRA E ALLAHUT

Mëshira e Allahut është me besimtaren, e cila përfill mbulesën si një obligim për femën. Sa kohë që ajo nuk u përmbahet porosive të Allahut të Lartësuar, s’ka se si ta fitojë mëshirën e Allahut, veçse hidhërimin dhe dënimin e Tij. Në lidhje me këtë, Pejgamberi a.s. ka thënë: “Ka thënë Allahu i Lartësuar: “Nuk mund të afrohet robi im tek Unë me diçka më të dashur për Mua sesa me gjërat që i kam obliguar (farzet).” E, për atë njeri që arrin të fitojë dashurinë dhe mëshirën e Allahut, Allahu xh.sh. ka thënë: “Nëse ai kërkon prej Meje diçka, do t’i përgjigjem, e nëse kërkon mbrojtje nga Unë, do ta mbroj.”[3]. Mirëpo, kjo mbrojtje e Allahut, ka të bëjë me femrën që kërkon mëshirën e Allahut duke respektuar Fjalën e Tij, dhe jo me atë që nënçmon Fjalën e Tij.

## ZHVESHURIA - ÇMORALIZIM I SHOQËRISË

Zhveshuria është sindromi më i rrezikshëm që ndikon në shkatërrimin e vlerave të moralit dhe në çmoralizimin e shoqërisë, për shkak se njeriu në qenien e tij posedon ndjenjën e tërheqjes së gjinisë tjetër. Kjo është një dhunti e madhe nga Allahu. Mirëpo, kur kjo keqpërdoret nga femra, dhe pa kurrfarë turpi ajo ekspozohet gjysmëlakuriqe në ambiente të hapura, ose me veshje të ngushta dhe provokuese, pa dyshim intrigon një pjesë të konsiderueshme të meshkujve, të cilët janë të prirur të udhëhiqen nga pasione dhe vlera të ulëta të moralit. Si pasojë e kësaj, shfaqet amoraliteti dhe prostitucioni. Po njësoj edhe dhunimet ndaj femrave dhe humbja e normave të moralit. Në të tilla raste zhveshuria bëhet një argat i djallit, dhe femra e këtillë ikonë e një shoqërie pa vlera të moralit.

Le të themi se ka prej femrave myslimane që nuk e pëlqejnë veshjen e mbulesës islame, por gjithashtu nuk pëlqejnë të veshin as rroba provokuese dhe të tejdukshme, ose të lakuriqosin ekstremisht pjesët vitale të trupit të tyre, sikurse janë beli, gjoksi, etj.. Ndonëse mbulesa është rruga e vetme e mirë, megjithatë, me veshjet e tyre me maturi, tregojnë një dozë të moralit. Femrat e këtilla,

duket se kanë një vlerësim të pranueshëm për shenjtërinë e trupit të tyre, meqë pjesën dërrmuese të tij e mbulojnë dhe parimisht nuk e vënë në diskurs të marketingut moral.

Mirëpo, çfarë mund të thuhet për ato femra që manifestojnë (zh)veshje ekstreme? A thua e kanë vetëm për modë (!), apo kësisoj synojnë diçka tjetër? Ç'u duhen njerëzve të huaj, shpalosja e gjoksave, ravijëzimi i trupit e i belit, për sa kohë që vetë femrat po edhe meshkujt e dinë se interferimi i imazhit të tyre, është i rezervuar për atraksion seksual? A mos domethënë kjo se me këto veprime synohet oferta e (ç)moralit dhe gatishmëria për të? Çfarë synohet në të vërtetë?

Për hir të prirjes nga e mira, mund ta pranojmë se asnjëra prej këtyre qëllimeve nuk synohet, ndonëse sinjalizohen haptazi. Por, megjithatë një qëllim tjetër është më se i sigurt. Të gjitha ato femra, pa marrë parasysh përkatësinë e tyre fetare, që manifestojnë (zh)veshje ekstreme dhe provokuese, në të vërtetë me aktet e tilla synojnë që me anë të trupit të tyre, të tërheqin vëmendjen e meshkujve për respektin ndaj tyre, duke u bazuar në konceptin e provokimit emocional dhe epshor. Veprimi i këtillë ka një përkufizim: shitja e trupit, që në gjuhën e veshjes së tillë quhet 'prostitucion moral'. Këtë duhet ta dinë të gjitha femrat. E njëjta gjë, sot po ndodh në mbarë botën, pra edhe tek ne, veçanërisht në sferën e spektakleve muzikore.



## KONKLUDIMI AKAIDOLOGJIK PËR 'ZHVESHURINË'

1. Zhveshuria - pasojë e besimit të dobët. Pa dyshim, zhveshuria është pasojë e mosfetarizmit. Zbatimi i detyrimeve fetare është varësi e pulsimit të besimit. Kur besimi / imani i lëshon gjurmët e tij të vërteta në vetëdijën e besimtares, e nxit atë fuqishëm që t'u përgjigjet me shpirt dhe trup kërkesave të tij. Nga ky aspekt, besimtari dhe besimtarja e vënë trupin e tyre në dispozicion të impulseve besimore, qoftë edhe duke ndier vështirësi a mundim. Është e vërtetë se disa prej ritualeve fetare, sikurse janë: namazi, agjërimi, mbulesa etj., në masë të caktuar implikojnë vështirësi. Dhe në zbatimin e tyre nuk shihet ndonjë interes i drejtpërdrejtë për jetën e njeriut në këtë botë, sikurse janë punë të tjera, p.sh. muratori, kur e ndërton një shtëpi, për punën e bërë merr shpërblim; mjeku për punën që bën, merr shpërblim, po ashtu gjykatësi e kështu me radhë. Mirëpo, për zbatimin e detyrave fetare, besimtari dhe besimtarja nuk marrin asgjë, përveçse fitojnë 'preokupimin e vazhdueshëm', i cili nuk është për t'u nënçmuar. Në të vërtetë, ata fitojnë kënaqësinë e Allahut, dhe shpërblimin e Tij do ta marrin në botën tjetër. Kjo është më se e vërtetë. Mirëpo, me këtë dëshirojmë të themi se zbatimi i detyrave fetare, me këtë qëllim, pra me synimin e kënaqësisë së Allahut dhe shpërblimit të Tij në botën tjetër, është tërësisht varësi e impulsit të besimit, dhe jo e ndonjë interesi tjetër të kësaj bote. Prandaj, për një qëllim të këtillë, vullnetin e njeriut mund ta lëvizë vetëm imani, dhe asnjë fuqi tjetër.

Njësoj, në kundërshtim me këtë, moszbatimi i ritualeve fetare, e pra edhe mospërdorimi i mbulesës, është pasojë e imanit shumë të dobët të besimtares. Ajo, duke mos parë kurrfarë interesi konkret tek mbulesa, nuk e zbaton atë. Është hipokrizi e madhe për myslimanen e cila, ndonëse nuk e zbaton mbulesën, thotë se është besimtare e devotshme.

Kjo është gënjeshtër dhe e pavërtetë. Nëse ekziston devotshmëria ndaj Allahut, nuk mund të kontestohet zbatimi i mbulesës si një prej Urdhëresave të Tij. Kjo do të thotë se imani stabël dhe i fortë në Allahun e Lartësuar, manifestohet nëpërmjet zbatimit të Urdhëresave dhe Ndalesave të Tij. Moszbatimi i tyre është matësi më i mirë që vërteton shkallën e devotshmërisë dhe të besimit.

2. Zhveshuria - mosrespektim i Urdhrit të Allahut xh.sh. dhe Pejgamberit a.s.. Pa dyshim, zbulimi i pjesëve të turpshme nga ana e femrës, paraqet mosrespketim të Urdhrit të Allahut Fuqiplotë dhe Pejgamberit a.s.. Myslimania që nuk respekton këtë normë të fesë islame, e bën këtë për njërën nga këto dy arsye:

a) Vetëdija e saj ka rënë pre e gjykimit të dëshirave dhe pasioneve individuale. Ndjekja e pasioneve sipas domethënies parimore, nënkupton që veprimet dhe bindjet t'i referohen korrigjimit të dëshirave të lira personale, e jo mësimeve të Kuranit dhe Synetit të Muhamedit a.s. apo të fesë islame si tërësi. Kurani na njofton se të gjithë popujt parakuranorë, kishin devijuar thellë, atëherë kur subjektet fetare i kishin vendosur nën korrigjimin e diapazonit të arsyes dhe dëshirave, përkatësisht duke u dhënë kompetencë mendjes dhe dëshirave për diçka që nuk u lejohet. Njerëz të tillë, përgjithësisht, u japin rol gjykimi kulturës, pikëpamjeve dhe prirjeve të marra jashtë mjediseve islame dhe pastaj, nga ky kënd, i shohin argumentet e Sheriatit.[4] Allahu i Madhëruar në Kuran, i ka thënë Pejgamberit a.s. se ata që nuk e pasojnë atë (Pejgamberin), ata ndjekin dëshirat e veta, duke ia bërë të qartë se ata që veprojnë kështu, janë në humbje të thellë (shih: El-Kasas, 50). Ky gjykim i Kuranit famëlartë, ka të bëjë jo vetëm me myslimanet që nuk e zbatojnë mbulesën, por me të gjithë myslimanët, që për çështje të jetës së tyre, ndjekin modele të tjera të jetës, kundrejt modelit islam; dhe

b) Vetëdija e saj është infektuar me dyshime ndaj realitetit të normës së mbulesës. Për sa i përket aspektit të dytë, pra ekzistimit të dyshimeve rreth së vërtetës së mbulesës, mund të themi se çështja është shumë delikate dhe e rrezikshme. Sepse, ekzistimi i dyshimeve, besimtaren e dërgon në portën e kontestimit të një Urdhri të Allahut. Nëse vërtetohet kjo, asaj i bie akuza për apostazi – dalje nga feja islame, me se fiton mallkimin e Allahut dhe dënimin e Tij.

3. Zhveshuria - mëkat i dënueshëm. Fakti që mbulesa islame është obligim për femrën myslimane, moszbatimi i saj, përbëjnë thyerje të Urdhrit të Allahut. E thyerja e Urdhrit të Allahut pa ndonjë arsye të justifikueshme, konsiderohet mëkat, që meriton dënimin e Allahut të Lartësuar, në këtë botë dhe në botën tjetër. Në këtë kontekst, duhet të theksojmë se pesha e mëkatit të moszbatimit të mbulesës është dy llojesh:

a) pesha e mohimit të mbulesës si një obligim fetar islam. Nga ky aspekt, pesha e përgjegjësisë është aq e madhe, sa për një këso bindjeje, myslimania akuzohet për dezertim nga feja islame. Nëse nuk zbrapset nga bindjet e këtilla, në vendet ku gjen zbatim Sheriati, femra e këtillë u nështrohet dënimeve të rënda për shkak të apostazisë – dezertimit nga Islami, në mos edhe ekzekutimit. Dhe në botën tjetër ajo do të merret në përgjegjësi për mohimin e mbulesës si një Urdhëresë e Allahut, që është shumë më e rëndë sesa moszbatimi i saj. Dënimi për të është i dhimbshëm, madje në këtë botë dhe në botën tjetër. Allahu i Lartësuar në Kuran ka thënë: "E kush ia kthen krahët Udhëzimit Tim, do të ketë jetë të vështirë dhe në Ditën e Kiametit do ta ringjallim të verbër… Po kështu Ne e shpërblejmë edhe atë që zhytet në mëkate dhe nuk i beson argumentet e Zotit të vet, po dënimi në botën tjetër është edhe më i ashpër dhe i përjetshëm." (Ta ha, 124-127); dhe

b) pesha për shkak të moszbatimit të mbulesës, por pa mohuar obligimin e saj për myslimanen. Edhe nga ky aspekt, pesha e përgjegjësisë është gjithashtu e madhe, por më e lehtë sesa mohimi i saj. Femra që nuk aplikon mbulesën, do të merret në përgjegjësi për këtë, në varësi me nivelin e mosrespektimit të saj. Natyrisht, ajo femër që nuk brengoset fare për mbulesën dhe shfaq në masë të madhe pjesët vitale (femërore) të trupit të saj, sikurse janë gjoksi, beli, etj., ose vesh rroba të tejdukshme, të ngushta dhe provokuese, e ka përgjegjësinë më të madhe tek Allahu, sesa një femër që nuk e respekton mbulesën, por brengoset për mosaplikimin e saj, pastaj brengoset për ekspozimin e trupit të saj, si dhe këtë e bën në masë më të vogël. Mirëpo, në të gjitha rastet, esencialisht mosrespektimi i mbulesës nga ana e femrës, është akt i dënueshëm. Pejgamberi a.s. ka thënë: "Dy grupe njerëzish janë prej banorëve të zjarrit të Xhehennemit, e të cilët nuk i kam parë: një grup me kamxhik, që i ngjason bishtit të lopës, me të cilin i rrahin njerëzit[5], dhe një grup prej grave të veshura, por të zhveshura, që provokojnë e provokohen e me flokë në kokat e tyre si gunga e pjerrët në shpinë të devesë. Këto dy grupe nuk do të hyjnë në Xhennet, dhe nuk e ndiejnë erën e tij, edhe pse era e tij depërton në largësi të mëdha."[6]

(1) Prof.dr. Bekir Topallogllu, "Gruaja në Islam", Stamboll, 1997, fq. 175). (2) Në ajetin e kaptinës Nur (31), përkthimin e të cilit e dhamë më lart, lejohet të shohin stolitë e femrave personat e afërt ("mahrem" - me të cilët s'mund të martohen). Komentatorët, duke parë hadithet e ndryshme dhe praktikimin në kohën e Hz. Pejgamberit, kanë thënë se pjesët e trupit që mund të shihen, janë krahu, flokët dhe veshët, gusha dhe qafa jo deri në shpinë ose në bark, këmbët nga kupa e gjurit gjer poshtë. Këtu futen edhe të afërtit e gjirit që s'përmenden në ajet. (Topallogllu, "Gruaja në Islam", op.cit. fq. 176). (3) Transmeton Buhariu, sipas: Dr. Mustafa El-Buga dhe Muhjidin Mistu, "Komenti i dyzet hadithevе të imam Neveviut", SHB "Furkan ISM",-Shkup, 1424/2003, fq.361. (4) Prof. Dr. Bekir Topaloğlu, "Hyrje në Kelam", Prishtinë 2002, fq. 163.(5) Ky kontekst aludon në qeveritarët e padrejtë e armiqë të popullit. (6) Sahihul Muslim, Kitabul-libasi vez-zineti, babu: en-nisaul kasijatul arijat…, nr. 3971.

Prof. Dr. Safvet HALILOVIÇ

# Ç'thotë Kurani për njeriun

Termi insan (njeri) në Kuranin fisnik përmendet 65 herë. Vihet re se në ajetet ku përmendet ky term, shfaqen një sërë karakteristikash të njeriut, të cilat paraqesin natyrën thelbësore dhe qenien e brendshme të tij. Kurani fisnik thekson rëndësinë e fesë dhe të ndjekjes së drejtimit që trasoi i Dërguari i fundit, Muhamedi, a.s., për faktin se kjo është rruga e drejtë që çon në vetëdijësimin e vërtetë të njeriut.

## NJERIU ËSHTË QENIE E DOBËT

Në Kuran, termi insan përmendet të parën herë në suren En-Nisa', ajeti 28. , ku thuhet: "All-llahu dëshiron t'ju lehtësojë (dispozitat), e megjithatë njeriu është i paaftë (për t'i përballuar epshet). "

Është interesante se në këtë përmendje të parë të njeriut në tekstin kuranor, shfaqet karakteristika thelbësore e njeriut: njeriu është qenie e pafuqishme dhe e dobët (ve hulika-l-insanu da'ifa). Nyja shquese në termin (el-)insan, tregon se kjo ndërlidhet me secilin njeri. Pra, nuk është i dobët dhe i pafuqishëm vetëm se ai është i sëmurë ose i moshuar, porse kjo është cilësi e çdo njeriu. Për se, atëherë, është kështu?

Që të kemi një përgjigje të drejtë për këtë pyetje, është e udhës që, shkurtimisht, të vështrojmë përbërjen konstitucionale të trupit të njeriut. Nga aspekti mjekësor, trupi i njeriut përbëhet prej njëmbëdhjetë, gjegjësisht dymbëdhjetë sistemeve të ndryshme, nëse do ta numëronim edhe sistemin e imunitetit. Ato janë: sistemi nervor, eshtëror, muskulor, kardiovaskular, sistemi i lëkurës, limfocitet, sistemi endokrin (endokrinologjia – shkenca mbi gjëndrat), sistemi i urinës, sistemi digjestiv (i tretjes), reproduktiv dhe sistemi respiratorik. Që trupi i njeriut të funksionojë, është i nevojshëm secili nga këto sisteme, përveç atij të riprodhimit (reproduktiv). Sistemi i riprodhimit është i patjetërsueshëm për ruajtjen e llojit, por jo edhe për ekzistimin e individit. Po, trupi i njeriut nuk mund të ekzistojë pa sistemet e tjera. Pra, në qoftë se do të kishte ndonjë çrregullim në ndonjërin prej këtyre sistemeve të ndërlikuara, atëherë do të shkaktohej dhembje në organizmin e njeriut, kurse pushimi i plotë i ndonjërit nga sistemet, pashmangshëm çon në ndërprerjen e jetës së njeriut në këtë botë.

Allahu i Lartësuar, i Cili e ka krijuar njeriun, e njeh më së miri natyrën dhe qenien e tij. Kurani fisnik është udhëzim për njeriun, udhëzim që Krijuesi e shpalli për të. Në Kuran thuhet: "All-llahu dëshiron t'ju lehtësojë. . . " Pra, qëllimi i Shpalljes së Zotit është që njeriut t'ia lehtësojë rrugën e vështirë të dynjasë.

Dijetari i shquar islam, Ibn Kajjim El-Xhevziu, në një nga veprat e tij shënon transmetimin në të cilin thuhet se Allahu xh.sh. ., përgjatë historisë, njerëzimit i ka dërguar njëqind e katër Libra Qiellorë. Pastaj të gjithë këta i ka shpallur në tre Libra (shpallje) të mëdha, që janë: Teurati, Zeburi dhe Inxhili, në mënyrë që më pastaj këta t'i përmbledhë në një, që është Kurani. Më tutje, theksohet në transmetim se Kurani, respektivisht kuptimi i tij, është përmbledhur në një sure të vetme, e cila quhet Fatiha, e kjo sure është përmbledhur në një ajet. Ky ajet është "Ij-jake na'budu ve ij-jake neste'in - Vetëm Ty të adhurojmë dhe vetëm tek Ti kërkojmë ndihmë!"

Pra, mesazhi esencial i të gjitha njohurive Qiellore është përfshirë në këtë ajet, i cili, pa kurrfarë dyshimi, sugjeron që njeriu është një qenie e dobët, gjegjësisht krijesë së cilës i nevojitet ndihmë.

Edhe pse me kërkimin e ndihmës, për se flet ky ajet kuranor, sipas mendimeve të komentuesve të mëdhenj të Kuranit, siç janë Ibn Kethiri e të tjerë, në radhë të parë mendohet të kërkuarit e ndihmës që të adhurohet vetëm Allahu i Madhërishëm, - përsëri nga ajeti nënkuptohet që njeriu është një qenie e dobët, së cilës i nevojitet ndihmë edhe në çdo pikëpamje tjetër. Allahu i Lartësuar e shpalli Kuranin dhe për të ka garantuar se nuk do të pësojë kurrfarë ndryshimi apo modifikimi. Dispozitat dhe urdhëresat kuranore kanë për qëllim që njeriun ta forcojnë dhe ta ngrenë në shkallën që ai të mos bëhet rob i materies, epshit, idhullit apo i ndonjë gjëje tjetër, ose që jeta e tij të mos jetë e zhveshur nga kuptimet dhe dimensionet shpirtërore.

Është interesant fakti që aty ku përmendet njeriu për herë të parë në Kuran, pikërisht aty është vënë në dukje karakteristika e tij – që ai është një krijesë e dobët dhe e pafuqishme. Kjo mund të ndërlidhet me përmendjen e fundit të njeriut në Kuran, respektivisht në suren El-'Asr (Pasha kohën), ku thuhet: "Pasha kohën! / Nuk ka dyshim se njeriu është në një humbje të sigurt / Me përjashtim të atyre që besuan, që bënë vepra të mira, që porositën njëri-tjetrin t'i përmbahen së vërtetës dhe që këshilluan njëri-tjetrin të jenë të durueshëm." Pra, njeriu, kjo krijesë e dobët dhe e pafuqishme, nuk do të jetë në humbje përderisa i përmbahet Rrugës së Kuranit, që nënkupton

besimin e fuqishëm, kryerjen e veprave të mira dhe durueshmërinë, gjëra të rëndësishme këto për të qëndruar i paluhatur në këtë Rrugë.

Në ajetet ku përmendet njeriu, vihen re edhe karakteristika të tjera të kësaj krijese të mrekullueshme, të cilat mund t'i shohim si vijon:

1. Njeriu në fatkeqësi kërkon ndihmën e Zotit, kurse në mirësi bëhet harrestar. Kjo theksohet në shumë ajete kuranore:

"E kur njeriun e godet dëmi, ai na lutet shtrirë qoftë, ulur ose në këmbë, e kur Ne ia largojmë të keqen atij, ai vazhdon sikurse të mos na ishte lutur fare për dëmin që e pati goditur. Kështu kriminelëve u duket mirë ajo që veprojnë. " (Junus, 12)

"Po, nëse Ne i japim njeriut ndonjë begati nga ana jonë, e pastaj ia marrim atë prej tij, ai do të jetë i dëshpëruar dhe përbuzës. " (Hud, 9)

"E kur njeriun e godet ndonjë e keqe (ndonjë dëm), ai e lut Zotin e vet duke kërkuar ndihmë vetëm prej Tij, e kur nga ana e Tij i jep ndonjë të mirë (ia largon të keqen), ai e harron atë që më parë i është lutur Atij, dhe i bën shokë All-llahut për të larguar (njerëzit) nga rruga e Tij. Thuaj: "Kënaqu për pak kohë me mosbesimin tënd, se ti pa dyshim je nga banuesit e zjarrit!"(Ez-Zumer, 8)

2. Njeriu është jofalënderues, e, kur sprovohet, dëshpërohet. Ja disa ajete që flasin për këtë:

"E kur ju kap ju paniku (frika) në det, i humbni (nga kujtesa) ata që i lutni, ju mbetet vetëm Ai (All-llahu), mirëpo, pasi t'ju shpëtojë Ai e të arrini në tokë, ia ktheni shpinën. Ashtu, njeriu është përbuzës. " (El-Isra, 67)

"E kur e begatojmë (me të mira) njeriun, ai prapësohet dhe largohet i mashtruar, e, kur e godet e keqja, ai humb shpresën. " (El-Isra, 83)

"Ne kur e begatojmë njeriun, ai nuk falënderon dhe largohet, e kur e godet e keqja, ai përulet dhe lutet shumë. " (Fussilet, 51)

"E njeriu, kur e sprovon Zoti i tij, e nderon dhe e begaton, thotë: "Zoti im më ka nderuar! Por, kur për ta sprovuar, ia pakëson furnizimin (e varfëron), ai thotë: "Zoti im më ka nënçmuar!" (El-Fexhr, 15-16. )

"Vërtet, njeriu është përbuzës ndaj Zotit të vet. " (El-Adijat, 6. )

3. Njeriu është i ngutshëm, koprrac, ka natyrë polemizuese, madje është i padrejtë edhe ndaj vetvetes. - Këto karakteristika të tij përmenden në këto ajete vijuese:

"Dhe Ai ju dha gjithë atë që kërkuat (që kërkoi nevoja juaj) dhe, edhe në qoftë se përpiqeni t'i numëroni të mirat e All-llahut, nuk do të mund të arrini t'i përkufizoni (nga numri). Vërtet, njeriu është i padrejtë dhe shumë përbuzës. (Ibrahim, 34)

"Njeriu (e tepron) lutet për keq, ashtu sikurse lutet për mirë, (po Zoti nuk e pranon lutjen e tij për keq); njeriu (nga vetë natyra e tij) është i ngutshëm. " (El-Isra', 11)"Thuaj: "Sikur t'i kishit depot e begative të Zotit tim, nga frika se po shpenzohen, do të bëheni koprracë; njeriu është dorështrënguar". (El-Isra', 100) "Në këtë Kur'an Ne shtruam çdo lloj shembulli për hir të njerëzve, po njeriu (jobesimtar) më shumë se çfarëdo tjetër është kundërshtar. " (El-Kehf, 54. )"Njeriu, nga vetë natyra e tij, është i ngutshëm, e Unë do t'jua tregoj juve masën Time ndëshkuese, pra mos kërkoni t'u vijë më shpejt. " (El-Enbija', 37)

"Ne u ofruam amanetin (obligimet) qiejve, Tokës dhe maleve, e ato nuk deshën ta marrin përsipër atë dhe u frikësuan prej tij, ndërsa njeriu atë e mori mbi vete; dhe ai i bëri të padrejtë vetes, dhe ishte i padijshëm. " (El-Ahzab, 72)

4. Njeriu bëhet mospërfillës në momentin kur ndihet i pavarur. Është interesante se kjo karakteristikë e tij theksohet në suren el-Alek, dhe kjo menjëherë pas pesë ajeteve të para, për të cilat ka konsensus nga dijetarët se janë ajetet që iu shpallën të parat të Dërguarit të Allahut, a.s.. Allahu i Lartësuar, duke e përshkruar natyrën e njeriut, thotë: "Jo, është e vërtetë se ai i kalon kufijtë, / Për shkak se e ndien veten të pavarur. " (El-'Alek, 6-7)



5. Shprehja kuranore taga, jetga, tugijan (in-ne-l-insane lejetga), e përdorur për të treguar këtë karakteristikë të njeriut, ka më shumë se një kuptim: kapërcim i kufijve, të jesh i dhunshëm, i padrejtë, mizor, i padëgjueshëm, mendjemadh, etj. Nga e njëjta rrënjë, gjithashtu, është formuar fjala tagija, që nënkupton njeriun e dhunshëm, tiranin, shtypësin, faqeziun, mendjemadhin, etj.

Pra, njeriu i kapërcen kufijtë e së mirës dhe së lejuarës, gjegjësisht kalon në sferën e asaj që është e dëmshme dhe e ndaluar, dhe kjo në moment kur veten e ndien të pavarur dhe të mjaftueshëm. Duke pasur parasysh këtë shprehje kuranore, e kuptojmë që çrregullimi i paraqitur në sipërfaqe të tokës ka filluar atëherë kur njeriu harroi Zotin e Tij



dhe kur mendoi se është i pavarur nga Ai.

Në bazë të kësaj që u theksua, mund të kuptojmë që fatkeqësitë njerëzore, si sëmundjet, fukarallëku dhe sprovat e tjera, janë në funksion të asaj që njeriun ta bëjnë të varur nga Allahu, meqë ai, në raste të këtilla, e ndien nevojën për ndihmën e Zotit. Nëse njeriut do t'i shkonte gjithçka lehtë dhe pa probleme në jetën e tij, dhe po të mos përballej me fatkeqësi e sprova, atëherë, vërtet do të ekzistonte frika se ai mund të ndihej i pavarur dhe të bëhej i dalldisur, duke thyer kështu çdo kufi që i ka caktuar Krijuesi dhe Zoti i tij.

5. Njeriu mëton të arrijë gjithë atë që dëshiron, kurse atij i takon vetëm ajo për të cilën jep mund.

"A mos do t'i takojë njeriut ajo që ai e dëshiron (Jo)?" (En-Nexhm, 24. )

"Dhe se njeriut nuk i takon tjetër veçse ajo që ka punuar. " (En-Nexhm, 39)

"O ti njeri, po ç'të mashtroi ty kundrejt Zotit tënd Që është bujar e i urtë? I Cili të krijoi, të përsosi dhe të drejtoi. Të formësoi në formën që Ai dëshiroi! Jo, nuk është ashtu. Ju përgënjeshtroni ditën e përgjegjësisë. Kurse ndaj jush i kanë përcjellësit! Janë shkrues të ndershëm tek Allllahu. Ata e dinë se ç'punoni. " (El-Infitar, 6-12).

6. Njeriu është i krijuar me një natyrë jo të qetë.

"Është e vërtetë se njeriu është i prirur të jetë i padurueshëm. Sepse, kur e godet ndonjë e keqe, ai ankohet së tepërmi. Ndërkaq, kur e gjen e mira, ai bëhet tepër koprrac. " (El-Me'arixh, 19-21)

Në këto ajete kuranore bëhet fjalë për një cilësi shumë të rëndësishme të njeriut. Shprehja kuranore helu'an (in-ne-l-insane hulika helu'an) tregon se njeriu është krijuar me një natyrë të brendshme shqetësuese, e cila ndonjëherë ka mundësi ta nxitë për arritje të mëdha, sikur edhe për pakënaqësi dhe brengë kronike. Me fjalë të tjera, mënyra sesi e shfrytëzon njeriu këtë dhunti të Zotit, përcakton faktin se ç'karakter do të ketë ai, pozitiv apo negativ. Ajetet vijuese në këtë sure (20. dhe 21. ) aludojnë këto pasoja, kurse ajetet 22-25 tregojnë se vetëm vetëdija e vërtetë shpirtërore e morale mund ta formojë në forcë pozitive atë shqetësim të natyrshëm të njeriut, dhe kështu ta sjellë në stabilitet të brendshëm dhe kënaqësi të përhershme.

7. Njeriu ka dilema për sa i përket Ringjalljes pas vdekjes. Këtë ndjesi të njeriut Kurani fisnik e thekson në ajetet vijuese:

"E njeriu thotë: "A thua njëmend, pasi të vdes, do të nxirrem i gjallë (do të ringjallem)?" (Merjem, 66), mirëpo njëkohësisht Kurani jep edhe përgjigjen: "Ai jua dha jetën, ju bën të vdisni, e pastaj ju ringjall. Vërtet, njeriu është mospërfillës. " (El-Haxh, 66).

"A nuk mendon njeriu se Ne e krijuam prej një pikë uji (fare), kur qe, ai kundërshtar i rreptë. Ai na solli Neve shembull, e harroi krijimin e vet e tha: "Kush i ngjall eshtrat duke qenë ata të kalbur? "Thuaj: "I ngjall Ai që i krijoi për herë të parë, e Ai është shumë i dijshëm për çdo krijim. Ai që prej drurit të gjelbër ju bëri zjarrin, e ju prej tij ndezni (zjarre)". A nuk është i fuqishëm Ai Që krijoi qiejt e Tokën, të krijojë njerëz sikundër që i krijoi ata? Po, Ai është Krijuesi, i Dijshmi. Kur Ai dëshiron ndonjë send, urdhri i Tij është vetëm t'i thotë: "Bëhu!" Ai menjëherë bëhet. I lartë është Ai në dorën e të Cilit është pushteti mbi çdo send dhe vetëm tek Ai ktheheni. " (Ja-Sin, 77-83. )

"A mendon njeriu se nuk do t'i tubojmë eshtrat e tij? Po, do t'ia tubojmë! Duke qenë se Ne jemi të zotët t'ia rikrijojmë si kanë qenë edhe majat e gishtave të tij! Por, njeriu dëshiron të vazhdojë edhe më tej në mëkate. Andaj edhe pyet: "Kur është dita e kiametit?"(El-Kijame, 3-6).

Në këto ajete, që flasin për njeriun, përmenden edhe disa përcaktime në lidhje me jetën e njeriut në botën tjetër. Gjithashtu, në një sërë ajetesh flitet për shejtanin si armiku i hapur i njeriut, si edhe për urdhrin ndaj njeriut, që të jetë i kujdesshëm veçanërisht ndaj prindërve të tij. Pra, në ajetet ku përmendet njeriu, ngërthehen kuptime të shumta që zbulojnë natyrën e tij. Kurani fisnik e përshkruan njeriun si individ lakmitar, të rrezikshëm dhe mosmirënjohës. Përjashtim bëjnë ata që besojnë dhe bëjnë vepra të mira.

Në suren e fundit ku përmendet njeriu, Allahu i Lartësuar betohet dhe thekson - "se njeriu është në një humbje të sigurt / Me përjashtim të atyre që besuan, që bënë vepra të mira, që porositën njëri-tjetrin t'i përmbahen së vërtetës dhe që këshilluan njëri-tjetrin të jenë të durueshëm. " Pra, vetëm këta nuk do të jenë në humbje. Kjo në mënyrë të veçantë flet për rëndësinë e madhe të fesë në jetën e njeriut.

*Përktheu: Mehas Alija*

*Novi Horizonti, nr.116, Prill, 2009, BeH.*

Mr. Flamur SOFIU

# Institucioni i shurasë-konsultimit në të drejtën islame[1]

Në të drejtën islame institucioni i shurasë-konsultimit ka një vend dhe pozitë të lartë shumë të rëndësishme dhe ky institucion konsiderohet si një prej shtyllave bazë në sistemin udhëheqës në fenë islame. Vlerën dhe rëndësinë e këtij institucioni e vërejmë në mënyrë shumë të qartë në burimet bazë të jurisprudencës islame si në Kuran, Synet dhe në Ixhm'a (konsensusi i dijetarëve islam). Pa dyshim, e drejta e konsultimit-shurasë është e drejtë ekskluzive e Ymetit dhe në të njëjtën kohë obligim i prerë për kërkimin e konsultimit nga ana e halifit-prijësit të myslimanëve. Po ashtu vlera e këtij institucioni mund të kuptohet shumë qartë edhe nga historia e shtetit islam, ku shohim se halifët e shtetit gjithmonë kishin konsideratë të lartë për zbatimin dhe respektimin e këtij institucioni. Tjetra është se, falë respektimit të këtij institucioni, Bota Islame në të kaluarën ka pasur një pozitë dhe prestigj të lartë botëror.

Rreth këtij institucioni janë shkruar artikuj e libra të shumtë, dhe ne do të mundohemi me disa rreshta të përmendim disa pika më kryesore rreth kësaj tematike.

ARGUMENTET PËR DOMOSDOSHMËRINË E KËTIJ INSTITUCONI

Argumentet që flasin shumë qartë për këtë çështje, mund t'i hasim në Kuran si: "...e konsultohu me ta në të gjitha çështjet"( Ali Imran: 159. Nga ky ajet shpjegohet qartë se halifi duhet të konsultohet doemos me Ymetin. Në ajet ka një urdhër për zbatimin e këtij institucioni. Disa nga komentuesit e Kuranit thonë se me këtë ajet halifi obligohet të konsultohet me Ymetin dhe se Ymeti të konsultohet midis tyre. Po ashtu domosdoshmërinë e konsultimit e vërteton vetë praktika e themeluesit dhe prijësit të parë të shtetit islam, Muhammedit a.s., i cili, edhe pse kishte pozitë të lartë në mesin e Ymetit, konsultohej shumë me shokët e tij. P.sh., i Dërguari a.s ishte konsultuar me shokët e tij për strategjinë ushtarake në luftën e Bedrit - a t'i linin puset prapa apo të qëndronin prapa puseve duke pritur armikun; ishte konsultuar me shokët e tij për strategjinë e luftës së Uhudit, duke i konsultuar ata - a të qëndronin në Medinë e ta prisnin armikun, apo të dilnin jashtë qytetit; i Dërguari a.s. i kishte konsultuar Se'ad bin Muadhin dhe Sead bin Ibadete në çështjen e fisit Gatafan, për se i Dërguari a.s. kishte paraparë një marrëveshje me këtë fis dhe t'u jepte 1/3 e të ardhurave vjetore, po qe se do të hiqnin dorë nga qëllimi i tyre për sulmimin e Medinës. Mirëpo, pas konsultës, ata e pyetën: O i Dërguari i Allahut, nëse ky veprim është urdhër prej Allahut, vepro ashtu, e nëse është vetëm mendim personal, atëherë ne mendojmë se ai fis duhet të luftohet. Në këtë rast i Dërguari a.s. e pranoi mendimin e atyre dyve, bëri luftë më atë fis dhe nuk bëri kurrfarë marrëveshjeje paqësore me fisin Gatafan, etj.. Të gjithë dijetarët me konsensus (ixhma) janë të mendimit se zbatimi i konsultës-shurasë është i domosdoshëm.

Ajo që mund të përmendim si argument për domosdoshmërinë e zbatimit të këtij institucioni, shihet në faktin se, nëse prijësi i myslimanëve e braktis këtë institucion, atëherë Ymeti ka të drejtë të kërkojë shkarkimin e tij. Në tefsirin e el-Kurtubijut qëndron: "Ka thënë Ibn Atije: Institucioni i konsultimit është një prej parimeve të Sheriatit dhe dispozitave të tij, ai i cili nuk i konsulton të diturit, shkarkimi i këtij prijësi është obligim"[2]. Pra në shtetin islam nuk ka vend për prijës diktator.

PËR CILAT ÇËSHTJE BËHET ZBATIMI I KËTIJ INSTITUCIONI

Ky institucion gjen zbatimin në të gjitha çështjet shtetërore dhe për ato çështje të Sheriatit që i takojnë fushës së ixhtihadit, d.m.th. për çështjet fetare për të cilat nuk ka tekst të qartë (ajet dhe hadith). Në tefsirin e el-Xhesasit qëndron: "Konsultimi duhet të bëhet për çështje të kësaj bote dhe për çështjet fetare për të cilat nuk ka shpallje...".[3] Konsultimi nuk bëhet për çdo imtësi të çështjeve shtetërore, ngase kjo është e pamundur, nuk kërkohet, nuk ka nevojë, nuk ka dobi dhe se nuk ka argument për një çështje të tillë.

KUSH JANË ATA QË DUHET TË KONSULTOHEN (EHLU SHURA)

Duke pasur parasysh veprimet dhe praktikën e të Dërguarit a.s., do të shohim se vetë ai e konsultonte Ymetin në përgjithësi, e nganjëherë konsultohej me disa nga shokët e tij e nganjëherë mund të ishte si këshilltar vetëm ndonjë person për ndonjë çështje të veçantë. Prijësi i myslimanëve-halifi do të angazhohet të konsultohet me njerëzit që i nevojiten për konsultë rreth ndonjë çështjeje, pra do të konsultohet me profesionistët e çështjes për të cilën kërkohet konsultim. Imam el-Kurtubiju, në tefsirin e tij, e shpreh atë që po themi ne. Ky dijetar, Allahu e mëshiroftë, thotë: "E kanë për obligim prijësit që të konsultohen me dijetarët për ato çështje fetare

që nuk i kanë të qarta: njohësit e ushtrisë për çështje të luftës, njohësit e çështjeve të interesave të njerëzve, kur ka të bëjë çështja me interesat e përgjithshme. Të konsultojë evidentuesit, ministrat dhe punëtorët - kur çështja ka të bëjë me ndërtimin dhe rregullimin e shtetit.". Ky (imam) thotë se dijetarët kanë thënë: nga cilësitë e atij me të cilin kërkohet konsulta, duhet të jenë: nëse çështja është fetare të duhet konsultuar dijetari i fesë, e nëse çështja është që ka të bëjë me çështjet e kësaj bote - atëherë ky duhet të jetë i mençur dhe i provuar me ato çështje".[4]

## DIVERGJENCAT NË MES KRYETARIT TË SHTETIT DHE KONSULENTËVE

Ka mundësi që të ketë mospajtime në mes të kryetarit të shtetit dhe konsulentëve, atëherë cila është zgjidhja në këtë rast? Zgjidhja për këtë është ajo që ka urdhëruar ajeti fisnik: "O ju që besuat, bindjuni All-llahut, respektoni të dërguarin dhe përgjegjësit nga ju. Nëse nuk pajtoheni për ndonjë çështje, atëherë parashtrojeni atë tek All-llahu (te libri i Tij) dhe tek i dërguari, po qe se i besoni All-llahut dhe ditës së fundit. Kjo është më e dobishmja dhe përfundimi më i mirë."( En-Nisa: 59). Pra, kur ka mospajtime, duhet të shihen Libri i Allahut dhe Syneti i të Dërguarit a.s.. Kjo është ajo që shpreh ky ajet fisnik dhe për të cilën çështje kanë konsensus të gjithë komentuesit e Kur'anit.[5] Kur për çështjen ekziston norma e qartë në Kuran dhe Synet, duhet ndjekur kjo normë e jo mendimin që është në kundërshtim me këtë. Por, nëse për çështjen nuk ka normë të qartë nga Kurani dhe Syneti, atëherë duhet t'i përmbahemi mendimit që është më i ngjashëm me Librin e Allahut dhe Syetin e të Dërguarit a.s.[6]

## VEPRIMI SIPAS MENDIMIT TË KRYETARIT TË SHTETIT

Kur ndodh që nuk ka asnjë mendim të ngjashëm me Librin e Allahut dhe Synetin e të Dërguarit të Tij dhe që ka divergjenca në mes të kryetarit të shtetit dhe konsulentëve, atëherë si bëhet zgjidhja? Ne mendojmë dhe e konsiderojmë si mendim mbizotërues atë që çështja e tillë të lihet në dorë të kryetarit të shtetit, nëse ai do të marrë mendimin e shumicës apo do të marrë mendimin e pakicës, dhe, po qe se do, i përmbahet mendimit të vet edhe nëse mendimi i tij është në mospërputhje me mendimin e shumicës dhe të pakicës.

Argumentet për respektimin e mendimit të kryetarit të shtetit nëse ai mendim është në kundërshtim me mendimin e shumicës

Argumenti i parë: Fjala e Allahut: "... e konsultohu me ta në të gjitha çështjet, e kur të vendosësh, atëherë mbështetu në All-llahun, se All-llahu i do ata që mbështeten."( Ali Imran: 159. Katade, në komentimin e këtij ajeti, thotë: "Allahu e ka urdhëruar të Dërguarin e Tij që, kur të vendosë për ndonjë çështje, duhet ta zbatojë - të mbështetet në Zotin, e të mos mbështetet mbi konsultën që i është dhënë".[7]

Argumenti i dytë: Ndodhitë e hershme, siç ishte rasti me halifin Ebu Bekrin r.a., me ushtrinë e udhëhequr nga Usameja dhe me luftimin e renegatëve (murtedëve). Shpjegimi i shkurtër për rastin e ushtrisë që udhëhiqej nga Usame bin Zejdi r.a., e të cilin i Dërguari Allahut a.s. e kishte caktuar si komandant të ushtrisë, se të largohej ky edhe pse në mesin e ushtrisë kishte më të vjetër dhe trima të njohur, dhe po ashtu e kishte urdhëruar që të drejtohej nga drejtimi i Palestinës. Por, para me ushtrinë e tij prej Medinës, pati vdekur i Dërguari i Allahut a.s., e Usameja r.a. kishte ndaluar dhe kishte pritur derisa qe bërë inaugurimi i Ebu Bekrit r.a. si halif. E pastaj kishte dërguar Umer bin el-Hatabin r.a., që të kërkonte leje prej Ebu Bekrit r.a. që ushtria të kthehej, me qëllim që të ishte përkrahje e tij në mbrojtjen prej sherrit të renegatëve (murtedëve). Pra, ky ishte mendimi i Umerit r.a. dhe i myslimanëve të tjerë, mirëpo Ebu Bekri r.a. e refuzoi këtë mendim duke thënë: Pasha Allahun, po ta di se luanët do të më merrnin zvarrë sepse nuk kam pranuar ta kthej këtë ushtri prapa, nuk kisha për ta kthyer dhe nuk e prish vendimin e të Dërguarit të Allahut a.s.(nuk lejoj të kthehet parapa ushtria)".[8]

Ndërsa, për sa i përket tregimit të renegatëve (murtedëve): Ishte një numër i madh i myslimanëve që refuzonin të jepnin zekatin, edhe pse besonin në Allahun dhe të Dërguarin e Tij. Këta (murtedët) dërguan një delegacion në Medine, që ta bindnin halifin që të pranonte të mos e jepnin zekatin, mirëpo Ebu Bekri r.a. refuzoi këtë mendim duke thënë: Pasha Allahun, sikur ata të mos më japin zekatin e një kërpeshi, do t'i luftoj. Ebu Bekri r.a. ishte i prerë në mendimin e tij, pavarësisht se ashabët e tjerë ishin të mendimit që të tregohej më i butë në ato momente, mirëpo Ebu Bekri r.a. qëndroi i palëkundur në mendimin e tij, që Allahu i kishte dhuruar të vërtetën në zemrën e tij... [9]

Ajo që argumentohet nga këto raste të mëhershme, është se Ebu Bekri r.a. i është përmbajtur mendimit tij si halif dhe e ka zbatuar atë, pavarësisht se shumica nuk ishin të atij mendimi.

3. Argumenti i tretë: Vërtet halifi -kryetari i shtetit- ka përgjegjësi të plotë për veprimet e tij, prandaj nuk duhet të detyrohet të zbatojë mendimin e tjetrit, nëse vetë ai nuk është i bindur për saktësinë e atij mendimi, ngase njeriu është përgjegjës për punën e tij, d.m.th. për atë punë që e kryen pa presion, kurse për atë që kryen nga presioni, njeriu nuk është përgjegjës.

4. Argumenti i katërt: Saktësia apo pasaktësia e mendimit mbështeten në mendimin dhe në natyrshmërinë e tij e jo në shumicën a pakicën që shprehin mendimin.

5. Argumenti i pestë: Shumica nuk është argument i prerë dhe as mbizotërues në saktësinë e mendimit. Po ashtu, as pakica nuk është argument i prerë dhe as

mbizotërues që mendimi i tyre të jetë i gabuar, ngase ka mundësi që mendimi i gabuar të jetë në anën e shumicës. Për këtë realitet ka dhënë shenjë vetë Kurani Fisnik: "Në qoftë se u bindesh shumicës (mohuese që janë) në tokë, ata do të të largojnë nga rruga e All-llahut."( El-Enam: 116). "Thuaj: "Nuk është e njëjtë e keqja dhe e mira, po edhe nëse të mahnit ty shumimi i së keqes, pra kini frikë All-llahun (e mos pranoni të keqen) o ju të zotët e mendjes, ashtu që të shpëtoni."( El-Maide: 100)

Argumenti i gjashtë: Në momente lufte, e kjo është gjendja më e keqe nëpër të cilën kalon Ymeti, e gjithë çështja i dorëzohet komandantit të ushtrisë, që të veprojë ashtu si mendon ai në raste të sulmit dhe të mbrojtjes, pasi të konsultohet me ndihmësit e tij, por ai nuk obligohet t'i përmbahet mendimit të të tjerëve edhe nëse detyrohet të konsultohet me të tjerë. Kuptimi i gjithë kësaj është që njerëzit vetë arrijnë të kuptojnë se është më së miri që të zgjidhet çështja e divergjencave në mes të kryetarit dhe konsulentëve të tij, duke e lënë çështjen në dorë të kryetarit, që të veprojë ashtu si mendon ai. Për këtë shkak në gjendje lufte veprohet ashtu si thotë komandanti, edhe nëse ndodh që veprimi i tij të jetë i gabuar, saqë ky gabim nganjëherë të mund të shpjerë në shkatërrimin e tërësishëm të ushtrisë po edhe të Ymetit. Mirëpo, pavarësisht nga këto, zgjidhja e kësaj divergjence në mes kryetarit dhe konsulentëve bëhet në atë mënyrë që vendimi t'i lihet kryetarit.

## KUFIJTË E LIRISË SË MENDIMIT

E drejta e personave të shoqërisë është që të shprehin mendimin e tyre në lidhje me veprimet e halifit, por edhe kjo liri e shprehjes së mendimit i ka disa rregulla dhe kufij:

E para: që qëllimi i këshilluesit të jetë i sinqertë ndaj halifit. Përmendet në hadithin e saktë të transmetuar në sahihun e Muslimit, se i Dërguari a.s. ka thënë: "Feja është këshillë! Ne thamë për cilin? Ai tha: për Allahun, Librin e Tij, të Dërguarin e Tij, prijësit e myslimanëve dhe masën e rëndomtë". Nuk i lejohet personit që, me këshillën e tij, të ketë për qëllim të këqija ndaj prijësve, apo t'i rrisë gabimet e tyre ose t'i nxisë njerëzit kundër tyre etj.. Prej qëllimeve të këqija janë synimet që nuk e kanë për qëllim arritjen e kënaqësisë së Allahut dhe as të mirën ndaj atij që e këshillon, dhe as nuk e kanë për qëllim interesin e përgjithshëm të Ymetit.

E dyta: që myslimani të shprehë mendimin e tij ndaj veprimeve të prijësve mbi bazën e diturisë dhe njohjes së vërtetë, prandaj nuk lejohet që të reagojë ndaj një të keqeje të prijësve apo të përmendë ndonjë mangësi të tyre rreth çështjeve për të cilat ka hapësirë të ixhtihadit. Arsyeja e kësaj është se mendimi i tij nuk mund të jetë i rëndësisë së parë përderisa çështja është e fushës së ixhtihadit.

E treta: nuk u lejohet personave që të bëjnë ndonjë fitne dhe që të nxisin për luftimin e atyre që kanë mendim të kundërt, përderisa çështja është e hapësirës së ixhtihadit.

## SISTEMI I KONSULTIMIT NË KOHËN TONË

Në rreshtat më lart kemi përmendur raste të Synetit të të Dërguarit a.s. rreth çështjes së tematikës së konsultimit. Të gjitha këto argumentojnë se Sheriati islam nuk ka përcaktuar mënyrë të veçantë se si të veprohet me parimin e konsultimit. Kuptimi i kësaj është se sistemi i institucionit të konsultimit është lënë në duar të Ymetit, në varësi prej rrethanave dhe mundësive më të përshtatshme për sistemin e institucionit të konsultimit. Pra, kjo në fakt është një prej begative të Sheriatit për mundësinë e zbatimit në të ardhmen. Mbështetur në këtë, na bëhet e qartë se ajo që përputhet me kohën tonë, është që Ymeti të angazhohet për të bërë zgjedhjen e konsulentëve me të cilët do të konsultohet kryetari i shtetit dhe që, në të njëjtën kohë, ata të konsiderohen si ehlul hil-li vel-akdi. Pos kësaj, kryetari i shtetit duhet të konsultohet me njerëzit e specializuar për lëmin e tyre; po ashtu kryetari i shtetit ka të drejtë të kërkojë referendum për ndonjë çështje shumë delikate dhe të vendosë një sistem të qartë për të gjitha këto çështje e të tjera që kanë të bëjnë me tema për konsultim, sipas parimeve dhe rregullave të Sheriatit islam për udhëheqjen e shtetit. Gjithashtu kryetari e ka për obligim që t'u ofrojë njerëzve mundësinë që të shprehin mendimin e tyre lirshëm për çështjet e shtetit, brenda kufijve të Sheriatit. P.sh. nuk lejohen ofendimi, shpifja, sharja, përdorimi i fjalëve të këqija, trillimet dhe gjepurat duke u mbështetur në të drejtën gjoja të shprehjes së lirë të mendimit. Askush nuk ka të drejtë të sjellë telashe duke u mbështetur në të drejtën e shprehjes së mendimit të lirë.

Realiteti faktik është se vendosja e sistemeve dhe kufijve të shprehjes së mendimit të lirë nuk mjaftojnë për të pasur zgjidhje të drejta, po ato që bëjnë dobi shumë në këtë aspekt, janë vendosja e sistemeve jetësore, përhapja e koncepteve islame, përhapja e moralit islam, edukimi i njerëzve me konceptin e besimit islam, edukimi i tyre që të kenë frikë prej Allahut, si kur janë në vetmi, ashtu edhe kur janë me njerëz. Në këtë mënyrë njeriu do të jetë i jatshëm t'u përmbahet dispozitave të Sheriatit, do ta kryejë detyrën e tij ashtu si kërkon Allahu i Lartësuar, pavarësisht nëse kjo detyrë është për zgjidhjen e këshillit konsultues apo për shprehjen e mendimit për të cilin mendohet se është interesi i përgjithshëm.

(1 )Ky punim kryesisht është i bazuar në librin e dr. Abdul Kerim Zejdanit "Usulu Daveti", boton Muesesetu Rrisaleti, Bejrut 2002, (2) Tefsirul Kurtubi vol. IV, fq. 249, (3) El-Xhesasi: Ahkamul Kur'an vol. II, fq. 40, (4) Tefsirul-Kurtubij vol. IV, fq. 249-250, (5) Tefsiru Taberiu, vol. V, fq. 87, Tefsirul Kurtubij, vol. V, fq. 261, Tefsirul Xhesas vol. II, fq. 212, (6) Tefsirul Kurtubij, vol. IV, fq. 257, (7) Tefsirul Kurtubij vol. IV, fq. 257, (8) Prof. Alij Tantavi: Ebu Beker es-Siddik, fq. 162-163,(9) po aty, (10)

# SHKENCORE




Besart SHALA

## Vëllezërit Benu Musa

### Ebu Xhafer Muhamed, Shakir Ahmed dhe el Hasan, ibn Musa ibn Shakir

Ndër zbulimet e tjera janë edhe shtypja diferenciale, pastaj luajtja automatike e flautit, e cila mendohet të ketë qenë makina e parë programuese; ata po ashtu zbuluan edhe mjete të ndryshme bujqësore, makina për tërheqje e ngritje peshash, fontana, mjete shtëpiake dhe lodra fëmijësh.

Ishin tre vëllezër Ebu Xhafer Muhamed ibn Musa ibn Shakir (803-873), Ahmed ibn Musa ibn Shakir (803-873) dhe el Hasan ibn Musa ibn Shakir (810-873).[1] Ishin gati identikë, mirëpo dihet se, edhe pse shpesh kishin punuar së bashku, ata kishin fushat e veta të ekspertizës.

Ebu Xhafer Muhamedi ishte shkencëtar me njohuri të mëdha në fushën e gjeometrisë dhe astronomisë. Ahmedi ishte ekspert dhe inovator në

fushën e inxhinerisë mekanike, kurse el Hasani ishte mjeshtër i gjeometrisë. Është e pamundur të ndahen biografitë e këtyre tre vëllezërve që zakonisht janë të njohur si Benu Musa, dhe ne nuk do të mundohemi të bëjmë një gjë të tillë.

Mirëpo, për t'u njohur me biografitë e këtyre dijetarëve, patjetër duhet t'i hedhim një vështrim kronologjisë së rrjedhave politike që patën ndikim edhe në jetën intelektuale gjatë historikut të shtetit islam.

Në vitit 786 Harun er-Rashidi u bë halifi i pestë i dinastisë abasite, jo shumë kohë pasi kishte lindur Musa ibn Shakiri, babai i vëllëzërve Benu Musa. Rashidi nga qyteti i Bagdadit qeveriste shtetin Islam, i cili shtrihej nga Mesdheu e deri në Indi. Ai u mundua të sillte kulturë gjatë pushtetit të tij dhe të rrënjoste apo të krijonte disiplina intelektuale, të cilat në atë kohë nuk po lulëzonin në Botën Aarabe.

Shembull i kësaj ishte edhe ndryshimi i jetës së Musa ibn Shakirit, babait të vëllëzërve Benu Musa, i cili në rini kishte qenë plaçkitës, por më vonë iu khtye shkencës duke u bërë ekspert në astronomi. Gjatë sundimit të Rashidit, u bënë përkthimet e para të Elementeve të Euklidit në gjuhën arabe, e prej hapave të parë ishte edhe që të mësohej matematika greke në shtetin islam.

## VËLLEZËRIT BENU MUSA ANGAZHOHEN NË BEJTUL HIKME

Rashidi kishte dy djem, i madhi ishte Emini dhe i dyti Me'muni. Harun er-Rashidi vdiq më 809 dhe pas kësaj pati një konflikt të armatosur në mes dy bijve të tij. Me'muni e fitoi këtë betejë dhe Emini pësoi disfatë dhe u mbyt më 813.[2]

Pas kësaj Me'muni mori postin e halifit dhe e sundoi perandorinë nga qyteti i Bagdadit. Edhe para kësaj, Musa ibn Shakiri ishte bërë mik i ngushtë me Me'munin dhe, kur vdiq Musa ibn Shakiri, Me'muni u bë kujdestar i vëllëzërve Benu Musa, i cili ia besoi ata Ishak bin Ibrahim el Mus'abit, i cili në të kaluarën e tij kishte qenë mëkëmbës i Bagdadit. Vëllezërit u rritën në një mjedis shkencor dhe atyre iu dha edukimi më i mirë i mundshëm në Bagdad, ku studionin gjeometrinë, mekanikën, matematikën dhe astronominë, kurse edukimin e tyre e kishte marrë përsipër Jahja bin Ebu Mensur, i cili ishte një ndër dijetarët e shquar të asaj kohe.

Me'muni vazhdoi përkrahjen për studime dhe nxënie të dijes, që e kishte filluar babai i tij, dhe themeloi një akademi, të quajtur Bejt el-Hikmeh apo Shtëpia e Urtësisë, institucion ky që kishte një bibliotekë të rëndësishme me një koleksion të madh librash, një observator astronomik dhe qendrën e përkthimeve, ku përktheheshin punimet filozofike dhe shkencore greke.

Me'muni në Shtëpinë e Urtësisë mblidhte njerëzit më të talentuar; nga dijetarët e angazhuar ishin edhe vëllezërit Benu Musa, dhe aty talenti i tyre filloi të çmohej shumë shpejt. Ai angazhoi gjithshtu edhe dijetarët e tjerë, si Muhamed ibn Musa el Havarizmi, Kindiu dhe Haxhaxhi, i cili ishte përkthyesi i parë i Elementeve të Euklidit në gjuhën arabe. Në Shtëpinë e Urtësisë ishin gjithashtu edhe Thabit ibn Kurra dhe Hunejn ibn Ishak, i cili ishte bërë mik i ngushtë i Muhamed ibn Musa ibn Shakirit. Kështu, për një kohë të shkurtër, ai institucion arriti të bëhej tempull i vërtetë i diturisë.

Në vitin 833 vdes Me'muni dhe atë e trashëgoi i vëllai, Mu'tesimi. Shtëpia e Urtësisë vazhdonte të lulëzonte nën patronazhin e këtyre halifëve. Mirëpo Mu'tesimi vdiq më 842 dhe atë e trashëgoi Vathiku, dhe pas tij do të vinte vëllai i tij, Mutevekili në vitin 847.[3]



## LIBRI I MJETEVE GJENIALE, PËRMBAN 100 DISENJIME MAKINASH TË NDRYSHME

Gjatë sundimit të këtyre dy halifëve, filloi një rivalitet ndërmjet dijetarëve brenda Shtëpisë së Urtësisë, ku ishin; përfshirë, natyrisht, edhe Vëllezërit Benu Musa.

Ata kishin kundërshtime me filozofin e famshëm el Kindi dhe, duke marrë parasysh se vëllezërit Benu Musa kishin lidhur miqësi me Mutevekilin, ata bënë që halifi të humbte simpatinë ndaj Kindiut, i cili më pas urdhëroi që ai të dëbohej dhe i lejoi Vëllezërit që t'i konfiskonin bibliotekën e tij.

Por, pavarësisht nga këto ngjarje, Vëllezërit Benu Musa dhanë kontribute të çmuara në disiplina të ndryshme shkencore, sidomos me inovacionet e tyre; ata zbuluan një numër të madh makinash automatike dhe mjetesh mekanike, të cilat i përshkruan në punimin e tyre Libri i mjeteve gjeniale, libër ky që përmban 100 disenjime makinash të ndryshme.

Disa nga këto zbulime përfshijnë:

Rubinetën (mjet ky i cili rregullon qarkullimin e materieve në gjendje të lëngshme a të gaztë, duke u mbyllur dhe hapur plotësisht ose pjesërisht).

Valvulën pluskuese (mekanizëm mekanik që rregullon nivelin e ujit apo lëngjeve të tjera në serbatorë të ndryshëm, që sot përdoret më së shpeshti në cisterna dhe në serbatorët e ujit në toalet).

Sistemin e sigurisë nga dështimet (që është mjet apo veçori e një mjeti, që, në rast avarie, reagon në atë mënyrë që nuk do të shkaktojë dëme, apo do të shkaktojë dëme minimale në mjete ose rrezikim të personelit).

Kundërgazin (maskë kundërgaz), (pajisje që përdoret për parandalimin e thithjes së ajrit të ndotur apo gazrave helmuese).[4]

Vëllezërit Benu Musa gjithashtu bënë zbulimin e instrumentit të parë mekanik muzikor të njohur, një mjet që punonte me fuqinë rrjedhëse të ujit e që, sipas autorit Charles B. Flowler, ky zbulim qendroi si mjeti bazë për të prodhuar dhe riprodhuar muzikë në

mënyrë mekanike deri në gjysmën e dytë të shekullit XIX.

Gjatë veprimtarisë së tyre, ata kryen punime edhe për halifin Mutevekil, siç ishte angazhimi i tyre për konstruktimin e gypave për qytetin e ri të quajtur Xhafaria, të cilin po e ndërtonte halifi asokohe.

Vëllezërit Benu Musa po ashtu luajtën rol të rëndësishëm në zhvillimin e matematikës, astronomisë dhe gjeometrisë, përmes traktateve të tyre, duke u ofruar kështu nxitje dhe mbështetje përkthyesve e shkencëtarëve për avancimin e mëtutjeshëm në disiplinat e ndryshme shkencore.

Në këtë kontekst autorja gjermane Dr. Sigrid Hunke, e cila është e njohur për librin e saj ''Allahs Sonne über dem Abendland'' (Dielli i Allahut mbi Perëndimin), për Vëllezërit Benu Musa kishte thënë: ''Ata, me shpenzimet e veta dërguan njerëz në Perandorinë Bizantine, në kërkim të dorëshkrimeve antike filozofike, astronomike, matematikore dhe mjekësore.

Shpenzuan mjete të konsiderueshme vetanake për të blerë trashëgiminë shkencore greke dhe për t'i sjellë ato në shtëpi. Ndërsa halifi el Mutevekili u pati dhënë në dispozicion ekipe përkthyesish, të cilët punonin pandërprerë''.

## VËLLEZËRIT BENU MUSA ÇUAN PËRPARA ZHVILLIMET MATEMATIKORE TË FILLUARA NGA GREKËT ANTIKË

Vëllezërit Benu Musa ishin ndër shkencëtarët e parë arabë, që i studiuan punimet matematikore të grekëve dhe që vunë themelet e shkollës arabe të matematikës. Ata mund të quhen si ndjekës të matematikës klasike greke, sepse në metodologjinë e aplikuar nga ana e tyre kishte ngjajshmëri me ato që u aplikuan nga Arkimedi. Po megjithëkëtë, mund të themi se devijuan nga ajo, nga fakti se kishte mjaft dallime të cilat, edhe pse në shikim të parë, nuk duken të rëndësishme, siguruan hapat e parë drejt një shtegu të ri për avancimin e mëtutjeshëm të matematikës.

Vëllezërit Benu Musa aplikuan mënyrën e dobësimit të zbuluar nga Eudoksus dhe të përdorur me shumë efektshmëri nga Arkimedi.

Në shumë aspekte Vëllezërit Benu Musa çuan përpara zhvillimet matematikore të filluara nga grekët antikë, meqë grekët nuk i kishin menduar sipërfaqet dhe vëllimin si numra, por vetëm bënin krahasime proporcionesh të sipërfaqeve etj.. Koncepti i Vëllezërve Benu Musa ishte shumë më i gjerë sesa ai i grekëve. P. sh. $\pi$ e përshkruajnë si: …madhësi e cila, kur të shumëzohet me diametrin e rrethit, jep perimetrin e tij .

Ndërsa traktati më i studiuar, që është punuar nga Vëllezërit Benu Musa, është Kitab marifat masakhat el-ashkal. Ky punim është bërë i njohur me anë të përkthimit të tij latin nga Gherardi prej Kremone, që e kishte titulluar Liber trium fratum de geometria. Ky traktat merret me probleme të ngjashme me ato që kishte paraqitur Arkimedi në punimet e tij.

Vëllezërit Benu Musa dhanë po ashtu kontribut të madh edhe në fushën e fizikës dhe astronomisë.

Muhamed ibn Musa ishte pionier i astrofizikës dhe mekanikës qiellore. Në punimin e tyre Libri mbi lëvizjet e trupave qiellorë, ai ishte i pari që zbuloi se trupat qiellorë dhe sferat qiellore i nënshtrohen ligjit të njëjtë të fizikës ashtu siç është edhe Toka, në dallim nga shkencëtarët antikë, të cilët besonin se sferat qiellore ndiqnin ligjet e tyre fizike, të ndryshme nga ato në Tokë.[6]

Poashtu Muhamed ibn Musa në librin e tij Lëvizjet e yjeve dhe fuqia



tërheqëse, zbuloi se ekzistonte një forcë tërheqëse në mesin e trupave qiellorë, duke lënë kështu nën hije ligjin e Njutnit për gravitacion universal.

Kanë bërë shumë vrojtime të diellit dhe të hënës nga Bagdadi, formuluan kalendar ku i paraqitnin pozicionet e planeteve, ndërsa punuan edhe mbi ndryshimet meteorologjike dhe regjistronin vrojtimet e tyre.

## ATA KISHIN ARDHUR NË PËRFUNDIM SE GJATËSIA E VITIT DIELLOR ISHTE 365 DITË E 6 ORË

Ata po ashtu llogaritën edhe perimetrin e Tokës duke përdorur trigonometrinë.[7] Nga sukseset e Vëllezërve Benu Musa ishte edhe matja e vitit diellor nga Muhamedi dhe Ahmedi, të cilët kishin ardhur në përfundim se gjatësia e tij ishte 365 ditë e 6 orë. Një vlerësim ky shumë i ngjashëm me atë të kohës moderne, duke pasur parasysh faktin se, për shkak të kësaj mbetjeje prej 6 orësh, edhe sot një herë në çdo katër vjet plotësohet me një 24-orësh, që i shtohet muajit shkurt në kalendar, dita e 29. Vëllezërit Benu Musa kishin bërë vrojtime edhe të yllit Regulus nga shtëpia e tyre mbi një urë në Bagdad, në vitet 840/41, 847/48 dhe 850/51. Gjatë tërë jetës së tyre, ata ishin kërkues të diturisë dhe njëkohësisht, me intelegjencën e tyre, kontribuan në avancimin e mëtutjeshëm të shkencës, po edhe në zhvillimin e teknologjisë me anë inovacionesh të tyre, të cilat vunë fundamentet e përparimit për gjeneratat e ardhshme.

(1) Joseph Needham, Science and Civilization in China Volume IV:1, Cambridge University Press, viti i botimit: Janar 1962. (2) Bajrush Ahmeti, Historia Islame 3 / Abasitët, Botues: Medreseja e mesme ''Alauddin'' Prishtinë, viti i botimit:1992 Prishtinë. (3) Po aty (4) Donald Routledge Hill, '' Mechanical Engineering in the Medieval Near East'', revista Scientific American, Maj 1991. (5) Film dokumentar, Ancient Discoveries, Machines of the East, produksion i History Channel 2008. (6) George Saliba, ''Early Arabic Critique of Ptolemaic Cosmology: A Ninth-Century Text on the Motion of the Celestial Spheres'', Artikull për History of Astronomy 25, viti i botimit 1994. (7) www. encyclopedia. farlex.com



XHAMIA - QENDRA ISLAMIKE VJENË / ISLAMISCHES ZENTRUM WIEN - MOSCHEE

Ilire HALIMI

# Studimi i Islamit në Universitetin e Vjenës

Universiteti i Vjenës është themeluar para afro 650 vjetësh, pikërisht më 12 mars 1365, nga duka Rudolfi IV.[1] Në burimet letrare ai njihet me emrin „Alma Mater Rudolphina Vindobonensis" dhe është i themeluar sipas modelit të Universitetit të Sorbonës të Parisit. Universiteti i Vjenës është institucioni më i vjetër i arsimit në hapësirën kulturore gjermanofolëse, dhe pas Universitetit të Karlit në Pragë, i cili është themeluar më 1348, është Universiteti i dytë më i vjetër në Evropën Qendrore.[2] Gjithsej 74. 000 studentë, sa janë të pranuar aktualisht, e bëjnë Universitetin e Vjenës më të madhin institucion arsimor në hapësirën gjermanofolëse. Mbi 15. 500 studentë të huaj, nga mbi 130 shtete, studiojnë në këtë Universitet, e prej tyre mbi 9. 800 janë femra. Në këtë kontekst vlen të përmendet se kishin kaluar më se 532 vjet që nga themelimi, kur për herë të parë më 1897 u qe lejuar edhe femrave që të regjistroheshin në Universitetin e Vjenës, fillimisht vetëm në Fakultetin Filozofik. Kështu, romanistja Elise Richter ishte regjistruar më 1897 dhe më 1907 qe habilituar si femra e parë në Universitetin e Vjenës.[3]

## STUDIMET ISLAME NË UNIVERSITETIN E VJENËS

Në bazë të regjistrimit të fundit të popullsisë, të bërë në vitin 2001, është konstatuar se në Austri 4,2 %, nga popullsia[1] e përgjithshme mbi 8-milionëshe, i takojnë besimit Islam, ndërsa vetëm në Vjenë 7,8 % e popullsisë mbi 1. 5-milionëshe, janë myslimanë.[4] Kështu që sipas përqindjes, Islami në krahasim me besimet e tjera është i treti, pas katolikëve dhe evangjelistëve, dhe kjo përqindje e myslimanëve parashikohet të rritet në të ardhmen.

Fluksi më i madh i emigrimeve të myslimanëve në Austri ndodhi në vitet '60 e '70 të shekullit XX, atëherë kur filluan të vinin aty për të punuar shumë myslimanë nga Turqia, të cilët sot e përbëjnë komunitetin më të madh mysliman në ketë shtet, si dhe nga ish-Jugosllavia, shqiptarët dhe boshnjakët. Këta të fundit më

së shumti kanë ardhur në kohën e luftës në Bosnjë në fillim të viteve '90 të shekullit të kaluar. Pjesa tjetër e popullsisë myslimane në Austri përbëhet nga emigrantë të shteteve arabe. Shumica e myslimanëve aktualisht i takojnë gjeneratës së dytë dhe të tretë, të cilët janë lindur, rritur dhe shkolluar në Austri. Por, shumë prindër, duke pasur parasysh që fëmijët e tyre për çdo ditë ballafaqohen me një kulturë dhe traditë tjetër, si dhe nga frika e asimilimit dhe e humbjes së identitetit islam, u detyruan t'i dërgonin fëmijët nëpër xhami, për të mësuar për Islamin. Mësimbesimi nëpër xhami zhvillohej nga imamë të cilëve fatkeqësisht u mungonin njohuritë metodike dhe didaktike të punës. Prandaj, për këtë qëllim, disa shtete evropiane kanë futur orën e mësimbesimit në sistemet e tyre të edukimit. Pasi Austria konsiderohet të jetë shteti i parë evropian që ka njohur fenë Islame si fe zyrtare, pas Krishterimit, qysh prej vitit 1912[5], -ajo gjithashtu qe shteti i parë që futi orën e mësimbesimit nëpër shkolla qysh në fillim të vitit shkollor 1982/83. Aktualisht vlerësohet se në Austri mësimet e besimit islam i ndjekin rreth 40.000 nxënës në 2. 700 shkolla, dhe me ta punojnë afro 350 mësues.[6]

Më 1998 u hap në Vjenë shkolla private - Akademia Pedagogjike e Fesë Islame – IRPA[7], në të cilën janë shkolluar shumë mësues të mësimbesimit Islam. Mirëpo, duke u ndier nevoja e vazhdueshme për mësues në këtë lëmi, si dhe për kuadro më të shkolluara, Universiteti i Vjenës në vitin 2006 vendosi për të hapur drejtimin e studimeve Master - Pedagogjia e Fesë Islame, dhe dy vjet më vonë edhe drejtimin, po ashtu të studimeve Master - Shkencat Islame.

## STUDIMET MASTER - PEDAGOGJIA E FESË ISLAME

Me një vendim të Senatit të Universitetit të Vjenës të vitit 2006, u vendos për hapjen e drejtimit të studimeve Master - Pedagogjia e Fesë Islame. Studimet kanë filluar nga semestri dimëror 2006/07. Ky drejtim u hap në kuadër të Fakultetit Filozofik dhe të Shkencave të Edukimit, ndërsa veprimtarinë arsimore dhe shkencore e ushtron në Institutin e Shkencave të Edukimit. Synimi kryesor i këtyre studimeve është shkollimi i mësimdhënësve të fesë islame në gjuhën gjermane për shkollat e mesme në Austri, si dhe shpjegimi dhe prezantimi kompetent autentik i Islamit në Evropë në kontekstin shoqëror dhe nga pikëpamja e drejtësisë gjinore. Po ashtu synim tjetër shumë i rëndësishëm është edhe dialogu ndërkulturor dhe ndërfetar me religjionet dhe popujt e tjerë, në bazë të tolerancës dhe bashkëpunimit.[8]

## STUDIMET MASTER - SHKENCAT ISLAME

Studimi i Shkencave Islame kishte filluar shumë vjet më përpara, pjesërisht, në Universitetin e Vjenës, në kuadër të drejtimit Arabishtja dhe Shkencat Islame. Mirëpo, pas interesimit për ta njohur dhe studiuar më thellësisht Islamin, si edhe nevojave për kuadro më të shkolluara, Senati i Universitetit të Vjenës vendosi të hapte një drejtim në vete, i cili do të merrej kryekëput vetëm me studimin e fesë islame. Kështu vitin e kaluar në semestrin dimëror 2008/09 kanë filluar studimet Master - Shkencat Islame. Ky drejtim është hapur në kuadër të Fakultetit të Filologjisë dhe Shkencave Kulturore, ndërsa veprimtarinë arsimore dhe shkencore e ushtron në Institutin e Orientalistikës.

Studimet Master - Shkencat Islame orientohen si drejtim i studimeve të shkencave kulturore në një kombinim me shkenca shoqërore dhe filologjike. Me këtë synohet që absolventët të arrijnë të fitojnë njohuri të thella në fushat e diskutimit teologjik, të drejtësisë dhe të misticizmit islamik, sikur edhe njohuri të zhvillimeve moderne dhe të lëvizjeve shoqërore në Botën Islame. Në radhë të parë, absolventët me studimet Master-Shkencat Islame do të aftësohen për fushën e veprimtarisë së punës shkencore në universitete, kolegje dhe institute. Në veçanti do të aftësohen për të punuar me medie elektronike moderne, që këto t'i përpunojnë e vlerësojnë dhe materialet e fituara t'i analizojnë shkencërisht. Një fokus i njohurive të tyre është edhe në fushën e përpunimit të burimeve nga gjuha arabe. Përveç të tjerash, duke pasur parasysh karakterin shoqëror, kulturor dhe filologjik të këtyre studimeve, absolventët aftësohen që të punojnë në misionet diplomatike në shtete myslimane, në organizatat kombëtare e ndërkombëtare të administratës publike, në organizata joqeveritare, në kompani që kanë të bëjnë me klientë myslimanë, si dhe në institucione austriake për të huajt dhe integrimin e tyre në shoqërinë austriake. Po ashtu, ata do të aftësohen që dukuritë e synuara aktuale shoqërore, të cilat shpesh përshkruhen si islamike, t'i përpunojnë dhe t'i përdorin si këshillim për nevojat shoqërore në sqarimin e çështjeve që kanë të bëjnë me Islamin autentik.[9] Duke filluar nga ky vit, për herë të parë në këtë Universitet, studimet Master në lëmin e studimeve islame, i ndjekin dy studentë të diplomuar në Fakultetin e Studimeve Islame të Prishtinës.

[1] Mühlberger, Kurt / Maisel, Thomas: An Historical Tour of the University of Vienna, http://www. univie. ac. at/archiv/ tour/content. htm, [2] University of Vienna, www. univie. ac. At, [3] Po aty. [4]Statistics Austria, www. statistik. At, [5] Islamische Glaubensgemeinschaft in Österreich, www. derislam. At, [6] IRPA - Islamische Religionspädagogische Akademie, www. irpa. ac. At, [7] Po aty. , [8] Universität Wien, Mitteilungsblatt, Curricula, Masterstudium Islamische Religionspädagogik, 04. 05. 2007. [9] Universität Wien, Mitteilungsblatt, Curriculum für das Masterstudium der Islamwissenschaft, 16. 06. 2008.

# AFGANISTANI

Mr. Samir B. AHMETI

- Emri ndërkombëtar në anglisht: Afghanistan.
- Emri zyrtar: Afganistan.
- Sistemi i qeverisjes: Republikë islame.
- Sipërfaqja: 652,225 $km^2$.
- Numri i banorëve: 32,738,376 (2008).
- Dendësia: 45 banorë në 1 $km^2$.
- Myslimanë: 99,9%.
- Kryeqyteti: Kabuli, qyteti më i madh në vend.
- Qytetet e tjera kryesore: Herat, Kandahar, Belhi (Mezar-i-Sherif), Bamjani dhe Kunduzi.
- Grupet etnike: 38% pashtunë, 25% taxhikë, 19% hazarë, 6% uzbekë, 12% amaikë, turkmenë, nuristanë, baluçë dhe arabë.
- Gjuhët kryesore: poshtu (zyrtare), dari, perse, taxhike, turke, uzbeke, mongole dhe arabe.
- Njësia monetare: Afghanis (AFN) 1.00 AFN = 0.0141940 EUR.
- Viti i pavarësisë: 1919.
- Festë kombëtare: 19 gushti - dita e pavarësisë.



POZITA GJEOGRAFIKE

Afganistani shtrihet në Azinë Jugore, në brendësi të kontinentit, nuk ka dalje në det. Kryeqytet është Kabuli.

Afganistani kufizohet nga lindja dhe jugu me Pakistanin, në një gjatësi 2430 km; nga perëndimi me Iranin, në gjatësi 936 km; nga veriu me Turkmenistanin, 137 km, në një pjesë nga veriu edhe me Uzbekistanin 137 km; nga verilindja me Taxhikistanin, 1206 km, dhe një pjesë nga verilindja me Kinën, 76 km.

Kabuli: Si kryeqytet, shtrihet afërsisht në mes të vendit. Lartësia mbidetare e Kabulit është e madhe, arrin deri në 1800 metra, prandaj llogaritet ndër kryeqytetet me lartësinë më të madhe mbidetare në botë.

Afganistani ka afërsisht 14 universitete.

Në Afganistan ka gjithsej 46 aeroporte, vetëm 11 janë të shtruara me asfalt.

HISTORIA E AFGANISTANIT

Fiset e vjetra afgane përmenden në histori qysh prej kohëve të lashta. Viset afgane që sot përbëjnë shtetin, kanë qenë të njohura gjatë historisë . Qytetet Kabul dhe Gazna kanë qenë të njohura për rolin e tyre në historinë islame. Qyteti Herat është i njohur për pozitën e tij shumë të çmuar në fushën e kulturës së lartë. Qyteti Kandahar është popullarizuar për shkak të famës në fushën e tregtisë dhe pozitës gjeografike të veçantë e të rëndësishme.

Afganistani, para Islamit, kishte dhënë një kontribut të çmueshëm në qytetërimin e botës së vjetër, prandaj ka përjetuar një pjesë të madhe të dy civilizimeve në cilësinë e fqinjësisë, atë të Indisë dhe atë të Persisë – Iranit të sotëm, ashtu sikur përjetoi edhe civilizimin e grekëve, kur trojet afgane ishin pjesë e perandorisë së Aleksandër të Maqedonisë.

Tek populli afgan gjejmë një kombinim të disa popujve nga myslimanët, siç janë: persianët,



taxhikët, turqit, mongolët dhe arabët. Po ashtu gjejmë disa gjuhë që fliten në Afganistan, gjuhët: afgane pashtu, persiane, taxhike, turke, mongole dhe arabe. Pra, myslimanët e disa kombeve, si në aspektin e popullatës ashtu edhe të gjuhës, përbëjnë këtë vend dhe jetojnë në të.

Afganistani, që sot është bërë i popullarizuar, me këtë emër është njohur vetëm pas shekullit XVIII miladi ose XII hixhri, konkretisht pas vitit 1740 m / 1153 h..

Pra, fillet e shtetit afgan vijnë që nga koha e sundimit të Ahmed Shah Durranit, i cili ngriti perandorinë e tij në vitin 1747. Ky shtet, jo edhe aq stabël, vetëm pas një periudhe të shkurtër filloi të ndikohej nga Britania e Madhe, kurse, pas marrëveshjes të vitit 1801 në mes anglezëve dhe persianëve, u vendos që tokat afgane të emërtoheshin Afganistan. Lufta, e cila njihet si e treta në mes anglezëve dhe afganëve, pati për pasojë që, më 19 gusht të vitit 1919, Afganistani të shpallte



pavarësinë e vet nga britanezët, e cila iu njoh më 22 nëntor 1921 . Më pastaj, Afganistani kaloi në një periudhë tjetër sundimi stabël të monarkisë, që filloi në vitin 1933 për të zgjatur deri më 1973. Nga viti 1973, qeveria afgane u detyrua të tërhiqej nga sundimi i vendit, për t'u zëvendësuar me sistemin republikan, dhe nga viti 1978 do të kontrollohej nga komunistët. Vetëm një vit më vonë filloi marshimi i trupave sovjetike në Afganistan, që shkaktoi një luftë të hidhur dhjetëvjeçare, e cila përfundoi me fitoren e muxhahidinëve afganë. Hovi i luftërave nuk pushoi as pas tërheqjes së trupave sovjetike në vitin 1989. Afganët i pushuan luftërat vetëm pasi muxhahidinët talibanë, në vitin 1995, dolën fitimtarë në luftimet e brendshme. Sundimi i muxhahidinëve talibanë në Afganistan vazhdoi deri në vitin 2001, më saktë pas ngjarjes shokuese në ShBA të 11 shtatorit 2001, kur filloi marshimi i trupave amerikane drejt Afganistanit; një marshim që ishte miratuar edhe nga OKB-ja. Pas tërë kësaj u vendos një qeveri e përkohshme afgane, në krye të së cilës qe vënë Hamid Harzai si kryetar i vendit.

Afganistani më 19 nëntor 1946 është bërë anëtar i Kombeve të Bashkuara.

## HISTORIA E HYRJES SË ISLAMIT NË AFGANISTAN

Fillimi i depërtimit të myslimanëve në trojet afgane kishte ndodhur në kohën e sundimit të halifit të dytë të myslimanëve - Umer ibnu-l- Hat-tabit r.a.. Më pastaj, myslimanët përtrinë hyrjen e tyre në kohën e Uthman ibn Affanit r.a.. Kështu, këto vise u bënë vende islame qysh prej shekullit të parë hixhri, kur luftërat e myslimanëve patën marrë përmasa të mëdha në kohën e Emevinjëve, për të arritur në Azinë e Mesme dhe në Indi.

Hyrja e Islamit në Afganistan bëri një ndryshim të madh në strukturën e jetës së popullit afgan, ngase Islami hyri si besim fetar që shtrihet në të gjitha sferat e jetës. Kultura islame zëvendësoi kulturën afgane të vjetër, me të gjitha zakonet, traditat dhe doket e saj. Populli afgan, qysh kur Islami hyri në tokën e tij, është rrokur me besimin dhe sistemin islam aq fuqishëm, saqë më pastaj hapësira afgane do të bëhet një qëndresë e fortë për Islamin dhe myslimanët.

Gjatë periudhave të ndryshme të historisë islame, në Afganistan është shfaqur një numër i konsiderueshëm mendimtarësh dhe dijetarësh në shkencat islame dhe joislame, si në: fikh, jurisprudencë islame, letërsi, filozofi dhe gjuhë arabe; ata dhanë një kontribut të madh në qytetërimin islam.

## KLIMA

Klima në Afganistan karakterizohet për thatësi gjithëpërfshirëse, sepse pjesa më e madhe e tij gjendet në një korridor të thatë që ka shtrirje në Qendër të Azisë. Për pasojë, klima e vendeve malore dhe atyre rrafshinore shfaqet me ndryshime, sepse në pjesën jugperëndimore të vendit nxehtësia gjatë verës arrin deri në 48,8 gradë celsius, për të zbritur tek malet Hindokush, në pjesën verilindore, gjatë dimrit, në minus 26 gradë celsius. Veçori e klimës së këtij vendi është ndryshimi shumë i madh i temperaturave, si e atyre në mes natës e ditës, ashtu edhe e atyre në mes stinëve të vitit.

## GJENDJA EKONOMIKE

Pjesa më e madhe e tokës afgane është malore dhe shkretëtinore, prandaj konsiderohet e papërshtatshme për zhvillimin e bujqësisë, sepse mungojnë kushte të volitshme, që në këto vise toka të bëhej e punueshme dhe prodhimtare. Sipërfaqja e përgjithshme tokësore që ofron kushte të mira për bujqësinë, është rreth 12.4% e kullota e livadhe 46%, tokë e punueshme 39% dhe pyje 3%.

Afganistani ka rezerva të konsiderueshme xehesh të ndryshme, siç janë: gazi natyror, nafta, argjendi, bakri, zinku, thëngjilli, bariumi, hekuri, sulfati, etj., por industria për nxjerrjen dhe përpunimin e këtyre xeheve është e pazhvilluar.

Nga eksportet kryesore të vendit, janë: lëkura e qengjit, pambuku i papërpunuar, fruta të thara dhe disa artikuj të tjerë ushqimorë.

Literatura e konsultuar:
(1) Dr. sc. Riza I. Çavolli; Gjeografia Regjionale e Azisë, Universiteti i Prishtinës, Prishtinë, 1998. (2)Vladimir ZOTO; Enciklopedi gjeografike e botës, Dasara, 2007, Tiranë. (3) Amir B. Ahmeti; ATLAS I BOTËS ISLAME, Logos-a, 2009, Shkup. (4) Mr. Mesh'hur Hasen Hamud, Dr. Hasen Jusuf Ebu Semur dhe Umer Muhammed El-Armuti, Mevsuatu-l-Alemi-l-Islami, boton: Vekaletu-n-Neiimi Li-l-i'lani ve-t-Tiba'ati, Amman – Jordani, viti: 1994 m / 1414 h. (5) Dr. Ismail Ahmed Jagi, Mahmud Shakir; Tarihu-l-Alemi-l-islami El hadithi ve-l-muasiri, Rijad. (6)http://ar.wikipedia.org/wiki (7) http://www.jawadmedia.com/srca/education.htm

Dr. Faruk SELIM

# Kur kemi zbuluar diçka për herë të fundit?

Merrni me mend, kur Vikingët ishin të angazhuar duke shkatërruar nëpër Evropë, El-Havarizmi ishte i preokupuar duke zhvilluar dituri në matematikë (vepra e tij kryesore është teksti i algjebrës ose "Hisabul-xhebr vel-mukabele"). Ibni Sinai prodhonte si dituri mjekësore, ashtu edhe filozofike. Halifi Fatimi, El-Hakimi, kishte themeluar Shtëpinë e urtësisë (Darul-Hikmeti).

Dituria është fuqi. Dituri do të thotë të posedosh informacione, fakte, të vërteta dhe parime. Nëse dituria është fuqi, atëherë ai që ka diturinë, ka edhe fuqinë. Nëse dituri janë informacionet, faktet dhe idetë, atëherë ai që posedon informacionet, faktet dhe idetë, - e ka fuqinë.

Merrni me mend, kur Vikingët ishin të angazhuar duke shkatërruar nëpër Evropë, El-Havarizmi ishte i zënë duke zhvilluar dituri në matematikë (vepra e tij kryesore është teksti i algjebrës ose "Hisabul-xhebr vel-mukabele"). Ibni Sinai kishte prodhuar si dituri mjekësore, ashtu edhe filozofike. Halifi Fatimi, El-Hakimi kishte themeluar Shtëpinë e urtësisë (Darul-Hikmeti). Abasitët kishin themeluar institutin e hulumtimeve, i cili quhet Bejtul-Hikmeti. Xhabir ibn Hajjani ishte kimisti i parë që kishte prodhuar acidin sulfurik. Al Zahravi ishte bërë "baba i kirurgjisë moderne". El-Zarkali kishte shpikur astrolabin (instrument historik astronomik).

Derisa prodhonim dituri, ishim të fuqishëm. E sundonim Spanjën. Sundonim Konstandinopojën, Nimin (në Francë), Afrikën Veriore, Qipron, Sardinën, Sicilinë, Egjiptin, Jerusalemin, Sirinë, Valacinë (Rumani), Serbinë, BeH, Shqipërinë, Persinë, Venedikun dhe Hungarinë (me këtë renditje). Në Sicili kemi qenë 264 vjet. Sundimi ynë në Spanjë ka zgjatur 700 vjet.

Pastaj prodhimin e diturisë e ndërpremë para 1000 vjetësh. Sundimtarët e Ymetit e udhëzuan Ymetin të ndërpriste përdorimin e diturisë që kishin prodhuar jomyslimanët.

Tash jemi të pafuqishëm, absolutisht të pafuqishëm. Të pafuqishëm, sepse nuk po prodhojmë dituri. Të pafuqishëm, sepse konsiderojmë se përdorimi i diturisë që kanë prodhuar jomyslimanët, është mëkat. Të pafuqishëm, sepse nuk po arrijmë ta përhapim diturinë. Të pafuqishëm sepse nuk po arrijmë ta aplikojmë diturinë.

Mu në kohën kur kishim ndërprerë të prodhonim dituri, ata kishin themeluar Universitetin e Bolonjës (në vitin 1088), pastaj Universitetin e Parisit (v. 1150), Universitetin e Oksfordit (v.1167), Universitetin e Kembrixhit (v. 1209), Universitetin e Salamankës (Spanjë, v. 1218), Universitetin e Montpelierit (Francë, v. 1220), Universitetin e Napolit (v. 1222), Universitetin e Tuluzës (Francë, v. 1229), Universitetin e Madridit (v. 1293), Universitetin e Romës (v. 1303), Universitetin e Pizës (v. 1343), Universitetin e Vjenës (v. 1365), Universitetin e Lajpcigut (v. 1409), Universitetin e Katanas (v. 1434), Universitetin e Glasgout (v. 1451), Universitetin e Kopenhagës (v. 1479) dhe Universitetin e Aberdinit (v. 1494). Tash, të ecim me shpejtësi përpara deri në ditët tona. Pyetja: Kush ka prodhuar më shumë dituri deri më tash në këtë vit? Përgjigjja: Universiteti i Harvardit; i themeluar në vitin 1636, institucioni më i vjetër i arsimit të lartë në ShBA. Pas Harvardit është Universiteti i Kembrixhit, i themeluar në vitin 1209.



Merrni me mend, prej 100 universiteteve më të mëdha në planet, 51 janë në ShBA. ShBA ka më pak se 5% të popullsisë së botës dhe ka 51% të universiteteve më të mëdha.

Merrni me mend, prej 400 universiteteve më të mëdha, asnjë – po, po asnjë – nuk është në vendet me shumicë myslimane. E çuditshme, prej 500 universiteteve më të mëdha në këtë planet, 6 janë në Izrael dhe 2 në Indi (burimi: Renditja akademike e universiteteve në botë, 2006). Pse jemi kaq të pafuqishëm? Kur kemi shpikur diçka për herë të fundit? Kur dhe cili ka qenë kontributi ynë i fundit për civilizimin njerëzor? A mos është edhe ky komplot i çifutëve? Apo ndoshta i amerikanëve? A mos na kanë penguar ne çifutët, që të prodhojmë dituri? A mos na kanë penguar amerikanët, që ta aplikojmë diturinë?

*Autor: Dr Faruk Selim (autori është freelance kolumnist nga Islamabadi) (Islambosna) Përktheu Miftar Ajdini*

# HAXHI 2009

Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës

Organizon

## SHKUARJEN NË HAXH



Të interesuarit për Haxh mund të paraqiten nëpër këshillat vendor.

Aranzhmani për këtë vit është:

## UDHËTIMI ME AUTOBUS 1950 €
## UDHËTIMI ME AEROPLAN 2650 €

Duke përfshirë edhe prerjen e kurbanit

Informata të tjera lidhur me haxhin 2009 mund të merrni çdo ditë në shërbimin përkatës të Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës në telefonat:

038 224 001
038 224 022
038 224 024

Ose në zyrat rajonale të këshillave vendore të Bashkësisë Islame të Kosovës

# NË KOSOVË SOLEMNISHT U KREMTUA FESTA E

Si tradicionalisht, pas përfundimit të muajit të agjërimit-Ramazanit, më 20 shtator 2009, si në gjithë Botën Islame ashtu edhe tek ne, besimtarët kremtuan në mënyrë madhështore festën e Fitër-Bajramit me lutjet për paqe, harmoni, unitet dhe për solidaritet me nevojtarët e për një të nesërme më të mirë.Manifestimi qendror për territorin e Kosovës kushtuar festës së Fitër-Bajramit u mbajt në xhaminë "Sulltan Murat" të Prishtinës, në prani të mijëra besimtarëve, ku qenë të pranishëm udhëheqësit më të lartë të Bashkësisë Islame të Kosovës me Myftiun, Mr. Naim Tërnava. Namazit të sabahut i priu Bahri ef. Sejdiu, ndërsa për vlerën dhe rëndësinë e festës së Fitër-Bajramit, folën Nexhmedin ef. Hoxha dhe mr. Jakup Çunaku Nexhmedin efendiu në fjalën e tij u përqendrua tek rëndësia që i kushton islami edukimit të rinisë, ku elaborati edhe nismën e Kryesisë së BI për futjen e lëndës













# FITËR- BAJRAMIT

së edukatës fetare në kuadër të sistemit publik të arsimit. Ndërsa Jakup ef. Çunaku foli për rëndësinë dhe vendin që ka festa e Fitër - Bajramit në fenë islame.Faljes së namazit të Fitër-Bajramit i priu kryeimami i Kosovës, Sabri ef. Bajgora, ndërsa Myftiu i Kosovës, nga hytbeja e xhamisë "Sulltan Mehmet-Fatih", iu drejtua popullit me mesazh. Edhe duanë e namazit të Fitër-Bajramit e bëri Myftiu Naim ef. Tërnava.








PRITJE URIMI NGA MYFTIU I KOSOVËS, ME RASTIN E FESTËS SË FITËR-BAJRAMIT

Si tradicionalisht, Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava me rastin e festës së Fitër-Bajramit, nga ora 9-12, në selinë e Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës organizoi pritje urimi. Për ta uruar Myftiun Tërnava në selinë e BI të Kosovës erdhën:

NGA INSTITUCIONET:

Presidenti i vendi- Dr. Fatmir Sejdiu; Kryeministri – Hashim Thaçi; Kryetari i Kuvendit të Kosovës- Jakup Krasnsniqi, Ministrja e Drejtësisë-Nekibe Kelmendi.

NGA QARQET DIPLOMATIKE:

Ambasadori i Turqisë në Kosovë - z. Metin Hysrev Ynle, sekretari i parë i Ambasadës së Shqipërisë në Prishtinë.

NGA PARTITË POLITIKE:

Kryetari i LDD-së Nexhat Daci me bashkëpunëtorë, Kryetari i PD-së Ferid Agani me bashkëpunëtorë; një delegacion i AAK-së i prirë nga Ahmet Isufi; një delegacion i AKR-së i prirë nga Dr. Ibrahim Gashi, Kryetari i PSDK-së Agim Çeku, Kryetari i PLK-së Gjergj Dedaj; kryetari i PSK-së Emrush Xhemajli; Kryetari i Lëvizjes Demokratike për Integrim nga Medvexha, Rexhep Abazi, publicisti veton Surroi dhe shumë personalitete të tjera të jetës politike, kulturore e fetare të Kosovës.

NGA AKTIVITETI I MYFTIUT GJATË RAMAZANIT

Myftiu i Kosovës, mr. Naim Tërnava zhvilloi një veprimtari të ngjeshur gjatë Muajit të Ramazanit. I shoqëruar nga bashkëpunëtorët, ai qe i pranishëm në një numër të konsiderueshëm xhamish, si në namazin e xhumasë, ashtu edhe në namaze të tjera, ku mbajti disa ligjërata në temat që kanë të bëjnë me agjërimin, mbajti disa hytbe dhe mori pjesë, si ligjërues, në disa tribuna që u organizuan nëpër qendra të ndryshme të Kosovës gjatë këtij muaji të bekuar.

IFTARE PËR MYFTIUN DHE BASHKËPUNËTORËT E TIJ

Njëkohësisht, gjatë muajit të bekuar të Ramazanit, për myftiun Tërnava dhe bashkëpunëtorët e tij shtruan iftare të përbashkëta personalitete të njohura politike e publike. Ndër të tjera, do të veçojmë:

Iftarin që shtroi Kryeministri i Kosovës Hashim Thaçi i shoqëruar nga ministrat e kabinetit më 17 shtator 2009;

Iftarin që shtroi më 18 shtator 2009, Ambasadori amerikan Kristofer Dell,

Iftarin që shtroi më 15 shtator 2009, Këshilli i BI së Prishtinës ku përpos myftiut qenë të pranishëm edhe kryeministri Thaçi, lideri i AAK-së, Ramush Haradinaj, drejtori i Policisë së Kosovës Sheremet Ahmeti etj. *(r.sh.)*

# HAXHI 2009

Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës

Organizon

## SHKUARJEN NË HAXH



Të interesuarit për Haxh mund të paraqiten nëpër këshillat vendor.

Aranzhmani për këtë vit është:

## UDHËTIMI ME AUTOBUS 1950 €
## UDHËTIMI ME AEROPLAN 2650 €

Duke përfshirë edhe prerjen e kurbanit

Informata të tjera lidhur me haxhin 2009 mund të merrni çdo ditë në shërbimin përkatës të Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës në telefonat:

038 224 001
038 224 022
038 224 024

Ose në zyrat rajonale të këshillave vendore të Bashkësisë Islame të Kosovës

# KULTURORE



Nexhat IBRAHIMI

## Hipokrizia, e politikës së jashtme perëndimore

Problemet dhe vështirësitë kryesore në komunikimin ndërmjet Botës Myslimane dhe evropiane nuk janë gjëra të papritura, por janë rezultat i politikave të gabuara për një kohë të gjatë. Kjo sidomos rezulton për shkak të standardeve të dyfishta të Perëndimit në raport me Botën Myslimane dhe për shkak të përvojave të shumta të Botës Myslimane me Perëndimin gjatë historisë moderne. Edhe pse Perëndimi parimet e lirisë dhe drejtësisë i arriti nëpërmjet revolucioneve politike që pasuan pas iluminizmit, është e pakuptueshme se si gjatë shekujve 19-20 Perëndimi nuk i sendërtoi këto parime në raportet Perëndimi kundrejt pjesës së mbetur të Botës Myslimane.

Sundimi imperialist dhe kolonialist evropian në territoret myslimane ka lënë gjurma të tmerrit, represionit dhe egërsisë në vetëdijen e qytetërimeve të kolonizuara. Imperialistët kanë treguar jo vetëm mungesë respekti ndaj kulturës dhe religjionit islam, por edhe elemente të racizmit dhe arrogancës kulturore.

Deklarata e Balfourit më 1917, hebraikëve u premtoi atdheun nacional në Palestinë, që solli konflikt me popullsinë arabe, e cila jetonte aty.[1] Pas Luftës së Parë Botërore, Marrëveshja e fshehtë e Sykes-Pikot (The Sykes-Picot Agreement)[2], e cila është përpunuar gjatë luftës, e ndau Botën Arabe ndërmjet Anglisë dhe Francës në "zonat e ndikimit". Për shkak të standardeve të dyfishta, liria dhe e drejta në vetëdeklarim qenë të kufizuara për qytetarët e këtyre dy shteteve evropiane, dhe në tërësi kanë qenë të privuara për qytetarët e shteteve arabe.

Në rrafshin ekonomik, territori i Botës Arabe është eksploatuar në dobi të Evropës. Raporti ndërmjet vlerës reale ekonomike, nga një anë, dhe çmimit të të mirave të shitura dhe shërbimeve, në anën tjetër, ka qenë i padrejtë dhe politikisht i imponuar, derisa politikanët përreth predikonin për "tregtinë e lirë" dhe në mekanizmat e tregut. Me mijëra njerëz të cilët ishin të detyruar që nën udhëheqjen franceze të punonin në hapjen e kanalit të Suezit, humbnin jetën në Egjipt për shkak të urisë dhe sëmundjeve, derisa puna e detyrueshme në të njëjtën kohë në Evropë asokohe nuk ishte i lejuar. Pas nacionalizimit të kanalit të Suezit më 1956, forcat ushtarake të Britanisë, Francës dhe Izraelit sulmuan dhe pushtuan këtë kalim të vlefshëm e të rëndësishëm strategjik ekonomik, në mënyrë që t'i pengonin egjiptianët për të sendërtuar të drejtën dhe kontrollin e tyre mbi territorin dhe ekonominë e tyre.[3]

Pas Luftës së Dytë Botërore, Bota Myslimane ka shpresuar se Evropa e dobësuar, e cila pati shijuar të gjitha përvuajtjet e kësaj lufte, do të ishte më humane ndaj të tjerëve, dhe sidomos ndaj atyre që e kishin përkrahur në luftën e saj kundër racizmit.

## MYSLIMANËT NË EVROPË, QYTETARË TË RENDIT TË DYTË

Për fat të keq, hipokrizia evropiane, standardet e dyfishta, vazhduan edhe më tutje. Shpresat myslimane për një Perëndim "të të gjithëve" filluan të zbeheshin dhe të fikeshin para gjendjes pothuaj të pandryshuar të hipokrizisë perëndimore. Evropa filloi të rindërtohej dhe për këtë qëllim në Evropë u sollën miliona myslimanë nga Turqia, ish-Jugosllavia dhe Afrika Veriore. Mirëpo, trajtimi i tyre ishte përbuzës. Vendet myslimane, që ishin poligon i luftërave gjatë viteve 1939-1945, nuk u ndihmuan as u kompensuan nga shkaktarët e shkatërrimit të vendit të tyre. Dëmet nga minat që patën vendosur forcat aleate, u ndien edhe për një kohë të gjatë. Ato dëmtuan popullin mysliman biologjikisht, por edhe ekonomikisht e politikisht. Po kjo nuk ndodhi me vendet e tjera, si Izraeli, Anglia, ShBA, Franca etj..

Perëndimi vetëm deklarativisht pohon se njeh zërin e popullit, sepse, pavarësisht nga fitorja e krahut mysliman në Algjeri në zgjedhjet e vitit 1992, ato u shkelën me tanke dhe u përkrahen nga Perëndimi. Nga lufta qytetare që pasoi, vdiqën mbi 100 mijë njerëz. Shtetet e fuqishme perëndimore i mbrojnë shtetet autoritare dhe diktatoriale, për t'i mbrojtur interesat e tyre politike e ekonomike. Shumë mjete disiplinimi që ekzistojnë ndër myslimanët, janë blerë nga Perëndimi. Kjo bëri që myslimanët të dyshojnë në çdo gjë perëndimore, madje edhe kur diçka është e mirë dhe e dobishme. Myslimanët mendojnë se çdo gjë perëndimore është jodemokratike, me qëllim shfrytëzimi, korruptimi, sepse Perëndimi çdo gjë prodhon me qëllim sundimi, represioni, dhunimi etj..

## SHKELJA E SË DREJTËS NDËRKOMBËTARE

Koncepti modern i së drejtës ndërkombëtare, që me ndryshime dhe plotësime të vogla është në përdorim edhe sot, ka lindur pas dy luftërave të tmerrshme botërore. Ato ndodhën, sepse nuk pati mekanizma për pengimin e tyre. Për këtë arsye Fuqitë e Mëdha botërore hartuan Konventën e Popujve të Bashkuar[4], të miratuar para së gjithash që të sigurojë ruajtjen e rendit dhe sigurisë ndërkombëtare ndërmjet vendeve të ndryshme në botë, dhe të pengojë luftërat dhe katastrofat humanitare të ardhshme. Mirëpo, kjo konventë, edhe pse e miratuar prej të fuqishmëve, injorohej shpesh pikërisht nga të fuqishmit, kurse aplikohej ndaj të pafuqishmëve. Po ashtu, edhe pse ekziston Konventa e Gjenevës për trajtimin e robërve të luftës, e aprovuar më 12 gusht 1949 (Konventa e Tretë e Gjenevës)[5], në Afganistan dhe Irak Aleanca Perëndimore shkeli çdo të drejtë të tyre, nga arrestimi e deri tek mbajtja në burgje famëkeqe pa fakte dhe në pafund pa gjykim. Kjo flet qartë se konventa në fjalë vlen për t'i mbrojtur perëndimorët, por jo edhe pjesën tjerër të botës. Kjo gjendje nuk do fakte, sepse edhe vetë Qeveria Amerikane (e Bushit dhe kjo e Obamës) e pranon se Guantanamo dhe burgjet e tjera, paraqisnin shkelje drastike të të drejtave më elementare të njeriut.

## MUNGESA E DREJTËSISË SË MIRËFILLTË DHE GJITHËPËRFSHIRËSE

Kur talebanët në Afganistan urdhëruan rrënimin e një shtatoreje të Budës, në aspektin kulturor jo të rëndësishme, shtetet perëndimore dhe shumë shtete myslimane shfaqën indinjatën dhe mospajtimin e tyre për shkak të veprimeve të tilla barbare. Ky rast shërbeu, për të satën herë, që mediet perëndimore të theksonin prapambetjen dhe moszhvillimin kulturor të shteteve myslimane dhe të Islamit.

Në disa raste të tjera, vendet perëndimore mbrojtën apo restauruan disa përmendore të lashta historike në vendet myslimane, veçse ato u orientuan në objektet historike jomyslimane, si ato asiriane, budiste, faraonike dhe romake, duke u kthyer

krahët objekteve myslimane. Kjo ndodhi edhe në Kosovë. Edhe pse më 1998-1999 në Kosovë, nga serbët u dogjën, u rrënuan e u shkatërruan mbi 220 xhami dhe dhjetëra objekte të tjera historike myslimane, kjo kaloi heshtazi nga faktori ndërkombëtar dhe (mos llogarit ndonjë përjashtim) nuk u restaurua asnjë xhami apo objekt i rëndësishëm mysliman nga donacionet perëndimore. Por, kur më 17 mars 2004, ndodhi një revoltë në Kosovë, e nxitur dhe pa dyshim e shkaktuar nga vetë shërbimi sekret serb, dhe pas djegies së disa kishave ortodokse, faktori ndërkombëtar në të gjitha nivelet, u alarmua dhe nga buxheti i varfër, social, i Kosovës, filloi të jepte miliona euro për restaurimin e tyre. Si kurorë e tërë kësaj, qeveria serbe, ndonëse në ish-Jugosllavinë shkaktoi mbi 300 mijë vdekje, ndonëse shkaktoi rreth 2 milionë refugjatë, ndonëse dogji mbi 2000 objekte fetare etj. etj., ajo u shpërblye me privilegje të reja: liberalizimi i vizave për BE dhe hyrja e shpejtë në të.

Është e qartë, standardet e dyfishta ngulisin në kokat e njerëzve gjurmë të pashlyeshme të padrejtësisë dhe diskiriminimit racor, fetar, kulturor etj..

## PERËNDIMI SHPËRFILL ARRITJET POZITIVE NË AVANCIMIN E TË DREJTAVE TË FEMRËS

"Çështja e femrës në Islam" edhe më tej është temë e nxehtë jo vetëm në mediet e shkruara dhe elektronike por edhe në tavolinat e qeverive të rëndësishme në Perëndim. Çdo rast shfrytëzohet që të prezantohet prapambetja dhe moszhvillimi i të drejtave të femrave në Botën Myslimane dhe në vetë Islamin. Mbulesa e femrës, poligamia dhe synetia e femrave[6] zë vend qendror në këtë listë të zezë temash. Hulumtimi i këtyre temave nuk është bazuar në fakte po në idetë e orientalizmit të skajshëm, duke shkëputur pjesë nga "Një mijë e një net" apo nga "Bota e haremit".

Ngjarjet pozitive në lidhje me të drejtat e femrave në Islam dhe në shoqëritë myslimane, shpesh ngelin të heshtura dhe të pavërejtura. Për shembull, gratë në Egjiptin modern kanë realizuar të drejtën e përfaqësimit në parlament qysh në vitin 1956, më përpara sesa në Zvicër dhe në disa vendeve të tjera perëndimore. Rrogat dhe kompensimet për punën e kryer janë të njëjta si për meshkuj ashtu edhe për femra, në dallim nga disa shtete të Perëndimit. Islami po ashtu ka përcaktuar detyrimet materiale të babait ndaj familjes së tij dhe urdhëron ndarjen e detyrimeve materiale ndërmjet burrit e gruas[7]. Duke shqyrtuar dhe zbërthyer shembujt e theksuar dhe të tjerë, bëhet e qartë se më të shumtën e rasteve, politika e jashtme perëndimore dhe diskursi intelektual janë joreale, subjektive dhe indiferente për tjetrin. Ata duken se kanë aversion për dëgjimin e tjetrit dhe për pranimin e diversitetit. Këto dukuri janë të pranishme edhe në shoqëritë myslimane, por kjo dukuri shpirtngushtësie ka peshë në shoqëritë perëndimore dhe ndikim shumë të dëmshëm, për shkak të fuqisë dhe ndikimit të tyre. Standardet e dyfishta që zbaton Perëndimi ndaj Lindjes, dhe sidomos ndaj Lindjes islame, është pengesa kryesore për çfarëdo dialogu domethënës, të sinqertë dhe afatgjatë ndërmjet dy palëve të konfrontuara: Orientit dhe Oksidentit.

## PERPSEKTIVA E PROBLEMIT: PËR NJË BOTË MË TË MIRË

Me kalimin e kohës mirëbesimi ndërmjet Perëndimit dhe Botës Myslimane është dobësuar, dëmtuar dhe, në segmente të caktuara, edhe është rrënuar. Mjegulla e hipokrizisë intelektuale ka mbuluar vetëdijen dhe pikëpamjet e të dyja palëve. Që të kapërcehet kjo gjendje e ngarkuar dhe përplot mosbesim e të fillojë këmbimi i ndërsjellë i vlerave dhe mallrave në bazë të njëjtë, nevojitet kohë e gjatë bashkëpunimi. Në vend të rrënimit të shoqërive myslimane (çfarë ndodh me Afganistanin, Irakun, Palestinën, Egjiptin, Sudanin, Kosovën, Shqipërinë etj.) nevojitet një lexim i thellë i historisë së përbashkët në nivele akademike dhe në ato më të ulëta, akademike dhe popullore, duhen favorizuar elementet e përbashkëta, sidomos: duhet të pranojmë të gjithë se asnjë palë nuk është e vetëmjaftueshme dhe se diversiteti nuk është pengesë po begati, e imponimi i standardeve të dyfishta të bëhet pjesë e së kaluarës historike.

Kjo duhet të bëhet edhe nëpërmjet një këmbimi më të madh intelektual, arsimor dhe publik. Duhet të intensifikohen diskutimet për problemet e përbashkëta, duke shfrytëzuar mjetet e përbashkëta. Atëherë kur Bota Myslimane të vërë re se po trajtohet si partner i barabartë dhe miqësor, me të drejtë kontributi për bashkësinë globale, mund të shpresohet për vendosjen e urave që do ta lidhin Perëndimin dhe Botën Myslimane. Elemente për një klimë të tillë ka. Qeveritë dhe institucionet relevante të të dyja palëve, duhet të veprojnë sinqerisht dhe jodjallëzisht.[8]

(1) Arthur James Balfour. Shih: www.stormfront.org/forum/showthread.php?t=288022 (i shënuar më 29.08.2009). (2) Sykes–Picot Agreement, sipas: en.wikipedia.org/wiki/Sykes%E2%80%93Picot_Agreement; krhs.: Nexhat Ibrahimi, Zhvillimi i sekteve në historinë e mendimit islam, Tetovë, 2007, fq. 130. (3) Suez Crisis, sipas: en.wikipedia.org/wiki/Suez_Crisis. (4) United Nations Charter, sipas: en.wikipedia.org/wiki/United_Nations_Charter. (5) Third Geneva Convention , sipas: en.wikipedia.org/wiki/Third_Geneva_Convention. (6) Synetia e fëmijëve femra nuk është traditë islame dhe nuk ka bazë në Islam e në Kuran, pa marrë parasysh që kjo traditë është praktikuar dhe ende praktikohet në disa vende afro-myslimane, me gjithë kundërshtimin e shumë myslimanëve. (7) Do të ishte e pandershme të mos theksojmë se edhe shumë myslimanë pranojnë prodhimet perëndimore dhe aspekte të qytetërimit perëndimor, por më pastaj kritikojnë sistemin e tyre për shekullarizëm, shkapërderdhje dhe dezintegrim. Këtë veprim më tepër do ta kategorizonim në hipokrizi sesa në standard të dyfishtë. (8) The West and the Muslim World: A Muslim Position (Perëndimi dhe bota muslimane: Një pikëpamje muslimane), Shtutgart, Institut fur Auslandsbezi¬ehungen - IFA, 2004., str. 149-56. Autor të raportit janë: Fikret Karčić (Sarajevë), Salwa Bakr (Kajro), Basem Ezbidi (Nabulus, Palestinë), Hanan Kassab-Hassan (Damask), Maz'har Zaidi (Lahorë, Pakistan) dhe Jawhar Hassan (Kuala-Lumpur).

Avdyl RRAHMANI

# Pse deri te konflikti?

Konflikti botëror është i vjetër sa vetë njeriu në tokë, jo pse ngjarja e Kabilit dhe Habilit e vërteton këtë, por sepse konflikti gjithherë është i ngjitur me jetën e njerëzve. Për këtë arsye, as që mund të imagjinohet se ndonjëherë konfliktet botërore do të marrin fund, mirëpo mund të imagjinohet se mund të arrihen mjete, të cilat i administrojnë konfliktet në mënyrë paqësore. Ky pra është caku të cilin ithtarët e paqes botërore përpiqen ta arrijnë; do të thotë kufizimi i luftërave të përdoret si mjet për administrimin e konflikteve, po jo edhe për t'u dhënë fund vetë konflikteve.

Sa të ekzistojë njerëzimi, do të ketë edhe konflikte, për shkak të mospajtimeve në mes të njerëzve. Prandaj mund të themi se çdo konflikt, domosdoshmërish dhe patjetër nuk është i keq ose nuk shpie drejt të këqijave, sepse ndodh që konflikti në mes të individëve, për shembull, të shpjerë drejt një konkurrence pozitive, nga e cila rrjedhin dobi të mëdha. Të njëjtën gjë mund ta themi edhe për konfliktet në mes të grupeve deri te konfliktet me përmasa botërore.

Madje njerëzit nuk do të jepeshin pas lojërave sportive për tjetër veçse për të shfaqur shpresat e tyre, se nga konfliktet duhet të rezultojnë dobi e jo dëme dhe shkatërrime. Në këso lojërash, konflikti dhe konkurrenca bëhen në mes dy individësh apo në mes dy ekipesh, vetëm që njërit, individit ose grupit, t'i shkaktohet disfatë. Dhe kështu konflikti dhe konkurrenca, që zhvillohet në këtë mënyrë, shumë lehtë mund të shndërrohet në një konflikt dhe në një konkurrencë pozitive, e konfliktin nuk do ta lejonte që të zhvillohej dhe të arrinte deri në një luftë shkatërruese.

Por suksesin që realizon njeriu në lojërat sportive, nuk e realizon jashtë terreneve e fushave të sportit, dhe kurrsesi jo në konflikte në mes shtetesh apo në konfliktin botëror.

Në saje të kësaj, nuk mund të themi se përpjekjet për korrigjimin e këtij konflikti, do të dështonin tërësisht. Kështu pra, një sukses i caktuar është në këtë drejtim, por ky sukses është aq i vogël, saqë nuk arrin një përparim që ka arritur njerëzimi në fusha të tjera, sepse ka një disharmoni të madhe në mes dy shteteve për sa i përket menaxhimit të konkurrencës, qoftë ekonomike apo politike.

Ajo që e bën këtë problem edhe më kompleks, është se përpjekjet, të cilat kanë për qëllim menaxhimin e konfliktit botëror, ballafaqohen me disa ngecje e zmbrapsje që i pengojnë, mu ashtu siç po ndodh tani me luftën amerikane kundër terrorizmit. Dhe kjo nuk është hera e parë që thirrja për paqe botërore të ballafaqohet me një krizë, e cila po merr përmasa shkallëzuese dita-ditës.

Shumë prej nesh i ndjekim me vëmendje informacionet televizive botërore dhe vëmë re se ato - në një formë a në një tjetër - kanë të bëjnë me mospajtime dhe me konflikte në mes të shteteve (apo me konflikte edhe brendapërbrenda shteteve) si për shembull:

"India dhe Pakistani patën bërë të ditur se çështja e Kashmirit mund të shpinte drejt një lufte."

"Konflikti etnik në pjesën e Ballkanit në mes të shqiptarëve dhe serbëve."

"Konflikti që ndizet kohë pas kohe ndërmjet izraelitëve dhe palestinezëve."

"Përkrahja e prodhimeve bujqësore ndez një luftë tregtare ndërmjet Bashkimit Evropian dhe SHBA-ve".

S'ka dyshim se shumica prej nesh, shpresojmë se do të vijë një ditë kur do të ndjekim informacione pa konflikte dhe informacione jo për ngjarje të përgjakshme. Gjithashtu shpresojmë se do të vijë një ditë kur do të marrim informacione, përmbajtja e shumicës prej të cilave, të jetë e lidhur me zbulimet shkencore dhe me përpjekjet e përbashkëta të njerëzimit për mposhtjen e problemeve që sfidojnë dhe janë kërcënim për botën, si:

Ambienti (ngritja e temperaturës, shpuarja e ozonit dhe ndotja e ambientit në përgjithësi), apo zbulimi i një bari kundër sëmundjeve të pashërueshme si AIDS, apo afrimi i kulturave dhe qytetërimeve të ndryshme ndërmjet njerëzve (lojërat olimpike, festivalet artistike botërore).

Edhe pse shumica e njerëzve në mbarë botën shpresojnë për gjëra të tilla, shumë nga informacionet që dëgjojmë sot, përmbajnë lajme të këqija, duke nisur që nga vrasjet e deri tek shkatërrimet dhe luftërat, dhe tërë kjo njeriun e bën të pyesë: A nuk do të vijë një ditë kur njerëzit të vetëdijesohen dhe t'i ndalin konfliktet në mes tyre? Pse udhëheqësit e shteteve nuk e kuptojnë se paqja është më e dobishme për njerëzit - sesa konflikti- (sh.p.)?

E, po qe se ne mendojmë kështu, arrijmë të kuptojmë se njerëzit ishin dhe janë budallenj e të marrë, meqë hyjnë në këso konfliktesh. A mund të jetë e vërtetë se konflikti botëror është si rezultat i marrëzisë?!

Realiteti është se shtetet nuk i pushuan konfliktet prej se ato ekzistojnë, dhe kjo do të thotë se

ekzistojnë edhe shkaqe të tjera - pos marrëzisë -, të cilat i nxisin shtetet që të bëjnë konflikte me njëri- tjetrin.

Disa thonë se këto shkaqe lidhen ngushtë me vetë natyrën e njeriut, në këtë rast, si konflikti ashtu edhe lufta bëhen dy fenomene të pashmangshme.

Ndërsa një shumicë tjetër janë të mendimit se konflikti në mes të shteteve rrjedh nga vetë natyra e politikës botërore, si rezultat i konkurrencës dhe kundërthënieve tek interesat.

Mirëpo, kjo nuk e pengon shumicën -sidomos pas përfundimit të luftës së ftohtë- që t'i ngrenë zërat e tyre lart, për të ndërtuar një botë të re, e cila do të ngrihet mbi parime të reja, përmes të cilave shtetet do të përpiqen t'i zgjidhin mosmarrëveshjet e tyre në mënyrë paqësore, larg nga çdo konflikt dhe luftë.

Shekulli i kaluar filloi me shpresa të mëdha se në botë do të mbretëronte paqja dhe siguria, mu ashtu sikurse nisi edhe ky shekull. Mirëpo, shekulli i kaluar nga shpresat se në botë do të kishte paqe dhe siguri, u shndërrua në një shekull dhune dhe marrje jetësh të miliona njerëzve, - numri i viktimave arriti në 87 milionë -pa u përmendur këtu të plagosurit dhe të hendikepuarit- e si shkak për këto viktima ishin luftërat në mes të shteteve, mosmarrëveshjet brenda shteteve dhe shumë shtypje që ushtronin disa shtete mbi banorët e tyre. Gjithashtu ky shekull ishte dëshmitar i dy luftërave më të dhunshme në historinë e mbarë njerëzimit, që ishin: Lufta e Parë Botërore, në të cilën viktima nga popullsia civile dhe radhët e ushtarëve arritën në 15 milionë, dhe Lufta e Dytë Botërore, në të cilën pati 19 milionë viktima. Pas gjithë kësaj që ndodhi në shekullin njëzet, njeriu qe në gjendje që tërë teknologjinë ta vinte në shërbimin e tij. Njeriu që kontribuoi në zbulimin e kësaj arme shkatërruese, Albert Ajnshtajni, i cili u konsiderua njeriu më inteligjent i asaj kohe, nga tërë kjo, do të deklaronte: "Nuk e di se me çfarë armësh do të zhvillohet lufta e tretë botërore, por jam më se i sigurt se lufta e katërt botërore do të zhvillohej me përdorimin e shkopit dhe të gurit"!



Gjithë këto ngjarje e bëjnë njeriun që të ndiejë një frikë shumë të madhe për të ardhmen e njerëzimit dhe bëjnë që ai të pyesë përsëri: A nuk është koha që përparimit të tij shkencor, atij material dhe kulturor, njeriu t'i shtojë edhe përparimin moral, në mënyrë që bota do të largohej nga fati i trishtuar me të cilin e priti shekullin njëzet?

Për herë të dytë, po qe se ti mendon se si rezultat i konfliktit botëror është çmenduria e pashmangshme njerëzore, ti nuk je i vetmi që mendon kështu. Kështu, pra, shumica mendojnë se konfliktet dhe luftërat janë dy çështje të papranuara dhe se ato në shekullin XXI nuk kanë vend. Kështu pra, lidhjet e njerëzve të një shteti bëhen më të ngushta dhe zhduken armiqësitë me njerëzit e një shteti a vendi tjetër, po edhe ekonomia i bën shtetet që të interesohen për njëri-tjetrin, që do të thotë se ato i japin prioritet bashkëpunimit për t'i realizuar interesat e tyre reciproke dhe largohen nga e gjithë ajo që shpie drejt konfliktit dhe luftës, që vendet nuk i shpie në ndonjë të mirë përveçse në një shkatërrim, sidomos në aspektin ekonomik, sa kohë që e dimë se shpenzimet e luftës sot janë tepër të mëdha. Seneka, filozof romak, për luftërat dhe konfliktet në mes të shteteve, thotë: Njerëzit gjithmonë pyesin për rezultatet e luftërave, e jo për shkaqet e tyre.

Nga ana tjetër, realiteti nuk premton ndonjë optimizëm, sepse, me gjithë përpjekjet dhe këto që thanë për konfliktet, konflikti në mes të shteteve dhe brenda shteteve ende vazhdon të dominojë në titujt e mjeteve të informacionit. Cila është zgjidhja, pra?

Mund të themi se, në qoftë se kemi njohuri më të sakta rreth natyrës së konfliktit botëror, rreth shkaqeve të cilat i shpien shtetet në konflikte dhe luftëra, - në të ardhmen do të kemi më shumë mundësi të ruhemi nga konfliktet.

Njerëzimi gjithmonëë do të përpiqet t'i përgjigjet pyetjes, e cila u intereson të gjithëve, që është: A është e vërtetë se konflikti dhe lufta janë dy fenomene të pashmangshme, apo ka mundësi që ato t'i zhdukim një ditë? Dhe: A do të vijë vërtet ndonjëherë dita kur t'i ndjekim emisionet e lajmeve dhe të shohim (në TV- sh.p.) lajme pa vrasje dhe pa gjak?

*Xhemal Rushdi (Nga arabishtja "Sira duvelij")*

Shevki Sh. VOCA

# Dy letra nga beteja e Çanakalasë



Pa dyshim që ata që kanë dëgjuar apo lexuar për betejën e Çanakalasë, e cila u zhvillua gjatë Luftës së Parë Botërore gjatë viteve 1915-1916 në mes forcave detare angleze, të përkrahura edhe nga anijet franceze me gjithë ushtrinë dhe makinerinë luftarake të fuqive aleate të Antantës, të cilëve me potencial njerëzor u arritën ndihma me vullnetarë edhe nga vende shumë të largëta, si Australia dhe Zelanda e Re, në njërën anë, dhe ushtrisë osmane, në anën tjetër, - pajtohen se ai ishte një operacion i jashtëzakonshëm që kishte përfunduar me fitoren e ushtrisë osmane, me gjithë viktimat e shumta në të dy anët. Autori turk Mehmet Nijazi Ozdemir, në veprën e tij për Çanakalanë, thekson se, përveç forcave detare dhe atyre këmbësore, turqit kishin humbur 210.000 njerëz, duke përfshirë me mijëra kuadro intelektuale. Sipas statistikave jozyrtare, viktima të mëdha kishte në mesin e mësuesve, studentëve të mjekësisë dhe përgjithësisht nga mesi i njerëzve të arsimuar.Këtu duhet të shtojmë se shifrat për viktimat e rënë dhe ata të plagosur, nga literatura në literaturë, lëvizin, (plotësim Sh. V.). Sipas një versioni, kjo betejë u zhvillua me motivin që Forcat e Antantës me çdo kusht dëshironin dominimin dhe pushtimin e tyre në Bosfor dhe Dardanele, qëllimi i të cilave ishte të merrnin Stambollin nën kontrollin e tyre, sipas skenarit të përgatitur që më parë nga vetë fuqitë aleate të Antantës, për t'i ndarë territoret e mbetura të ish-Perandorisë së fuqishme Osmane.

Ndërkaq, në versionin tjetër theksohet se Forcat Aleate pretendonin që, duke kontrolluar dhe kaluar nëpër ngushticën e Dardaneleve, t'i çonin ndihmë Rusisë me se dëshironin ta parandalonin revolucionin famëkeq komunist (bëhet fjalë për revolucionin e tetorit 1917, pl. SH.V.). Mirëpo informacione të shumta që u ofrohen lexuesve kohët e fundit nga literaturat e teorive të konspiracionit dhe të komploteve, versionin e dytë e hedhin poshtë, sepse revolucioni i Tetorit i vitit 1917 në Rusi, sipas këtyre, ishte përgatitur në një shtet perëndimor dhe nga vetë njerëzit e Perëndimit që vepronin nga prapaskena e politikës ndërkombëtare, të cilët veprojnë në vazhdimësi edhe tani, madje janë mjaft aktivë.

Ka shumë shembuj që na tregojnë se fitorja e Çanakalasë u arrit jo me forcën e armëve, po me forcën e besimit, të ndihmuar nga Allahu i Madhërishëm. Para se të prezantojmë pjesë fragmentare të dy letrave të dërguara nga beteja e Çanakalasë prej dy ushtarakëve turq pak para se të binin dëshmorë, që njëkohësisht është dhe synimi i këtij shkrimi, do t'u referohemi disa deklaratave të njerëzve me ndikim dhe grada të larta ushtarake, që kishin dhënë në lidhje me ballafaqimet dhe pamjet e tyre në këtë betejë.

..."Po, është e vërtet se nuk mund të ngadhënjesh mbi shpirtin e njeriut. Asnjë ushtri tjetër në botë nuk do të mund të qëndronte kaq gjatë mbi këmbët e veta. Vetëm sot kemi hedhur mbi 1800 granata. Anijet tanë me muaj të tëra i bombardojnë pozitat e tyre. Ç'kishte mundur të bënte njeriu më tepër që më në fund turqit t'i largonte nga Allahu i tyre, i Cili i mbron..." *(Komandanti suprem i Forcave Aleate, gjenerali Jean Hamilton)..*

"...Nuk më ka rastisur të shoh ende asnjë popull sikurse ata (lexo turqit), të cilët duke qeshur, krah për krah shkojnë drejt vdekjes..." *(Komandanti i ushtrisë së pestë osmane, mareshali Liman von Sanders).*

"Ne na mundi jo forca materiale e turqve, por forca moralo-shpirtërore e tyre! Sepse atyre s'u pati mbetur as barut për të qëlluar! Kurse ne i vëzhgonim forcat që zbrisnin nga qielli!"

*(Komandanti anglez, historiani Hamilton, i cili kishte marrë pjesë në luftën e Çanakalasë).*

Me këtë rast është interesant të theksohen edhe deklaratat e ish-ministrit anglez të luftës,Vinston Çerçil, i cili gjer atëherë ua kishte mbushur mendjen aleatëve, veçanërisht qeverisë angleze që lëkundej, për ta marrë vendimin për sulm, duke u dhënë garanci pas garancie, duke u shprehur atyre që të mos bëheshin merak, "se pikërisht me ato rrobe marine që kishte mbi trup, do të ulej mbi fronin e turqve", ndërsa ishte nxjerrë para gjykatës pas disfatës dhe në një çast, kur ishte vënë shumë ngushtë nga pyetjet e rënda e qortuese të trupit gjykues, kishte bërtitur kështu:

*"A nuk e kuptoni se në Çanakala ne luftuam jo me turqit, po me Zotin? Dhe, natyrisht që do të mundeshim!..."*

Tani i referohemi pjesës fragmentare të letrës së parë, shkruar nënës së vet pak para se të binte dëshmor, nënoficeri Mualim Hasan Et'hem:

*Nëna im e nderuar!*

R R Ë F I M E

*O nënë e famshme turke, krenare që ke lindur katër ushtarë!*

*Letrën tënde plot këshilla e porosi e mora ndërsa po rrija nën hijen e një dardhe në anë të përroit që kalon nëpërmes një lëndine të gjelbëruar e të bukur siç është fusha e Divrinës! Letra jote ma forcoi edhe një herë më shumë shpirtin e dehur mes blerimit të natyrës. E këndova dhe, sa më shumë që e këndova, aq më shumë mësime mora! E këndova prapë. Dhe u gëzova që ndodhesha në një detyrë të tillë! I hapa sytë dhe vështrova në një largësi. Përkulja e dridhurave jeshile duke mos i bërë dot ballë erës, m'u duk sikur po e përshëndesnin letrën që më kishte ardhur nga nëna! Të gjitha grunjërat, të gjitha të mbjellat hepoheshin nga unë dhe më uronin për letrën që më kishte ardhur nga nëna!*

*I ktheva pak sytë në të djathtë: drurët e pishave madhështore në shpatet e një maje të bukur ma jepnin lajmin e gëzuar me gjuhën e tyre të veçantë! Ktheva vështrimin nga e majta: përroi që rrridhte me rrëmbim, më buzëqeshte që më kishte ardhur letër nga nëna, luante, shkumëzonte...E ngrita kokën lart dhe pashë nga gjethet e drurit nën hijen e të cilit po pushoja: të gjitha gjethet, me vallet e tyre, kërkonin të më tregonin se merrnin pjesë në gëzimin tim! Pashë në një degë tjetër: një bilbil më gëzonte me zërin e tij të ëmbël dhe, duke hapur sqepin, kërkonte të më tregonte se bashkohej me ndjenjat e mia!*

*Më dukej sikur me këngën e tij, bilbili u bënte jehonë ndjenjave të mia: "Le të zemërohet nëna për fatin tënd, ç'të bëjmë? Edhe ajo, po të ishte burrë, do t'u merrte erë këtyre luleve, do të pinte nga ky qumësht, do ta shihte sexhden e këtyre të mbjellave, do ta shqyrtonte rrjedhën e vrullshme të përroit dhe do t'i dëgjonte tingujt që nxjerr ai nga thellësia e vetvetes!"*

*Në këtë çast, në njërën anë të këtij çairi ngjyrë jeshile e thellë, janë radhëradhë ushtarët e mi që i lajnë teshat. Një ushtar trim me zë daudian këndon ezan...*

*Aman, o Zot! Ky zë hyjnor në këtë fushë, sikur vinte nga një botë tjetër, aq i bukur ishte! Bilbilat, madje heshtën, të mbjellat, madje e lanë përkundjen, përroi, madje, s'nxirrte më zë. Çdokush, çdo gjë, tërë qenia atë zë të shenjtë dëgjonte! Ezani i nderuar mbaroi! Edhe unë mora një abdes nga ai përrua dhe pastaj e falëm namazin së bashku. U përgjunja mbi ato çaire jeshile të bukura!*

*I harrova të gjitha krenaritë e kësaj bote! I ngrita duart, i ngula sytë lart, hapa gojën dhe thashë:*

*"O Zot i Tokës dhe i qiejve! O zoti i këtij zogu që cicëron, i kësaj deleje që shëtit dhe blegërin, i këtyre barërave dhe të mbjellave që përkulen duke rënë në sexhde para Teje, i këtyre maleve madhështore! Ti na i dhe neve të gjitha këto! Prapë, neve na i le! Le të jenë tonat këto vende të bukura dhe këto dhunti, le të na përkasin neve që të Të shenjtërojmë Ty dhe që të vërtetojmë madhështinë Tënde!*

*Allahu im i Lartë! Të gjitha dëshirat dhe lutjet e këtyre ushtarëve heronj ua bëjnë të njohur Emrin Tënd të Lartë anglezëve dhe francezëve! Na e plotëso këtë dëshirë të shenjtë dhe na i mpreh bajonetat neve, ushtarëve, që Të lutemi Ty në një vend të tillë të bukur e të qetë si ky! Dhe ashtu siç i dërrmove gjerë tani armiqtë, shkatërroji për farë!"*

*Kështu u luta, dhe pastaj u ngrita.*

*Tashmë nuk mund të përfytyrohej njeri i lumtur sa unë, i gëzuar sa unë!*

*Nëna ime, edhe biri yt tjetër, Halidi, ndodhet, si unë, në një vend të bukur!*

*Dasma s'bëhet vetëm! Dashtë Allahu , ta shkatërrojmë armikun,të kthehemi tek ti me fitor,e dhe pastaj të bëjmë dasmën, apo jo!*

*Nëna ime e mirë, mos na harro ne kur të lutesh! Allahu qoftë i kënaqur me ty!*

*Yt bir, Hasan Et'hem.*

Letra e dytë përmban fjalët e fundit të dëshmorit Mehmed Tevfik, i cili ishte plagosur gjatë luftës në Çanakala, nga një plumb anglez, dhe, para se të vdiste, kishte shkruar këtë letër:

*Të dashur prindër,*

*Ju që më sollët në jetë dhe më rritët,*

*Në betejën e tmerrshme të Ariburnusë, ku mora pjesë për herë të parë, më hyri një plumb nga ana e majtë, por, lavdi Zotit, shpëtova. Mirëpo, ngaqë nuk kam shpresë se do të shpëtoj i gjallë këtej e tutje nga betejat ku do të marr pjesë, po ju shkruaj këto radhë, që t'ju mbeten si kujtim prej meje!*

*Lavdi Zotit që më lartësoi gjerë në këtë gradë! Gjithashtu, që si paracaktim hyjnor të Tij, më bëri ushtar! Edhe ju, si prindër, më rritët e më përgatitët ashtu siç duhej, për t'i shërbyer vatanit dhe kombit tim! Ju më prutë në jetë dhe m'u bëtë frymëzim për gjithçka që kam arritur dhe merituar! Lavdi të pakufi Zotit të Madh dhe falënderime të pafund juve, prindër të mi!*

*Sot është dita për t'ia shpërblyer kombit tim paratë që më ka dhënë gjer tani. Unë po përpiqem ta çoj në vend detyrën e shenjtë ndaj vatanit! Po qe se arrij pozitën e dëshmorit, do të mendoj se jam robi më i dashur i Allahut! Meqë jam ushtar, kjo mund të më ndodhë në çdo çast!*

*Të dashur nënë e baba!Dritën e syve të mi, gruan time Munever, si dhe tim bir, Nezihun e vogël, po Ia lë në mbrojtje dhe kujdes në fillim Zotit, pastaj juve! JU lutem të bëni ç'është e mundur për ta! Dihet se nuk kemi pasuri, prandaj dhe nuk kërkoj diçka jashtë mundësive. Edhe sikur të kërkoja, do të ishte e kotë! Letrën e mbyllur që ia kam shkruar nuses, shokut tim të jetës, ju lutem t'ia jepni në dorë. Natyrisht që do të qajë dhe do të dëshpërohet, prandaj ngushëllojeni dhe qetësojeni. Kështu paska qenë vendimi i Allahut! Ju lutem t'i jepni rëndësi defterit të kërkesave dhe borxheve të mia që kam futur në letrën për time shoqe. Edhe borxhet që mban në mend si dhe që i ka shënuar në defterin e saj Muneveri, janë të vërteta. Letra që i kam shkruar Muneverit, është më e gjatë e më e gjerë, prandaj pyeteni atë.*

*Të dashur nënë e baba! Ndoshta, pa dashje, kam bërë gabime ose kam lënë shumë gjëra mangut ndaj jush, prandaj, ju lutem, të më falni e të ma bëni hallall! Ju lutem të më jepni bekimin tuaj! Ndihmojeni time shoqe t'i vërë në rregull punët!*

*Motër e dashur, Lutfije!*

*Ti e di se sa të kam dashur! Kam dashur gjithmonë për ty të bëj gjithçka që kishte mundësi për të bërë, por ndoshta edhe ndaj teje kam lënë gjëra mangut, prandaj, të lutem, të më falësh! Kështu paska qenë e shkruar prej Zotit! Ma bëj hallall e më beko! Edhe ti ndihmoji kunatës Munever dhe tët nipi, Nezih!*

*O të afërm dhe miq, të gjithëve lamtumirë! Të gjithëve ju lutem të ma bëni hallall! Edhe unë jua kam bërë hallall për gjithçka! Lamtumirë! Të gjithëve po ju lë në dorë të Zotit! I qofshi amanet Allahut për jetë të jetëve, të dashur nënë e baba!..*

*Biri juaj, Mehmed Tevfik*

Ja, pra, me anë të këtyre dy letrave dhe që nuk janë vetëm dy por ka me qindra e qindra letra me përmbajtje dhe mesazhe edhe ma të fuqishme, mund të kuptojmë se fitorja e Çanakalasë ishte një fitore, një dhuratë që e kanë dhënë heronjtë e tillë të mëdhenj në shkëmbim me gjënë më të shtrenjtë të kësaj botejetën, duke e përkushtuar veten e tyre në lutje dhe devotshmëri të sinqertë ndaj Krijuesit të çdo gjëje, Allahut xh.sh..



# Nexhip Fazëll Kësakyrek

## Necip Fazıl Kısakürek 1905 – 1983

Fëmijëria e mendimtarit, poetit, shkrimtarit, publicistit e pedagogut Nexhip Fazëll kaloi në konakun e gjyshit të vet kryetar gjykate në pension, në lagjen "Çemberlitash" të Stambollit ku erdhi në jetë më 26 maj 1905.
Arsimin fillor e të mesëm e plotësoi në kolegjet amerikane, franceze dhe në Liceun Ushtarak Detar të quajtur "Bahrije Mektebi". Mes pedagogëve të tij të viteve të liceut dallohen figura të shquara të kohës si Jahja Kemal. Pasi përfundoi degën e filozofisë të Fakultetit të Letërsisë të Universitetit të Stambollit më 1924, u dërgua në Paris ku studioi dy vjet (1924 – 1925) në Fakultetin e Filozofisë të Universitetit të Sorbonës. Kur u kthye në Turqi pas ditëve të një jete boheme të kaluar në Paris, punoi, gjatë viteve 1928-1939, si inspektor dhe shef llogarie në bankat hollandeze, osmane dhe të punës. Pas kësaj, në vitet 1939-1943 dha mësim në kolegjin francez, në kolegjin amerikan, në Akademinë e Arteve të Bukura të Stambollit, në Konservatorin Shtetëror të Ankarasë, në Fakultetin Gjuhë-Histori-Gjeografi të Universitetit të Ankarasë.
Në vitet pasuese nuk u muar me gjë tjetër veçse me kërkime e krijime në fushat e mendimit e të artit. Hapin e parë në poezi e hodhi, sipas dëshirës së nënës, në moshën 17-vjeçare dhe poezitë e para iu botuan më 1922 në Revistën e Re (Yeni Mecmua). Për Nexhip Fazëllin nisi të bëhej fjalë pas botimit të poezive të tjera në organet Revista Kombëtare (Milli Mecmua) dhe Jeta e Re (Yeni Hayat), kurse, me botimin e librave poetikë Rrjeta e Merimangës (Örümcek Ağı, 1925) dhe Kalldrëmet (Kaldırımlar, 1928) pas kthimit nga Parisi, vepra, këto, që e nxorën atë në moshë të re në krye të poetëve bashkëkohës, autori zgjoi habi dhe entuziazëm të madh në rrethet letrare. Ndërsa me botimin e librit poetik Unë dhe Përtej (Ben ve Ötesi, 1932) kur ende s'kishte shkelur në të tridhjetat, vazhdoi të mblidhte miratimin e opinionit artdashës në një masë të paktën sa edhe krerët e artit të poezisë. Me rastin e botimit të këtij libri, poeti i njohur Zija Osman Saba qe shprehur kështu: "Nexhip Fazëll mbase s'është poeti më i madh turk, por libri i tij poetik "Unë dhe Përtej" gjithsesi është libri poetik më i fuqishëm i letërsisë turke!"

***Vetëm një fjalë***
*Ç'e do se me vdekjen kemi për të hyrë në pazar të shtruar;*
*Kapitali im, vetëm një fjalë: Allahu i lartë e i madhëruar!*

***Dhe sikur të ma qepin gojën***
*Dhe sikur, tela-tela, penjë-penjë gojën të ma qepin,*
*Një zë të vetëm kanë për të dëgjuar: Allah! – Ata që ma masin pulsin!*

***Profetit***
*Tek ti, njeri dhe shoqëri, tek ti, themel dhe ndërtesë;*
*Për ç'solle, tregove e more, të besojmë; ashtu të mbesë!*

***Kriter***
*Përgëzuesi im, Shpëtimtari im, Zotëria im, Profeti im është;*
*Kriterin që s'i përshtatet atij, dhe jeta në qoftë, e hedh poshtë!*

***Islami***
*Çdo ide, çdo besim, me jetën sa një stinë;*
*Islami, përtej kohës dhe hapësirës, i vetmi regjim...*

***Ashk***
*Me ashkun për Allahun, për Resulin u dogja, mbarova!*
*Aq u dobësova sa, më në fund, herkul u bëra!*

***Namaz***
*Namazi, për dhimbjen, ilaç, për vendin e djegur, melhem;*
*Jetën e pasosur pa të s'e dua dhe sikur ta kem!*

***Ramazan***
*Ramazani, muaj i bekuar, muaji i mjaltit për besimtarë;*
*Kujtoje, thotë, nostalgjinë, lëngu i së cilës ka humbur mjaltë...*

***Pyetje-përgjigje***
*Pyetje: O evlija, më thuaj, njeriu si duhet të jetë?*
*Përgjigje: Duhet të jetë ashtu siç kërkon fundin ta ketë!*

***Ata burra***
*Ata burra që ndodhen në qiellin e zemrës,*
*Hiqen zvarrë përtokë e vuajnë.*
*Yjet i heqin një pas një si tespije,*
*Në namaz, në radhën e fundit qëndrojnë.*
*Adhurimet në të cilat është futur nefsi,*
*I bëjnë një pas një kaza, i plotësojnë.*
*Ata që e mbushin një ditë dhe fillojnë tjetrën,*
*Vërtetimin e pavdekësisë e nënshkrojnë.*
*Sikur dhe një çast t'u shkasin sytë te i huaji,*
*Një jetë të tërë me lot veten e ndëshkojnë.*
*Ngjyra e tyre është ngjyra e ashkut hyjnor,*
*Bardhësinë përvëluese të asaj ngjyre e kërkojnë.*
*S'shqetësohen as për xhennet, as për xhehennem,*
*Vetëm pëlqimin e Allahut e synojnë!*

*Nga Brengë, botoi Logos-A 2009, përktheu Mithat Hoxha, përzgjodhi E.A.*

# FAMILIARE



Atdhe IBRAHIMI

## Familja shqiptare dje, sot dhe nesër

Familja është institucion i shenjtë. Gjëja e parë me të cilën njeriu njihet në fillim të jetës së tij, është familja. Është shumë e rëndësishme edukata që njeriu merr nga familja e tij, në hapat e parë të jetës. Zoti i Plotëfuqishëm në Kuranin e tij famëlartë na porosit që t'i ruajmë familjet tona nga zjarri i ndezur fort i Xhehennemit dhe fëmijëve tanë t'u japim edukatë të mirë, në mënyrë që ajo të jetë pjesë e jetës së tyre deri në vdekje dhe shpëtim në botën tjetër, që është pikësynimi i vetëm i atyre që njohin me sinqeritet Krijuesin e tyre dhe zbatojnë pa hezituar Urdhrat e Tij.

Familja shqiptare si familje e madhe, ndër shekuj është shquar si familje në të cilën janë ruajtur

vlerat më fundamentale njerëzore, kombëtare dhe morale, vlera me të cilat janë krenuar breza të tërë, sepse, përmes tyre, familja shqiptare ka arritur të ruajë jo vetëm identitetin nacional, por ka arritur ta ruajë edhe identitetin e vet shpirtëror, natyrisht, duke u ballafaquar me sfida të mëdha, sfida me të cilat shoqëria shqiptare vazhdon të përballet edhe sot e kësaj dite si pjesë e realitetit të ri të shek XXI.

Falë besimit në Zotin dhe lidhjeve të forta shpirtërore me farefisin, individi shqiptar për një kohë të gjatë ka arritur ta ruajë veten dhe familjen e vet nga devijimet sociokulturore, po nuk ndodh sot.

Familja shqiptare sot është katandisur në një krizë të vërtetë vlerash morale dhe shoqërore, ku individi nuk vlerësohet masë sa vlerësohet paraja dhe pozita e tij shoqërore. Është një fakt ky shqetësues, i cili është realitet për kohën që po jetojmë. Po kështu nuk ishte më përpara, të paktën ashtu siç na kanë treguar gjyshërit e stërgjyshërit tanë brez pas brezi, sepse atëherë megjithatë kishte njëfarë kodi etik, sipas të cilit respektohej njeriu si krijesë që Zoti e ka veçuar nga krijesat e tjera, kurse sot nuk gjykohet më me ato kode, të cilat, megjithëse nuk ishin tërësisht islame, prapëseprapë ishin kode etike të përafërta me atë që përmban në të vërtetë Islami si fe e vetme e pranuar tek Allahu xh.sh.

Njeriu, shpesh i frustruar nga realiteti i kohës dhe i ambientit në cilin jeton, ndalet për një çast dhe bën krahasime paradoksale në mes së kaluarës dhe së tashmes. Duke bërë krahasime, të cilat ndoshta për dikë në pamje të parë mund të jenë të panevojshme, ne arrijmë në përfundimin se e shkuara, ndonëse nuk përputhet me realitetin e kohës së tashme, megjithatë, ndoshta nuk është e padobishme të merren disa elemente pozitive nga ajo kohë dhe të adaptohen si pjesë e një kohe të re dhe si pjesë e një mentaliteti të ri shqiptar, i cili nuk ka të drejtë të identifikohet dhe të krenohet vetëm



**E KALUARA E JONË DËSHMON SE NË HAPËSIRAT MBARËSHQIPTARE KISHTE VLERA TË MIRËFILLTA KOMBËTARE, EDUKATIVE DHE ARSIMORE E FETARE**

me të tashmen e tij, përderisa e kaluara e tij dëshmon se në hapësirat mbarëshqiptare kishte vlera të mirëfillta kombëtare, edukative dhe arsimore, siç e dëshmojnë edhe disa vepra të autorëve me renome botërore, të cilët kishin kontaktuar drejtpërdrejt me shqiptarët në të kaluarën dhe në veprat e tyre nuk kanë ngurruar t'i përshkruajnë disa nga virtytet më të mira të shqiptarëve, siç kishte bërë Bajroni në kryeveprën e tij ''Shtegtimet e Çajlld Harolldit'', në Shqipërinë e shekullit XIX, ku shqiptarët i përshkruante në këtë mënyrë: [1]'' I dua shumë shqiptarët. Nuk janë të gjithë myslimanë, disa nga fiset janë të krishtera. Porse feja nuk i bën të ndryshojnë zakonet dhe sjelljet e tyre.

Përbëjnë trupat më të mirë të ushtrisë turke. Në udhë e sipër banova një herë dy ditë rresht, dhe prapë tri ditë në një barakë në Sallahorë dhe s'kam parë ushtarë kaq të lirë në paragjykimet fetare, ndonëse kam qenë në garnizonet e Gjibraltarit e të Maltës dhe kam parë plot ushtarë spanjollë, francezë, siçilianë dhe anglezë. Kurrë nuk më humbi gjë dhe më ftonin gjithmonë të shtrohesha në sofrën e tyre.

S'kam një javë që një kryeplak shqiptar (çdo fshat ka kryeplakun e tij), pasi na ndihmoi të dilnim prej luftanijes turke në rrezik, si na ushqeu e na mbajti në shtëpi, mua dhe ata që na shoqëronin: Fleçerin, një grek dhe dy athinjotë, një prift grek dhe shokun tim Mr. Holbhousin, në asnjë mënyrë s'deshi ta pranonte shpërblimin tim, por vetëm kërkoi një shkresë që më priti mirë dhe kur iu luta të pranonte pak zekina, mu përgjigj: "Dua të më duash, jo të më paguash". Këto qenë fjalët e tija. Çudi se sa pak shkon paraja në këtë vend. Kur u ndodha në kryeqytet, me urdhër të vezirit nuk më lanë të paguaj asgjë. Ndonëse gjithnjë pata gjashtëmbëdhjetë kuaj dhe gjashtë-shtatë veta pas, harxhet s'kanë qenë as gjysma e atyre të tri javëve në Maltë, sidoqë Sir A. Balli, guvernatori, më dha një shtëpi pa qira dhe pata vetëm një shërbëtor.

Nga sa kam parë me sytë e mi, nuk mund të flas veçse mirë për ta.

Kam patur në shërbimin tim dy syresh, një kaur dhe një mysliman, në Stamboll dhe në shumë vise të tjera të Turqisë ku shëtita, dhe rrallë mund të gjesh njerëz kaq besnikë në rrezik dhe të palodhur në shërbim.''[1]Fjalët e Bajronit i vërteton edhe ish-ambasadori amerikan në Greqi dhe në Malin e Zi, George Fred Williams ((1852-1932) në vitin 1914, i cili, duke folur për familjen shqiptare, në librin e tij '' Shqiptarët'', shkruan: [2] ''Ky popull rron në formën prindërore, domethënë plaku i shtëpisë nderohet dhe shquhet përmbi të tjerët, dhe të gjithë e dëgjojnë. Vajzat nderojnë dhe ndigjojnë nanën. Iu mbarohet më parë çdo dëshirë prindëve e pastaj të tjerëve. Tek ky popull nderimi për moshën është një tipar i veçantë. Janë shumë zemër mirë për njëri tjetrin, ndihmojnë shoqi shoqin në rast rreziku apo nevoje, kanë respekt për eprorët e tyre dhe e mbajnë besën me drejtësi e me ndërgjegje të pastër. Në mes të tyre flasin një gjuhë

të zbukuruar, përdorin shprehje të pastra dhe të prishurit e gojës shpaguhet pa vonesë e ngadonjëherë shumë rëndë. As me qeshje nuk përdoret gjuhë përdhosëse.Mikpritja është në kulmin e saj në Shqipëri. Një sulm po t'i bëhet mikut në çdo mënyrë qoftë, është një çnderim i madh për të zotin e shtëpisë e për gjithë fisin e tij. Ai që grabit ose vjedh mikun, sipas zakonit të vendit dënohet shumë rëndë, ose me vdekje ose nxirret jashtë fisit.

Besa e Shqiptarit jo vetëm që mbahet dhe mbrohet me vullnetin më të mirë, por Shqiptari, po të jetë nevoja, jep edhe jetën për të mbajtur besën e dhënë. Një udhëtar nën fjalën e besës është nën mbrojtje të shenjtë. Nuk egzistojnë gjëkundi gra më të virtytshme se në Shqipëri.'' (2) Sot, kur bëjmë një krahasim në mes asaj se çfarë vlerash ka përfaqësuar në të kaluarën e saj familja shqiptare si institucion i veçantë vlerash, dhe gjendjes aktuale, arrijmë në përfundimin se në shumë aspekte familja shqiptare ka qenë më mirë e organizuar në të kaluarën se sot dhe se respekti i dikurshëm vëllazëror në familjet tona tashmë nuk ekziston në atë masë sa ishte dikur.

Tani kur duket qartë se në familjen shqiptare kanë humbur disa nga vlerat më të çmuara, për të cilat shoqëria jonë identifikohej përgjithësisht në të kaluarën si familje e shëndoshë në aspektin njerëzor, fetar, moral dhe kombëtar, nga ne kërkohet që të angazhohemi më seriozisht në mënyrë që familja shqiptare t'i kthehet edhe një herë dhe të ruajë origjinën e vet të pastër kombëtare, morale dhe fetare.

Nëse nuk angazhohemi që familja jonë të pastrohet nga të këqijat e shumta që sot janë shumë të pranishme brenda saj, kjo d.m.th. se ne ende nuk e kemi kuptuar drejt rëndësinë e vërtetë të familjes së shëndoshë kombëtarisht, moralisht dhe fetarisht.

Kur familja është e shëndoshë, e ardhmja është më e sigurt, ndërsa kur familja nuk është e shëndoshë, pasojat i heq e tërë shoqëria.

Sumeja JONUZI

# Zgjohu rini!

E vërteta shpeshherë shkakton stuhi, tërmete e vullkane, kurse gënjeshtra përkëdhel e llaston. Sado e vështirë të jetë e vërteta, atë duhet ta shprehim haptazi, sepse bota po ndryshon me ritme të shpejta. Është kohë e gjërave të paparashikueshme. Ngjarje të mëdha po ndodhin brenda periudhave të shkurtra kohore.

Prandaj, në këto momente të (pa)kohës duhet ta zëmë vrapin, për ta treguar vlerën që kemi, kurse fitorja e garës pa dyshim do t'i takojë atij që mbërrin i pari.

Rini e dashur! Nga ne kërkohet nxitim e jo ngecje, kërkohet zgjuarsi e jo neglizhencë. Para nesh qëndron pyetja e madhe: Si ta kuptojmë se çfarë duhet dhe çfarë nuk duhet bërë, për të jetuar si duhet?.. Si dhe a mund ta njohim botën pa e njohur së pari vetveten dhe misionin e ardhjes sonë në këtë botë?!

Por, për ta kuptuar këtë sfidë, është e nevojshme të kujtojmë ajetin kuranor, ku Allahu xh.sh. thotë: "Unë nuk i krijova xhinët dhe njerëzit, për tjetër, përveçse të më adhurojnë". Ky është kuptimi i të ekzistuarit të njeriut në këtë botë, kjo është rruga e arritjes së vetëdijes për veten dhe kuptimi i faktit se kjo jetë ka qëllimin e saj.

Mirëpo, njeriu në këtë botë dëgjon gjithkënd dhe çdo gjë, po jo edhe vetveten. Kurse ne, para së gjithash, kemi nevojë ta dëgjojmë vetveten. E veten nuk mund ta dëgjojmë përderisa të jemi të rrethuar me biseda të kota, thashetheme e ahengje, etj. etj.. Veten do ta dëgjojmë në momentin kur të largohemi nga të gjitha këto e të qëndrojmë në vetmi absolute, duke i thënë vetes 'deri kur kështu'?! Mirëpo, si duket, ne frikësohemi nga parashikimi se do të ballafaqohemi me vetveten. Frikësohemi, prandaj po ikim. Trembemi, sepse, po të ndalemi e ta shohim veten, do ta kuptojmë që jemi zhytur në errësirën e pafundësisë...

O rini e dashur! Përderisa nuk dimë ç'duam, ne nuk do të dimë as ç'duhet të bëjmë.. Prandaj, disa minuta analizë për vetveten, nuk janë assesi kohë e humbur.

Është e tmerrshme të vdesësh nga etja në mes të detit, prandaj të mos e humbim toruan, të mos mashtrohemi me gjërat e kësaj bote, të cilat pa dyshim kalojnë më shpejt sesa të hapësh e të mbyllësh sytë.

Të mos harrojmë, oj rini, se kjo botë nuk ka fare vlerë, sepse edhe Allahu xh.sh. në Kuran thotë: "Kjo botë, po ta kishte vlerën sa krahu i mushkonjës, unë nuk do t'i furnizoja pabesimtarët, por meqë nuk ka asnjë vlerë, le të ngopen". Prandaj, a ja vlen, sipas jush, t'i lëmë kënaqësitë e së përhershmes për të përkohshmen?! Pa dyshim që jo... Prandaj, të mundohemi ta rregullojmë jetën tonë në atë mënyrë që e përhershmja të jetë përplot lumturi e begati.

E që ta kemi të përhershmen të lumtur, të jetuarit ka vetëm një qëllim, që është nënshtrimi dhe ibadeti për Allahun xh.sh...

Të gjithë lindëm nga terri i mitrës, për t'u futur në terrin e varrit.. E dini pse??! Sepse jeta është stacion kalues, ku të gjithë jemi në një udhëtim kalimthi... Ah sa mirë do të kishte qenë sikur të mos kishim lindur fare, por, meqë kemi lindur, sa mirë do të kishte qenë të mos vdisnim fare, meqë do të vdesim, sa mirë do të ishte të mos ringjalleshim, por, meqë do të ringjallemi, sa mirë do të kishte qenë të mos dënohemi e nëse do të dënohemi, InshAllah dënimi nuk do të na zgjasë përgjithmonë!...

Prandaj, oj rini e dashur! Të kthehemi nga rruga e vërtetë, e cila i ngjan diamantit që nuk shndrit vetëm në një anë, po në të gjitha anët...

Të mos harrojmë kurrë që Islami është rrugë e jetës, ligj i zemrës, dritë e syve e prehje e shpirtit.

Sa të kemi besim, po aq do të kemi edhe vullnet, energji, shpresë për ditën e nesërme, e cila do të agojë me hapin tonë drejt së ardhmes për një harmoni të ndritshme, me shpresën që një ditë të gjithë së bashku të jemi pjesë e amshueshmërisë së begatshme.

Mr. Qemajl MORINA

# Feja dhe shteti

Në Kosovë, e cila ka një traditë fetare në vijimësi, të cilën e vazhdoi edhe gjatë sundimit komunist, pozita juridike e bashkësive fetare ka mbetur e papërcaktuar edhe pas vitit 1999



Relacionet fe shtet, ndryshojnë prej një vendi në tjetrin, në varësi prej sistemit shtetëror si dhe traditës fetare të vendit. Nëse në shumicën e vendeve perëndimore mbretëron sistemi shekullar, ku feja është e ndarë nga shteti, në shumicën e vendeve të Botës Islame, në nenin e dytë të kushtetutës thuhet: "Islami është fe e shtetit dhe Sheriati islam është burim i të gjitha akteve ligjore". Me këtë rast vlen të theksohet se formalisht qëndron kështu, kurse është çështje tjetër se sa zbatohet kjo në praktikë.

Por, edhe brenda vetë spektrit politik perëndimor, ka dallime. Kështu, për shembull, për ShBA-në thuhet se është religjioze, kurse Evropa është laike. Megjithatë, në disa aspekte ky kontrast klishe ka pësuar ndryshime kohët e fundit: feja faktikisht nuk ka pasur rol gjatë zgjedhjeve të fundit presidenciale amerikane, ndërkohë që në shumë shtete evropiane ka pasur kundërthënie rreth fesë, duke sugjeruar se çështja e besimit është kthyer në epiqendër të politikës evropiane.

Kështu, për shembull, mund ta marrim Presidentin francez, Nicolas Sarkozy, të vendit më laik të Evropës, i cili në shumë raste ka pohuar se Franca duhet ta rimendojë ndarjen strikte tradicionale të fesë nga shteti, e njohur si laicitet. Sipas tij, Franca duhet të zhvillojë një "shekullarizëm pozitiv". Për dallim nga laiciteti negativ, që sipas Sarkozy-sët "përjashton dhe dënon", laiciteti pozitiv parasheh "dialog" dhe i njeh përfitimet shoqërore të fesë.

## EVROPA PO THEMELON AKADEMI, FAKULTETE DHE SHKOLLA ISLAME

Presidenti francez, në një fjalim të tij, të mbajtur në Romë, në fund të vitit 2007, kishte folur për "rrënjët e krishtera të Francës", "vajzës së madhe të Kishës". Ai po ashtu kishte lavdëruar Islamin gjatë një vizite në Arabinë Saudite. Kurse tani ai dëshiron që shteti t'u japë beneficione organizatave fetare, një propozim ky që ka shqetësuar shumë kritikë të tij laikë. Franca, Austria, po edhe shumë vende të tjera evropiane, vitet e fundit po themelojnë akademi a shkolla të larta islame, me qëllim që kuadrot islame të shkollohen dhe të përgatiten brenda kufijve të shteteve të veta, për të shmangur indoktrinimin e prijësve islamë nga vende të tjera.

Ky afrim i ri me fenë, pas një periudhe të gjatë, kur konsiderohej se shekullarizmi do ta bënte gjithnjë e më pak të rëndësishme në aspektin politik, nuk është ekskluzivisht fenomen francez, por ai është përhapur edhe në vendet tjera evropiane.

## PËRVOJA SHQIPTARE

Për sa i përket përvojës shqiptare me fenë, edhe pse ne shumica i përkasim besimit islam, përvoja jonë dallon nga vendet e tjera të Botës Myslimane. Pas rënies së Perandorisë Osmane dhe heqjes së halifatit, në vitin 1923, nga Kemal Ataturku, ndikimi i Turqisë së re dhe ai evropian ishte zotërues në hapësirën politike shqiptare. Kështu, me forcimin e pushtetit në Shqipëri, në vitet njëzet të shekullit njëzet, Ahmet Zogu vendosi një sistem politik shekullar modern evropian, ku feja



ishte e ndarë nga shteti. Mirëpo, të tri fetë tradicionale - islame, ortodokse dhe katolike pozitën e tyre juridike në shoqërinë shqiptare e kishin të përcaktuar.

Mbreti Zog për herë të parë kishte bërë edhe regjistrimin e popullatës shqiptare, duke përfshirë edhe përkatësinë fetare. Kështu, kur pyetet për peizazhin fetar të Shqipërisë, përgjigja e parë që jep çdo shqiptar, sadopak i mësuar, është se në Shqipëri ka 70% myslimanë, 20% të krishterë ortodoksë dhe 10 % të krishterë katolikë. Mirëpo fill pas kësaj atij i vjen nëpër mend ideja se kjo ishte shifra e peizazhit fetar të Shqipërisë në kohën e mbretit Zog ose edhe në mbarim të Luftës së Dytë.

Kjo gjendje vazhdoi deri pas përfundimit të Luftës së Dytë Botërore dhe instalimit të pushtetit komunist në Shqipëri, i cili me Kushtetutën e vitit 1967 e sanksionoi shtetin shqiptar si shtet ateist.

Pas periudhës së komunizmit, kur feja u lejua përsëri, në Shqipëri u rihapën kishat dhe xhamitë, u ngritën sosh të reja si dhe u futën edhe shumë fe të tjera të çuditshme (rreth 60), të cilave shqiptarët as që u kishin dëgjuar emrin më parë, si mormonët, bahait, dëshmitarët e Jehovait, scientologët, etj., por megjithatë fe dominuese në skenën shqiptare mbetën fetë tradicionale. Bile mbijetesa e tyre pas asaj katrahure të komunizmit, mund të konsiderohet një mrekulli e llojit të vet dhe një fenomen që do hulumtim të veçantë.

Nacionalizmi shqiptar si lëvizje politike, nisi pas Luftës Ruso-Turke me Lidhjen e Prizrenit (1878), para së gjithash si nevojë e bashkimit të shqiptarëve në mbrojtje nga rreziku i ndarjes së tokave të tyre në mes Serbisë, Malit të Zi dhe Greqisë. Në këto toka banonin shqiptarë të tri besimeve, po pjesa më e madhe e atyre ishte e besimit islam.

Edhe në Kosovë, ku mbi 90% e shqiptarëve janë myslimanë dhe ku përkatësia fetare myslimane ka luajtur një rol më të rëndësishëm sesa në Shqipëri, për t'i dalluar shqiptarët nga serbët e krishterë, - ka mbizotëruar kjo frymë. Edhe këtu pakica katolike e shqiptarëve gjatë gjithë historisë së shekullit XX, që konsiderohet ende një çështje e pambyllur në Ballkan, për sa i përket çështjeve kombëtare, e ka ndier veten pjesë të përpjekjeve të shqiptarëve myslimanë të Kosovës që luftonin për pavarësi kundër sllavëve të krishterë.

Në Kosovë, e cila ka një traditë fetare në vijimësi, të cilën e vazhdoi edhe gjatë sundimit komunist, pozita juridike e bashkësive fetare ka mbetur e papërcaktuar edhe pas vitit 1999. Kjo e ka vështirësuar veprimtarinë e tyre në shumë fusha. Në këtë aspekt, është pritur që të ndërmerret diçka pas shpalljes së Pavarësisë së Kosovës, sepse tash është më lehtë të gjejmë një gjuhë të përbashkët. Megjithatë, mund të thuhet se deri më tash nuk ka ndodhur ndonjë lëvizje domethënëse në këtë drejtim. Në strukturat shtetërore nuk ekziston ndonjë komision apo organ i caktuar, që do të merrej me çështje të fesë, ku bashkësitë fetare mund t'i adresonin kërkesat apo ankesat e tyre. Në shumë vende të botës dhe në shtetet rreth nesh, këto çështje i kanë të rregulluara. Ekziston modeli turk, si më i afërti për ne, por edhe shumë vende rreth nesh, të dala nga regjimet komuniste kanë gjetur zgjidhje për këtë çështje. Për këtë arsye do të ishte mirë të studiohen përvojat dhe modelet e tyre.

Është me rëndësi të madhe që relacioni fe - shtet të funksionojë mirë dhe marrëdhëniet të jenë sa më të mira. Me këtë mënyrë do të ishim shembull për shumë vende rreth nesh, por edhe për të tjerë. Kjo do të shkonte në dobi tonën, në kohën kur shumë vende të botës prioritet të tyre kanë politikën ndaj Islamit dhe myslimanëve. Prandaj është mirë që kontaktet në mes liderëve fetarë dhe prijatarëve shtetërorë të mos jenë vetëm në raste festash fetare, po ato të jenë të vazhdueshme dhe në interes të plotësimit të nevojave jetike të popullatës, për se edhe janë të zgjedhur nga popullata. Në mesin e këtyre prioriteteve, pas sanksionimit të pozitës juridike të bashkësive fetare të Kosovës, do të ishte gjetja e një modeli të përbashkët për inkorporimin e edukatës fetare në sistemin e shkollave publike të Kosovës.

Afrim JUSUFI

# Pse fesë po i mbyllen dyert nga shkollat tona?!

Edhe një herë u refuzua kërkesa e zyrtarëve të BIK-së, e premtimet mbetën vetëm në letër.Edhe një iniciativë e parealizuar e Myftinisë, e të Drejtëve, të përkrahur edhe nga masa, që mbush rrugët e sheshet para faltoreve- realistët.

Por sot, në zamanin tonë për fjalën e drejtë ka veshë të shurdhër, sot shqisa e dëgjimit funksionon vetëm për padrejtësi e dallaveraxhinj!

Myftiu i Kosovës, i nderuari Mr.Naim Ternava, për të satën herë shpalosi nismën për përmendjen e Zotit në shkollat tona; kur hidhet hapi, më nuk kthehet mbrapa.

Por kosovarët hezitojnë e nuk duan që Zoti të përmendet nga fëmijët e tyre, sepse frikësohen se mos po na lënë të fortët, e ata, dua t'ua kujtoj se asnjë fjalë zyrtare nuk e fillojnë dhe as përfundojnë pa fjalën Zot, madje nuk blejnë as shesin asgjë pa u kujtuar nga monedhat e tyre fraza "Një Zot"

Deri kur do të jetojmë në ëndrra e jo në realitet?

O kosovar, mos ik nga Ai që të përcjell çdo hap, Universi është i gjerë, ama nuk ke ku të strehohesh pa u Vështruar!

Ideja jonë mbrohet nga të gjitha konventat ndërkombëtare edhe nga Deklarata e Përgjithshme e të Drejtave të Njeriut, ku thuhet:

"Çdokush ka të drejtë të shprehë bindjet e tij, të demonstrojë, të kërkojë dhe të mbrojë të drejtat elementare të veta".

Jua rikujtoj se edhe ne teologët jemi bijtë/bijat e këtij populli. Ne kemi lindur këtu nga mesi juaj dhe këtu do të japim djersën e fundit për mirëqenien e popullit dhe atdheut tonë, prandaj/dhe kërkojmë që zëri ynë të jehojë, të dëgjohet, sepse buron nga dëlirësia e çiltërsia e shpirtit, sepse ky është zëri i paqes, zëri i arsyes, e formula e këtij suksesi është e garantuar nga Vetë Ai që na krijoi.

Zëri ynë s`do të pushojë përderisa të oshtijnë nëpër klasat tona fjalët Zot, Jezu e Muhamed, moral, humanizëm, dashuri në mes njëri-tjetrit, e të kultivohet kjo ndjenjë qysh në fillim të formimit të karakterit të rinisë.

## MË I ARSYESHËM ËSHTË PARANDALIMI APO SHËRIMI?

Nuk do të tolerohen më heshtjet dhe refuzime të tilla të paarsyeshme dhe individualiste, sepse nuk i dëshirojmë qenies së shtetit tonë ngecje, izolim sikurse vendlindjet e ideve të skaduara, por vendit tonë i dëshirojmë ulëse në OKB, BE dhe anëtarësim në vendet Euroatlantike.

Këto fjalë madje më së shpeshti janë rutinë e politikanëve tanë, për realizimin e të cilave nevojitet plotësim i standardeve e jo mohim të drejtave elementare të qytetarëve, jo dëbim nga shkolla, jo përjashtim i nëpunësve vetëm sepse..JO e JO….

"KËRKOJE DIJEN NGA DJEPI GJER NË VARR"
"KËRKO DIJEN QOFTË EDHE NË KINË"
(MUHAMMEDI A.S.).

Këto mesazhe janë moto të ideve Universale, po janë jashtë bankave shkollore, që bëjnë thirrje për studim, meditim, avancime, civilizim e kërkim të dijes dhe përparim në sfera të ndryshme të jetës, që nga lindja jote, o kosovar, pa pushim e me nxitim, derisa ta kesh frymën.

A janë të rrezikshme e të prapambetura ide të tilla, ato që kërkojnë nga fëmija yt që të lexojë e të hulumtojë në shkencë, të kërkojë dijen e të mos pushojë duke e kërkuar sa të rrojë?

A qenka prapambeturi mësimi?

A është Nepotizëm respektimi i Prindit?

A është joqytetëruese ngritja në këmbë dhe nderimi për profesorin?

A qenka i rrezikshëm luftimi i drogës, prostitucionit, mosrespektim?

A na pengon mbrojtja e nderit dhe respektimi i rregullave të lojës?

Mos ndoshta nuk na pengojnë lakuriqësia, droga,therjet, fyerjet, rrahja e mosrespektimi - dukuri këto që janë bërë përditshmëri!

Vallë, me këto shfaqim kulturë, ky është përparim?!

Të dorëzohemi para fakteve e të mënjanojmë urrejtjen, ta pranojmë realitetin sot, sa nuk është bërë vonë .

Realizimi i idesë së ngritur, gjithsesi në një të ardhme të afërt do të ndodhë, sepse dje xhamitë ishin gjysmë të zbrazëta e me të moshuar, kurse sot i kemi të stërngarkuara edhe rrugët me përkrahës të kësaj ideje, kjo është shpresa jonë, ky është realiteti që po merr frymë në Kosovën tonë, e pranuam ne ose jo, na gëzoi apo na hidhëroi, -mbase, meqë bindjet kanë ndryshuar, - edhe reformat për të ardhmen duhen jetësuar.

Ndjenja e besimit po ringjallet e depërton në çdo konak e oxhak, së shpejti do të ligjërohet edhe aty ku s`ishte më parë.Çudi! Mbase kemi nevojë sot më shumë se kurrë, e po pse ngurrojmë ta pranojmë realitetin që merr frymë në truallin tonë, pse vonohemi kur sot më së shumti na lypset përkrahja dhe rritja e numrit të dashamirëve tanë, e njohjes së ekzistencës sonë, pra, të ngutemi e të mos vonojmë për të kompensuar ngecjen tonë dhe të marrim frymë me kohën. Urimi më i përzemërt për kërkuesit e dijes, do të ishte:

"Suksese para së gjithash, shëndet, mirëqenie dhe lehtësim në rrugëtimin tuaj për nxënie"!

Me porosinë "Lexo, mëso, e studio në Emrin e Zotit tënd, që krijoi gjithçka". (Kuran-Alak, 1)



FOTO: BASHKIM HASANI

## Intervistë me Kryemyftiun e Kosovës
## MR. NAIM EF. TËRNAVA

# Kosovës i nevojitet një shoqëri e shëndoshë

Kosova për momentin qëndron më së miri në rajon për sa i përket sigurisë. Për sa i përket terrorizmit, e kam thënë se ka pasur dhe ka tendenca të organizimeve jashtinstitucionale në Kosovë, e këtë nuk e fsheh po e them prapë dhe ato po shihen dhe kush do t'i shohë, sytë janë për t'i parë, por se ka terrorizëm në Kosovë - unë nuk e di, dhe a ka rrezik nga terrorizmi - sigurisht që ka çdo vend në botë dhe jo vetëm Kosova.

*Dituria Islame: Myfti i nderuar, BIK ka filluar, nëse mund të themi, një fushatë për futjen e lëndës fetare nëpër shkolla publike të Kosovës. Deri ku ka arritur ky proces?*

Myftiu Tërnava: Bismilahi rrahmani rrahim. Bashkësia Islame e Kosovës në të kaluarën edhe tash, gjithëherë ka punuar që lënda fetare të aplikohet edhe nëpër shkolla publike anekënd Kosovës, në filloret dhe të mesmet. Para një muaji kemi rinisur iniciativën dhe kemi mbajtur në të gjitha xhamitë e Kosovës ligjërata lidhur me këtë temë, për t'i informuar besimtarët dhe xhematlinjtë tanë për nevojën dhe arsyen e futjes së lëndës fetare në shkolla publike. Në këtë vazhdë unë kam pasur disa takime me krerët e subjekteve politike dhe jam duke i vazhduar këto kontakte. Besoj që deri nga fundi i Ramazanit do të rrumbullakojmë edhe takimet me të gjithë liderët e partive politike në Kosovë, por edhe me krerët e institucioneve të Kosovës, siç janë: Parlamenti, Kryeministri, Presidenti etj., dhe besoj se Parlamenti i Kosovës do ta marrë në shqyrtim këtë kërkesë që ka dalë nga populllata e Kosovës, zëdhënëse e së cilës është vetë Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës.

*Dituria Islame: Keni nisur një varg reformash në institucionin e BIK-së, çfarë suksesesh keni arritur në këtë drejtim?*

Myftiu Tërnava : Sigurisht që Bashkësia Islame e Kosovës është duke u zgjeruar, është duke i bërë disa reforma brendapërbrenda saj, dhe besoj që është koha më e përshtatshme që tash të kemi reforma brenda BIK-së dhe njerëzit të kuptojnë rëndësinë që kanë punët që kryejnë, dhe misionin e shenjtë që ushtrojnë. Këto reforma do të bëhen në shumë fusha. Ne kemi formuar departamentin e Rinisë, do të synojmë në punësimin

edhe afrimin brenda BIK-së të shumë femrave nëpër të gjitha komunat e Kosovës, dhe sigurisht do të hapen disa dikastere apo drejtori brenda BIK-së, siç janë: dikasteri për diasporë, për çështje të haxhit, për çështje të vakëfeve e shumë e shumë të tjera. Punët janë duke ecur mirë dhe besoj që brenda gjashtë muajsh këto do të përfundojnë.

*Dituria Islame: Sa keni mbështetje të subjekteve politike për futjen e lëndës fetare nëpër shkolla, dhe a ka ndonjë subjekt që është deklaruar paraprakisht kundër kësaj?*
MyftiuTërnava : Në të gjitha takimet që kam pasur me krerët politikë deri më tani, asnjëri nuk është deklaruar kundër futjes së lëndës fetare në shkolla, dhe të gjithë kanë mbetur që të shikojnë dhe diskutojnë nëpër kryesitë e forumet e tyre brendapërbrenda subjekteve që kanë, dhe pastaj do të na informojnë për qëndrimin e tyre .Unë kam kërkuar me ngulm nga



të gjithë që të përkrahin këtë iniciativë tonën, ngase ne nuk po kërkojmë që të aplikohet diçka vetëm tek ne, po lënda fetare aplikohet edhe në shumë vende të Evropës dhe botës, d.m.th. është një standard që ne duhet ta përmbushim, sepse edhe ne po synojmë të inkuadrohemi brenda familjes së madhe evropiane. Nëse fëmijët e evropianëve kanë të drejtë të mësojnë për fetë e tyre, sigurisht që është shumë e natyrshme dhe e moralshme që edhe ne të kërkojmë që fëmijët tanë të mësojnë për fetë e tyre, pa marrë parasysh besimin që ata i përkasin.

*Dituria Islame: Bashkësia Islame vazhdimisht po has në pengesa nga autoritete të ndryshme për dhënie lejesh për ndërtimin e xhamive, a ka ndryshuar diçka në këtë drejtim apo jo?*
Myftiu Tërnava: Me thënë të drejtën, në shumë komuna të Kosovës janë dhënë hapësira për ndërtimin e xhamive dhe leje për ngritjen e tyre. Unë shumë herë i kamë falënderuar të gjitha kuvendet komunale , por në Komunën e Prishtinës ka njëfarë ngurrimi, ndonëse Prishtina si kryeqytet pas luftës është shtuar shumë dhe kemi lagje të reja ku para luftës nuk ka pasur xhami dhe as tash nuk kemi xhami, sikurse janë lagjja e Spitalit, e Veternikut, rruga për në Podujevë, rrruga për në Mitrovicë, Dardania, ku ka nevojë të ndërtohen xhami. Besoj se do t'ia arrijmë që edhe nga KK i Prishtinës të marrim hapësira të mjaftueshme për ndërtimin e xhamive.

*Dituria Islame: Sa do të ndikojë futja e edukatës fetare ne shkolla në uljen e dukurive sociale që tashmë e kanë kapluar Kosovën, sidomos në uljen e vetëvrasjeve?*
Myftiu Tërnava: Sigurisht që qëllimi ynë me zbatimin e lëndës fetare nuk është që ata fëmijë t'i bëjmë hoxhallarë, veçse është që ne t'i edukojmë me njohuri elementare mbi fenë e tyre, së cilës i përkasin dhe, nëse ata e mësojnë fenë, sigurisht ata vetvetiu do të largohen apo së paku nuk do të përfshihen si deri tash në dukuri negative, që fatkeqësisht janë përhapur shumë në Kosovën e pasluftës. Kemi shumë vetëvrasje, kemi trafikim qeniesh njerëzore , kemi përdorim të alkoolit, drogës etj. Kam besimin që futja e lëndës fetare do t'i zvogëlojë ose kufizojë këto dukuri negative, të cilat janë të pranishme në shoqërinë tonë dhe do të kishim një rini më të edukuar dhe më të moralshme. Kjo do të ndikonte në formimin e një shoqërie të shëndetshme në të ardhmen, sepse Kosovës i duhet një shoqëri e shëndoshë, e cila i çon përpara të gjitha proceset që duhen për përparimin e Kosovës.

*Dituria Islame: A janë të gatshme institucionet e shtetit që t'ju japin një truall, ku do të ndërtojë BIK një qendër islame?*
Myftiu Tërnava: Bashkësia Islame e Kosovës ka nevojë të madhe për ndërtimin e një qendre të madhe islame, dhe shumë herë është kërkuar nga KK i Prishtinës dhe është premtuar po ende nuk është realizuar kjo. Besoj që brenda pak ditësh KK i Prishtinës do të caktojë një hapësirë për ndërtimin e një qendre islame në Prishtinë. Kjo është një kërkesë e kamotshme jona dhe besoj që duhet të realizohet, sepse Kosova meriton të ketë një qendër të tillë, ashtu siç kanë qendrat e tjera, p.sh. unë sot mora një ftesë për ndërtimin e qendrës islame në Rijekë ( Kroaci) e si të mos kemi një qendër në Prishtinë, kjo është e pakuptimtë. Kjo është arsyeja pse unë edhe një herë kërkoj me ngulm nga KK i Prishtinës, nga faktori politik, që të caktojnë një parcelë për ndërtimin e një qendre islame në Prishtinë, ngase donacioni tashmë është siguruar.

*Dituria Islame: Myfti i nderuar , a mund të na thoni disa specifika të kësaj qendre?*
Myftiu Tërnava: Qendra thjesht nuk do të jetë vetëm xhami, po krahas xhamisë që do të jetë shumë e madhe, do të ketë edhe shumë hapësira për mësimin e gjuhëve të huaja ,klasa të veçanta të pajisura me mjete moderne, shumë fusha sporti, një qendër tregtare, një hotel të vogël, dhe vende ku të rinjtë do të takohen e do të këmbejnë përvoja e shkathtësi në mes tyre.

*Dituria Islame: Si e vlerësoni jetën e myslimanëve në Kosovë, a i kanë të drejtat e plota apo ka edhe padrejtësi në ushtrimin e fesë?*
Myftiu Tërnava: Kosova është një shtet në ndërtim e sipër. Në shtypin tonë këto ditë ka reagime nëpërmjet internetit dhe mjeteve të tjera të komunikimit masiv, kinse unë paskam thënë në takimin që kam pasur në RTK-, ku ata më kanë incizuar, këtu në zyrën time, sipas tyre, pra, unë sikur paskam thënë se në Kosovë ka terrorizëm. Kjo është e pavërtetë dhe është gënjeshtër e madhe, sepse pyetja ka qenë kësisoj nga ana e gazetares: Çka mendoni, sipas jush, a ka në Kosovë terrorizëm? E unë i jam përgjigjur në këtë mënyrë: Unë nuk pajtohem me pyetjen tuaj se në Kosovë ka terrorizëm, po në RTK është prerë shiriti dhe ka dalë vetëm: "në Kosovë ka terrorizëm", gjë që nuk përkon me realitetin, dhe po e shohim se të jetosh në Kosovë është shumë vështirë. Nga ana tjetër, unë fare nuk e kam zënë ngoje fare Qeverinë e Kosovës në manifestimin e përurimit të xhamisë së re në fshatin Marec, po një medie ka shkruar sikur të kem thënë se kjo qeveri është komuniste ateiste. Dhe kjo dëshmon se në Kosovë është vështirë të jetosh si mysliman apo si një besimtar a prijës i Bashkësisë Islame, ngase kemi ende njerëz që nuk shikojnë me syrin e vërtetë të realitetit, por që janë të paguar sigurisht ose janë të prirur që t'i bëjnë keq kësaj shoqërie kosovare. Megjithatë, Kosova është më mirë se përpara, në aspektin islam është më mirë se para luftës; kemi mangësi të mëdha, kemi padrejtësi të mëdha që na janë bërë; ende e kemi të pazgjidhur pozitën juridike të BIK-së, dhe kjo po na i vështirëson jashtëzakonisht punët, mirëpo me një shpresë të vazhdueshme mbetemi se në Kosovë do të ndryshojë kjo gjendje dhe se myslimanët e Kosovës do të jenë ata që do ta bartin edhe përgjegjësinë kryesore për përparimin e Kosovës, sepse janë shumicë dhe janë myslimanë autoktonë, që në shkallë Evrope numerikisht jemi më së shumti dhe përgjegjësia më e madhe na takon neve. Prandaj, duke pasur edhe pozitën gjeostrategjike që ka Kosova dhe vendi ku jetojmë, ne do të punojmë që të jetojmë si myslimanë, si besimtarë duke respektuar dhe vlerësuar vlerat e të gjitha besimeve të tjera, mirëpo duke mos lejuar asnjëherëë që të prekin në identitetin tonë.

*Dituria Islame : Sa është duke bërë përpjekje BIK që t'u dalë krah dhe t'i ndihmojë bashkatdhetarët tanë që jetojnë në botën e jashtme?*
Myftiu Tërnava: Elhamdulilah, bashkatdhetarët tanë që jetojnë në Zvicër, Danimarkë, Gjermani, Belgjikë e Amerikë dhe vende të tjera , kanë organizuar jetën e tyre fetare nëpër xhami dhe unë i përgëzoj për punën që kanë bërë e më vjen mirë që të gjithë janë bashkërisht shqiptarë nga Kosova, Maqedonia, Mali i Zi, Shqipëria, dhe ato xhami frekuentohen nga të gjithë, pavarësisht kush nga është , dhe ne nuk kemi mundësi tjetër t'u ofrojmë atyre, por, ne shpesh marrim pjesë në ceremonitë e tyre, i këshillojmë si të punojnë. Unë i falënderoj edhe për ndihmat, edhe pse simbolike, që i ofrojnë BIK-së, siç janë sadaktul fitri dhe zeqati e kurbanet. Megjithëkëtë, na mungon një organizim edhe më i mirë me mërgatën shqiptare myslimane, jo vetëm me mërgatën tonë, por edhe me ato turke, boshnjake , pra me myslimanët nga Kosova që jetojnë në mërgim. Unë i falënderoj për tërë atë që kanë bërë edhe për BIK-në edhe për çështjen e Kosovës, për kombin tonë, për çlirimin e Kosovës , dhe lus Zotin që në familjet e tyre vazhdimisht të mbizotërojë hareja, të mbretërojë shëndeti i plotë dhe ata Ai t'i pajisë me të gjitha dëshirat që kanë për vete dhe familjet e tyre të gjera.

*Dituria Islame: Ku qëndron problemi që s'po gjendet një zgjidhje juridike e pozitës së feve në Kosovë, sidomos e asaj islame?*
Myftiu Tërnava: Ne kemi bërë kërkesë disa herë dhe Parlamenti i Kosovës nuk ka treguar ndonjë angazhim, po gjithnjë premton me po, por besoj që në një të ardhme të afërt do ta shqyrtojnë edhe këtë çështje dhe BIK do ta ketë edhe pozitën e saj juridike ashtu si duhet.



*Dituria Islame: Ka zëra në qarqet e ndryshme se Kosova është e rrezikuar nga terrorizmi, çfarë është mendimi juaj për këtë çështje?*
Myftiu Tërnava: Çdo vend në botë është i rrezikuar nga terrorizmi , jo vetëm Kosova, nëse ka terrorizëm. Vetë fjala terrorizëm d.m.th. përbën rrezik , edhe në Kosovë por edhe në çdo vend në botë, nëse ka terrorizëm , ai vend është i rrezikuar nga terrorizmi ,mirëpo nëse shtrohet pyetja se a ka në Kosovë terrorizëm, - ky është problem krejtësisht tjetër. Siç e theksova më herët, e kam thënë dhe po e them prapë - se Kosova për momentin qëndron më së miri në rajon për sa i përket sigurisë, për sa i përket terrorizmit. E kam thënë se ka pasur dhe ka tendenca të organizimeve jashtinstitucionale në Kosovë dhe këtë nuk e fsheh, e them prapë dhe ato po shihen e kush do t'i shohë, sytë janë për të parë , por që ka terrorizëm në Kosovë - unë këtë nuk e di, dhe - a ka rrezik nga terrorizmi, - sigurisht që ka çdo vend në botë dhe jo vetëm Kosova, ngase terrorizmi është terrorizëm kundër vetënatyrshmërisë së njeriut dhe terrori asnjëherë nuk sjell të mira po vetëm dhunë, shkatërrim dhe çdo gjë që shpie nga e keqja.

*Intervistoi: Rexhep Suma*



VIZITA E REISIT TË BASHKËSISË ISLAME TË BOSNJËS E HERCEGOVINËS, **DR. MUSTAFA EF. CERIÇ** NË KOSOVË

Me ftesë të Myftiut të Kosovës, Mr. Naim Tërnava, për vizitë zyrtare në Kosovë nga 6-8 gusht 2009, qëndroi, Reis –ul –Ulema i Bashkësisë Islame të Bosnjës e Hercegovinës, Dr. Mustafa ef. Ceriç me bashkëpunëtorë.

REISI NË TAKIM ME MYFTIUN TËRNAVA

Fillimisht më 6 gusht Reisi i Bosnjës e Hercegovinës, Dr. Mustafa ef. Ceriç u prit në Kryesinë e Bashkësisë Islame të Kosovës, nga Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava me bashkëpunëtorë.

Myftiu Tërnava, pasi falënderoi Reisin për vizitën në Kosovë, e falënderoi atë për kontributin e tij për Kosovën si dhe mysafirin e lartë nga Bosnja e Hercegovina e njohu me organizimin, punën, arritjet dhe sfidat e Bashkësisë Islame të Kosovës.

"I nderuari Reis, siç e dini Ju, Bashkësia Islame e Kosovës gjatë luftës ka qenë nga institucionet më të dëmtuara në Kosovë, mirëpo, falë Zotit, me organizimin tonë dhe falë ndihmës së miqve e vëllezërve tanë nga bota, kemi arritur që t'i sanojmë dëmet e luftës".

Myftiu e njohu Reisin edhe me punën në institucionet arsimore të BIK-së, si në FSI dhe në medrese.

Gjithashtu, Myftiu Tërnava, Reisin e Bashkësisë Islame të Bosnjës e Hercegovinës, e njohu edhe me arritjet e Kosovës në fushën e shtetndërtimit që nga shpallja e Pavarësisë së vendit.

Myftiu, gjithashtu, foli edhe për angazhimin e vazhdueshëm të Bashkësisë Islame për të krijuar një ambient të qetë në Kosovë, ku të gjitha komunitetet të jetojnë në paqe, e harmoni duke respektuar të drejtat dhe duke njohur vlerat e virtytet e njërit-tjetrit.

Myftiu theksoi se Bashkësia Islame e Kosovës është e interesuar që të japë kontributin e saj edhe në bashkëpunimin me bashkësitë e tjera fetare në rajon, për një Ballkan të qetë e stabël.

Myftiu përmendi edhe nevojën e rivendosjes së kontakteve dhe të lidhjeve të ndërprera tash 15 vjet në mes Kosovës dhe Bosnjës, si rezultat i luftërave që ndodhën në të dy shtetet.

Ndërsa, Reis- ul - Ulema i BI të Bosnjë-Hercegovinës tha se ndihet i privilegjuar që viziton Kosovën e lirë, për se u shpreh: "Jam këtu që të përkrah të drejtën e popullit të Kosovës që të jetojë në liri të plotë. Populli ynë dhe populli juaj kanë bërë luftë për të jetuar të lirë, dhe, falë Zotit, kjo sot është realitet. Ne dikur kemi jetuar në një shtet të përbashkët, por fatkeqësisht shkatërrimin e atij shteti popujt e dy vendeve tona e paguan më së shtrenjti, prandaj ne sot jemi këtu që të shohim mundësinë e rivendosjes së lidhjeve tona natyrore të ndërprera pa vullnetin tonë".

Më tutje Reisi tha: "Ne jemi këtu që të kontribuojmë edhe në lirinë e lëvizjes, si një e drejtë themelore e njeriut, dhe t'u bëjmë të ditur të gjithëve se nga Sarajeva mund të lëvizet lirshëm nëpër Ballkan dhe të vizitojmë lirshëm vëllezërit tanë, e me ta të bisedojmë për një të ardhme më të mirë".

Ishte konstatim i përbashkët se në Ballkan jetojnë 10 milionë myslimanë, ku shqiptarët dhe boshnjakët përbëjnë shumicën absolute dhe janë popuj autoktonë që shumica i përkasin fesë islame, jo vetëm në Ballkan po edhe në Evropë, dhe është e drejtë që të prezantojnë vlerat islame, në mënyrë që t'ua lehtësojnë rrugën e integrimit myslimanëve drejt BE-së si dhe para të tjerëve të paraqesin një pasqyrë reale për Islamin, larg nga interpretimi ekstrem.

PRITJE TE PRESIDENTI SEJDIU

Po më 6 gusht 2008, mysafiri i lartë nga Bosnja, Dr. Mustafa Ceriç i shoqëruar nga Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, u prit nga Presidenti i vendit Dr. Fatmir Sejdiu "Republika e Kosovës është shtet shekullar, i cili i respekton liritë dhe të drejtat e të gjitha bashkësive fetare të vendit tonë", - tha Presidenti i Republikës së Kosovës, Dr. Fatmir Sejdiu, gjatë një takimi me Mustafa Cerriçin. Presidenti Sejdiu përgëzoi drejtuesit e bashkësive islame të të dyja vendeve për bashkëpunimin e ngushtë. Ai theksoi se institucionet e Republikës së Kosovës vlerësojnë lart punën e Bashkësisë Islame të Kosovës dhe kontributin që po jep ajo për forcimin e shtetit demokratik të Kosovës, si dhe kërkoi nga z.Ceriç që të vazhdojë të punojë për njohjen e pavarësisë së Kosovës nga vendet e Botës Islame, në të cilat Bashkësia Islame e Bosnjës e Hercegovinës mund të ndikojë drejtpërdrejt.

Në këtë takim u bisedua edhe për frymën e tolerancës dhe të bashkëpunimit, të respektit reciprok ndërmjet pjesëtarëve të besimeve fetare të njërit vend dhe të vendit tjetër, por edhe për bashkëpunimin në mes popujve.

"Tashmë kemi shënuar shekullin e gjashtë të Islamit në Ballkan dhe ne dëshirojmë që këtë traditë t'ia prezantojmë Evropës dhe botës, në mënyrën më të mirë", - pohoi z.Ceriç. "Ne, - vijoi ai, - do t'i rindërtojmë marrëdhëniet e natyrshme, si dy vende me shumicë myslimane autoktone në këtë pjesë të Evropës".

Presidenti Sejdiu dhe z.Ceriç u angazhuan për intensifikimin e bashkëpunimit në mes dy vendeve, pavarësisht nga fakti që Bosnja e Hercegovina ende nuk e ka njohur pavarësinë

e Republikës së Kosovës. Porse, në këtë kontekst, Ceriç pohoi se ai vinte në Kosovë me ftesën e Myftiut të Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, me dëshirën që afria në mes popullit shqiptar dhe atij boshnjak, por edhe në mes të gjithë popujve të tjerë vullnetmirë të rajonit, të ruhet e të thellohet edhe më tej, në mënyrë që gjeneratat e ardhshme të mos i përjetojnë tragjeditë dhe gjenocidin që kanë përjetuar paraardhësit e tyre.

REISI MBAN DERS NË XHAMINË "SULLTAN MURAT"

Gjatë qëndrimit në Prishtinë, delegacioni nga Bosnja vizitoi edhe Këshillin e Bashkësisë Islame të Prishtinës, ku u pritën nga kryetari i Këshillit, Bahri ef. Sejdiu. Namazin e drekës delegacioni i lartë nga Bosnja e fali në xhaminë "Sulltan Murat" të Prishtinës, ku Reisi Dr. Mustafa Ceriç mbajt një ders për xhematlinjtë e pranishëm.



REISI NË PREKAZ

Pas dreke, mysafirët nga Bosnja, të shoqëruar nga nikoqirët kosovarë, vizituan Tyrben e Sulltan Muratit në Mazgit dhe Kompleksin Memorial në Prekaz, ku për shpirt të dëshmorëve bënë dua e kënduan Fatihan.

Në Prekaz mysafirët nga Bosnja, në Kullën e Jasharajve, u pritën nga Rifat Jashari, me të cilin Reisi pati një bashkëbisedim të hapur e vëllazëror.

KAFE NË SHATËRVAN

Më 7 gusht, i shoqëruar nga Myftiu Tërnava, Reisi vizitoi Këshillin e Bashkësisë Islame të Prizrenit, ku iu bë një pritje madhështore nga drejtues të këshillit dhe imamët e Prizrenit e rrethinës. Delegacioni nga Bosnja vizitoi edhe xhamitë monumentale të Prizrenit - "Bajrakli" e "Sinan Pasha" si dhe qëndroi shkurt në Shatërvan, ku pinë kafe dhe bashkëbiseduan me qytetarët e ndodhur aty.



PRITJE MADHËSHTORE NË LUBINJË

Pas Prizrenit, delegacioni nga Bosnja u nis për në fshatin Lubinjë, i banuar me qytetarë të nacionalitetit boshnjak.

Në Lubinjë Reisit iu bë një pritje madhështore. Në fushën e sporteve të fshatit ishin tubuar mijëra qytetarë të Lubinjës e rrethinës. Të pranishmëve me një fjalë rasti iu drejtuan Reisi Ceriç dhe Myftiu Tërnava. Namazin e xhumasë e falën në xhaminë e Lubinjës, ku Reisi mbajti hytben.

Pas dreke, delegacioni i lartë nga Bosnja dhe nikoqirët nga Kosova, qëndruan në Sharr. Në xhaminë e re të Sharrit, Myftiu Tërnava dhe Reisi Ceriç mbajtën fjalë rasti për të pranishmit.



MYFTIU DHE REISI NËNSHKRUAN MEMORANDUM MIRËKUPTIMI

Ditën e tretë të qëndrimit në Kosovë, më 8 gusht, në Prishtinë Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, në emër të Kryesisë së BI të Kosovës, dhe Reis ul- Ulema Dr. Mustafa Ceriç, në emër të Bashkësisë Islame të Bosnjës e Hercegovinës, në praninë e bashkëpunëtorëve dhe të mediave, nënshkruan Memorandum Mirëkuptimi, me të cilin shprehet mirëkuptimi dhe konsiderata e ndërsjellë në aspektin e mëvetësisë së dy bashkësive respektive. Me këtë memorandum, të dy bashkësitë janë zotuar të marrin të gjitha masat për të vendosur bazën për realizimin sa më efikas të qëllimeve dhe misioneve që janë definuar me akte normative.

Po ashtu me këtë memorandum, palët nënshkruese në të ardhmen do të realizojnë një bashkëpunim më të ngushtë në fushën fetare – arsimore dhe fetare – kulturore përmes formave të ndryshme, siç janë këmbimi i informacioneve e përvojave, takimet e përbashkëta, seminaret, programet festive etj..

Një aspekt i rëndësisë së veçantë në të ardhmen në mes dy bashkësive do të jetë bashkëpunimi në fushën e edukimit fetaro-shkencor, që pritet të realizohet nëpërmjet shkëmbimit të përvojave në fushën e programeve edukative, plan-programeve mësimore, vizita të ndërsjella të profesorëve të Medreseve e Fakulteteve nga dy vendet, pastaj në realizimin e projekteve të përbashkëta shkencore, me shfrytëzimin e fondeve të bibliotekave, këmbimin e literaturës etj.. Me këtë memorandum Bashkësia Islame e Kosovës dhe ajo e Bosnjës e Hercegovinës u pajtuan që të organizojnë tubime vjetore në nivel të titullarëve të BI-ve, me qëllim zhvillimin e marrëdhënieve vëllazërore ndërmjet popullit boshnjak dhe atij shqiptar, gjithnjë në frymën e respektimit të ndërsjellë, paqes dhe stabilitetit të përgjithshëm në Ballkan dhe në Evropë.



DORËSHKRIMI I SHERIFOVIÇIT PËR MYFTIUN TËRNAVA

Në shenjë respekti e nderimi për mysafirin e lartë nga Bosnja, Myftiu Tërnava, Reisit Dr. Mustafa Ceriç i dhuroi një plis (kapuçi kombëtar i shqiptarëve) dhe një sixhade punim artizanal nga Kosova.

Ndërkaq, Reis Ulemaja Dr. Mustafa Ceriç, Myftiut Tërnava i dhuroi një kopje të dorëshkrimit të Kuranit të përshkruar para 300 vjetësh nga Sherifoviçi, që ruhet në bibliotekën "Husref beg" të Sarajevës.

Po më 8 gusht Reisi Dr. Mustafa Ceriç, i shoqëruar nga Myftiu Tërnava, mori pjesë në Forumin e Boshnjakëve të Kosovës.

*(r. shkodra)*

## MYFTIU TËRNAVA KËRKOI NGA ÇEKU E AGANI QË TA PËRKRAHIN NISMËN E BIK-SË PËR LËNDËN FETARE

Myftiu i Kosovës, Naim Tërnava, i shoqëruar nga kryeimami Sabri ef. Bajgora dhe shefi i kabinetit Ejup Ramadani, takuan më 1 shtator 2009, në takime të ndara, kryetarin e PSD-së, Agim Çeku, dhe kryetarin e PD-së, Dr. Ferid Agani.
Në të dy takimet, Myftiu Tërnava i njohu ata me iniciativën e Kryesisë së BI-së të Kosovës për futjen e lëndës fetare në kuadër të sistemit të arsimit publik të Kosovës.
Myftiu, ndër të tjera, tha: "Jam këtu sot që t'ju njoh edhe personalisht me iniciativën tonë për futjen e edukatës fetare në sistemin publik të arsimit të Kosovës, ngase konsiderojmë që mësimi për fenë është një e drejtë e garantuar me konventa ndërkombëtare".
Më tutje Myftiu vazhdoi: "Ne, nëse kemi pikësynim integrimin në BE, duhet ditur se Evropa çështjen e edukatës fetare që moti e ka vënë në funksion" dhe madje përmendi modelin anglez, atë austriak, modelin gjerman dhe, së fundi, si një model shumë të mirë e të përshtatshëm, modelin kroat, për të cilin myftiu tha se mund të adaptohet edhe tek ne.
Bashkësia Islame e Kosovës, sipas Myftiut, pret që iniciativa e saj të merret në shqyrtim seriozisht nga institucionet e Kosovës dhe që edhe në shkollat e Kosovës të mësohet lënda fetare.
Myftiu Tërnava kërkoi nga bashkëbiseduesit Çeku e Agani, që ta përkrahin nismën e Kryesisë së BIK-së që të mësohet edukata fetare në shkollat publike.
Përderisa Myftiu mori përkrahje të plotë nga kryetari i PD-së, Dr. Ferid Agani, përkrahje në parim mori edhe nga kryetari i PSD-së, Agim Çeku, i cili në fjalën e tij, përveç të tjerash, tha se PSD është parti që angazhohet të ndërtojë një shoqëri mbi vlera pozitive e humane, prandaj një vlerë e fuqishme është edhe feja, "që ne angazhohemi ta kultivojmë në edukimin dhe ndërtimin e shoqërisë kosovare".
Po për këtë qëllim, ditë më parë, Myftiu Tërnava ka takuar edhe udhëheqësit e LDK-së dhe të AAK-së, kurse në ditët në vijim ai do të takojë edhe udhëheqësit e partive të tjera.

## MYFTIU TËRNAVA NË TAKIM ME AKAD. DACIN DHE ZNJ. SAHATÇIA

Nisma e Bashkësisë Islame të Kosovës për lëndën "Edukata fetare" e ka burimin nga kërkesa e vazhdueshme e popullit
Në vazhdën e takimeve me liderët politikë për çështjen e lëndës fetare në sistemim e arsimit publik të Kosovës, më 3 shtator 2009, Myftiu Mr. Naim Tërnava ka takuar në takime të ndara në selitë e tyre kryetarin e LDD-së, Akad. Nexhat Dacin, dhe kryetaren e Partisë Reformiste "Ora", Teuta Sahatçinë.
Myftiu Tërnava bashkëbiseduesve ua prezantojë nismën e Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, që në kuadër të sistemit publik të arsimit të hyjë edhe lënda fetare, në mënyrë që të rinjtë tanë të kenë mundësinë të njihen me parimet themelore të fesë që i përkasin.
Myftiu Tërnava në të dy takimet tha se nisma e Bashkësisë Islame të Kosovës e ka burimin te kërkesa e vazhdueshme e popullit që ua bën zyrtarëve të BI-së të Kosovës, që edhe fëmijët tanë gjatë shkollimit të obliguar të marrin njohuri për fenë, ashtu siç veprohet në shoqëritë dhe vendet e Evropës.
Myftiu gjithashtu tha se qëllimi i futjes së lëndës fetare në sistem e arsimit është që rininë tonë ta edukojmë ashtu siç duhet e jo të na e edukojë rruga.
Për argumentimin e tij, Myftiu tha se në Kosovë janë shfaqur shumë dukuri negative që dëmtojnë rëndë shoqërinë në përgjithësi dhe rininë në veçanti, siç janë vetëvrasjet, prostitucioni, droga alkoolizmi, vjedhja etj. Myftiu Tërnava i njohu bashkëbiseduesit edhe me përgatitjet që ka bërë Bashkësia Islame për këtë çështje, dhe kërkoi prej tyre që ta shqyrtojnë e ta diskutojnë në forumet e tyre partiake dhe ta përkrahin nismën e BIK-së për lëndën fetare.
Kryetari i LDD-së, Akad. Nexhat Daci tha se është koha për ndryshime në të gjitha fushat në Kosovë, e një ndryshim duhet bërë edhe në trajtimin e fesë nga faktorët institucionalë, politikë e intelektualë. LDD-ja angazhohet që ne si shoqëri e shtet të integrohemi në Evropë dhe në rrjedhat globale, por vetëm me vlerat tona si popull. Ndërsa, për sa i përket nismës së BIK-së për lëndën fetare, Akad. Daci tha se ai dhe LDD-ja nuk do jenë kundër.
Ndërkaq, kryetarja e ORA-së, znj. Teuta Sahatçia tha se për këtë nismë duhet të hapet një debat në medie dhe pastaj të organizohen edhe tryeza e debate, ku duhet të jenë të pranishëm njerëzit nga bota akademike, nga shoqëria civile dhe nga strukturat të tjera të shoqërisë. Përmes debatit duhet t'u sqarohet atyre dhe opinionit se si do të aplikohet lënda fetare në shkollat tona. Zonja Sahatçia tha se tek një pjesë e shoqërisë sonë ende ekziston një mentalitet refuzues ndaj fesë, që është një relikt nga e kaluara, madje ky mentalitet është edhe tek një pjesë e klasës intelektuale.

## PACOLLI NË TAKIM ME MYFTIUN TËRNAVA

Ata që nuk e njohin dhe nuk e respektojnë fenë e vet, nuk e njohin e nuk e respektojnë as fenë e tjetrit.
Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, i shoqëruar nga kryeimami Sabri Bajgora dhe shefi i kabinetit, Ejup Ramadani, kanë takuar më 5 shtator 2009, në selinë e AKR-së, presidentin e këtij subjekti politik, z. Behgjet Pacollin, i cili shoqërohej nga nënkryetari, që është edhe shef i grupit parlamentar të AKR-së në Kuvendin e Kosovës, z. Ibrahim Makolli.
Myftiu Tërnava e njohu kryetarin e AKR-së, z. Behgjet Pacolli, me nismën e Bashkësisë Islame të Kosovës për të fituar përkrahjen e tij për lëndën e edukatës fetare në sistemin e arsimit publik të Kosovës. Myftiu e njohu z. Pacollin me qëllimet e futjes së edukatës fetare në kuadër të sistemit të arsimit publik, duke vënë në spikamë se në vendet evropiane lënda e edukatës fetare prej kohësh ka hyrë në sistemin e arsimit. Myftiu, gjithashtu,

njohu z. Pacollin edhe me elaboratin që ka bërë BIK për lëndën e edukatës fetare. Myftiu kërkoi nga z. Pacolli, dhe AKR-ja që ta përkrahin e mbështesin nismën e BI-së të Kosovës për edukatën fetare.
Kryetari i AKR-së, z. Behgjet Pacolli, pasi ka vlerësuar rolin e BI-së të Kosovës në proceset që ka kaluar Kosova, tha se ai dhe AKR-ja përkrahin çdo nismë që fisnikëron të rinjtë tanë. Më tutje, z. Pacolli tha se fëmijët tanë duhet të edukohen drejt edhe në aspektin fetar.

HARADINAJ SHTROI IFTAR PËR MYFTIUN E KOSOVËS
Kryetari i AAK-së, z. Ramush Haradinaj, shtroi sonte iftar për Myftiun e Kosovës, Mr. Naim Tërnava, dhe bashkëpunëtorët e tij. Në iftar z. Haradinaj shoqërohej nga bashkëpunëtorët e tij më të ngushtë. Po ashtu në iftarin e shtruar nga z. Haradinaj, qe i pranishëm edhe ambasadori i Republikës së Turqisë në Prishtinë, z. Metin Hysrev Ynler, i shoqëruar nga zëvendësi i tij. Myftiu Tërnava, pasi ka falënderuar kryetarin e AAK-së për iftarin e shtruar, ka thënë se është kënaqësi "që në muajin e madhëruar të Ramazanit të jemi të bashkuar rreth sofrës së Zotit". Ndërsa kryetari i AKK-së, Ramush Haradinaj, tha se ndihet i nderuar që ka rastin të shtrojë iftar për Myftiun e Kosovës dhe bashkëpunëtorët e tij.

ME RASTIN E SHËNIMIT TË BETEJËS SË BEDRIT
Myftiu i Kosovës shtroi iftar tradicional me udhëheqësit e këshillave vendorë të BI-së dhe nëpunësit e institucioneve të BI-së.
Si tradicionalisht, me rastin e natës së 17 të Ramazanit, respektivisht në kujtim të fitores historike në Betejën e Bedrit, Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, më 5 shtator 2009 shtroi iftar për udhëheqësit e këshillave të BI-së dhe nëpunësit e institucioneve të Bashkësisë Islame të Kosovës. Siç është bërë traditë, Myftiu iftarin e shtroi në restorantin e medresesë së mesme "Alaudin" të Prishtinës, ku qenë të pranishëm mbi 200 pjesëmarrës.
Fillimisht, të pranishmëve mirëseardhje u shprehu drejtori i medresesë së mesme "Alaudin" të Prishtinës, Bahri ef. Simnica, ndërsa me një fjalë rasti iu drejtua Myftiu, Mr. Naim Tërnava, i cili, pasi i përshëndeti të pranishmit, tha: "Më lejoni që në emër të Kryesisë së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, t'ju dëshiroi mirëseardhje në këtë iftar të përbashkët të organizuar nga Kryesia e Bashkësisë Islame dhe të lusim Allahun xh.sh. që agjërimin tonë ta ketë pranuar dhe mëshira e rahmeti i Tij të jetë mbi ne dhe mbi të gjithë ata të cilët në vazhdimësi kanë frikën ndaj Krijuesit Suprem". Myftiu, më tutje foli edhe për nismën e BIK-së për aplikimin e lëndës së Edukatës fetare në sistemin publik të arsimit në shkollat e Kosovës.
Myftiu theksoi: "Për këtë u është bërë kërkesë të gjitha institucioneve shtetërore të vendit, ndërsa këto ditë jemi duke takuar edhe subjektet politike, të cilat po i informojmë dhe po kërkojmë përkrahjen e tyre", për të shtuar se BIK ka përgatitur edhe një elaborat të hollësishëm për këtë, të cilin shumë shpjet do t'ua dorëzojmë institucioneve kompetente dhe subjekteve politike". Myftiu i porositi të pranishmit që të ndikojnë në hapjen e debatit në masën e gjerë dhe t'ia bëjnë me dije masës se edukata fetare është një e drejtë e garantuar për fëmijët tanë.

NË VIGJILJE TË RAMAZANIT, MBRËMJE E KURANIT
Në vigjilje të Muajit të madh të Ramazanit, Këshilli i Bashkësisë Islame i Prizrenit, në bashkëpunim me "MILI GÜRÜŞ" nga Gjermania, më 19 gusht 2009, në sallën e sporteve të qytetit, pas namazit të akshamit, organizoi Mbrëmje e Kuranit, ku në prani të rreth 1500 qytetarëve kënduan pjesë nga Kurani 5 burra (dy nga Kosova, dy nga Turqia dhe një nga Libia).
Në këtë mbrëmje qe i pranishëm edhe Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, me bashkëpunëtorë, kryetari për Evropë i organizatës islame "MILI GÜRÜŞ", Yavuz Çelik Karahan, Ministri i ambientit dhe planifikimit hapësinor në qeverinë e Kosovës, Mahir Jakxhilar, dekani i FSI-së Dr. Rexhep Boja si dhe shumë personalitete të tjera nga të gjitha anët e Kosovës.
Në një atmosferë të bukur, fillimisht të pranishmëve iu drejtua kryetari i Këshillit të BI të Prizrenit, Lutfi efendi Ballëk, i cili, pasi përshëndeti të pranishmit, tha se organizimi i kësaj Mbrëmjeje e Kuranit në prag të Muajit të shenjët të Ramazanit është bërë që ta presim Ramazanin sa më të përgatitur edhe shpirtërisht. Të pranishmëve me fjalë rasti iu drejtuan edhe Myftiu i Kosovës, Naim Tërnava, dhe kryetari për Evropë i organizatës islame "MILI GÜRÜŞ", Yavuz Çelik Karahan.
Në mbrëmjen e Kuranit në Prizren, me zërin e tyre melankolik e me një lexim artistik, Kuran lexuan: Hakim Ilazi (Kosovë), hfz. Daut Lezi (Kosovë), Hfz. Ekrem ef. Nalbant –(Turqi), Hfz. Dr. Fatih ef. Çollak – (Turqi) dhe Hfz. Rebi ef. Omer (Libi). Është hera e tretë që në Prizren, në prag të muajit të Ramazanit organizohet mbrëmje Kurani. Organizatorët u shprehën se Mbrëmjet e Kuranit në prag të muajit të Ramazanit do të jenë tradicionale edhe në të ardhmen.

U PËRURUA XHAMIA E RINDËRTUAR NË MAREC
Më 4 shtator 2009, fshatit Marec të Prishtinës për një kohë iu rikthye gjallëria... Qindra qytetarë kishin mësyrë Marecin për të marrë pjesë në përurimin e xhamisë së re, që është financuar nga fondacioni "Behgjet Pacolli". Në manifestimin e përurimit të xhamisë së re të Marecit, morën pjesë shumë personalitete të njohura: Myftiu i Kosovës, Naim Tërnava, kryetari i AKR-së, Behgjet Pacolli, kryetari i PD-së, Ferid Agani, etj..
Rindërtimi i xhamisë është një lajm i mirë, sepse në këtë fshat të Malësisë, që është edhe zonë kufitare, mund të rikthehet jeta nëse investohet në objektet e infrastrukturës dhe u krijohen kushte njerëzve për jetë të dinjitetshme. Për herë të parë pas shumë vjetësh, këtu është falur namazi i xhumasë në xhaminë e mbushur përplot xhematlinj.

Folësit në ceremoninë e organizuar, hapjen e xhamisë e kanë cilësuar një hap simbolik për rikthimin e jetës në këtë fshat që është braktisur nga banorët. Financuesi i ndërtimit të xhamisë, Behgjet Pacolli, tha se e kishte ndier obligim moral ta kryente këtë vepër. "Këtu janë falur babai dhe babagjyshi. Këtu kam dëgjuar prej tyre krejt historinë e të parëve. Na ka ardhur keq që ishte e pamundur ta restaurojmë objektin e vjetër të xhamisë, sepse ishte dëmtuar shumë". Pacolli tha se do të ishte i lumtur nëse ky objekt fetar do të mbushej me praktikues të obligimeve fetare islame. Ai ka premtuar se do të angazhojë një kujdestar, i cili do ta mbajë hapur xhaminë gjatë ditës. Myftiu i Kosovës, Naim Tërnava, në këtë ceremoni tha se ndihet krenar që donatori i këtij objekti fetar është një bir i këtij vendi, dhe me këso veprash ai do të ngrejë vlerat fetare dhe familjare. "Në këtë ditë të xhuma, Allahu (xh.sh.) nuk i kthen mprapsht lutjet e sinqerta. Ne I lutemi Atij që Behgjet Pacollin dhe familjen e tij, ta shpërblejë me të mira në këtë botë dhe në Botën tjetër". Myftiu Tërnava tha se duhen bashkuar forcat për të ndërtuar e rindërtuar xhamitë dhe objektet fetare kudo nëpër Kosovë. Kryetari i Partisë së Drejtësisë, Ferid Agani, tha se këtyre vlerave duhet t'u jepet përparësi edhe gjatë ndërtimit të institucioneve shtetërore. "Ne shpresojmë se Behgjet Pacolli, siç e ndërtoi këtë xhami, do të kontribuonte për ndërtimin e organeve shtetërore" – tha ai.

U VU GURTHEMELI I XHAMISË NË LAGJEN ORTAKOLL TË PRIZRENIT

Në lagjen Ortakoll të Prizrenit, në prani të Myftiut të Kosovës, Mr. Naim Tërnava, që ishte i shoqëruar nga bashkëpunëtorët, Myftiu i Antalisë, Mahmut Yeleser, i shoqëruar nga bashkëpunëtorët, kryetari për Evropë i organizatës islame "MILI GÜRÜŞ", Yavuz Çelik Karahan, kryetari i Këshillit të BI të Prizrenit, Lutfi Ballëk ,dhe shumë qytetarë të Prizrenit. Ndërtimin e kësaj xhamie do ta financojë Myftinia e Antalisë.
Kryetari i KBI-së të Prizrenit, Lutfi Ballëk, fillimin e ndërtimit të xhamisë në lagjen Ortakoll e quajti si një ditë të madhe për Prizrenin dhe qytetarët e lagjes. Myftiu i Antalisë, Mahmut Yeleser, duke përshëndetur të pranishmit, në fjalën e tij tha: "Ne nga Antalia sot kemi sjellë përshëndetjet dhe selamet nga qyteti dhe Myftinia e Antalisë, për qytetarët e Prizrenit. Gjithashtu për ju sot këtu përcjellim edhe selamet dhe përshëndetjet e kryetarit të DIJANET-it dr. Ali Bardaoglu. Kjo hedije jona tregon për mbështetjen e popullit turk për popullin e Kosovës.
"Në këtë ditë të madhe, kur po vëmë themelin e një xhamie, dëshiroj të theksoj edhe këtë, se feja islame është fe e paqes, fe e tolerancës, fe e mirëkuptimit e miqësisë në mes njerëzve e popujve. Jam i bindur që ky gurthemel do të jetë gurthemel i bashkimit, miqësisë e unitetit në mes dy popujve".
Myftiu i Kosovës, Naim Tërnava, në fjalën e tij u uroi mirëseardhje mysafirëve nga Antalia, në Kosovën – shtetin tonë të ri, për të cilin u flijuan shumë shehidë, në mënyrë që ne sot të jetojmë të lirë, që ne sot në Kosovën e lirë të vëmë gurthemele të xhamive, të shkollave, të spitaleve, të çerdheve të fëmijëve , të kishave e të çdo gjëje që është në funksion të popullit tonë", për të shtuar: "xhamitë i ndërtojnë ata që besojnë Allahun". Myftiu përmendi dhe hadithin e pejgamberit "Kush ndërton xhami në këtë dynja, Zoti atij i ndërton një shtëpi nga shtëpitë e Xhenetit".

NË GJAKOVË VIHET GURTHEMELI PËR RINDËRTIMIN E XHAMISË SË FETAH AGËS

Më 28.08.2009, u vu gurthemeli i xhamisë së Fetah Agës, e ndërtuar në vitin 1824, e mbyllur gjatë viteve '50 të shekullit të kaluar nga presioni i pushtetit të atëhershëm komunist, ndërsa dëmtimet më të mëdha i pësoi në luftën e fundit në Kosovë. Në këtë ceremoni madhështore morën pjesë Myftiu i Kosovës, Naim ef.Tërnava, me bashkëpunëtorë, Kryetari i komunës Pal Lekaj, përfaqësuesi i shoqatës "Vakëf Islam" dhe qytetarë të shumtë të qytetit të Gjakovës. Myftiu i Kosovës, Naim ef.Tërnava theksoi: "Më vjen mirë që sot këtu kemi marrë donacione nga Arabia Saudite përmes drejtorit të saj, doktor Abdurrezak Edh-ib, i cili me të vërtetë ka një bashkëpunim të mirë me Bashkësinë Islame të Republikës së Kosovës". Më tutje Myftiu tha edhe: "Ju të gjithë e dini se mbi 90% e pasurisë vakëfnore është marrë me dhunë prej viteve '45 deri në vitet '60 nga ish-sistemi komunisto-ateist dhe me qëllimin e vetëm që bashkësitë fetare në Kosovë të gjunjëzoheshin". Të pranishmit i përshëndeti edhe drejtori i "Vakëf Islam", Abdurrezak E-Dhib. Në fjalën e tij kryetari i KBI-së të Gjakovës, Fatmir ef.Iljazi, ndër të tjera, tha: "Këtu po vendosim gurthemelin e xhamisë së Fetah Agës, një tempull i shenjtë, nga hapësirat e së cilës do të jehojë mesazhi i Zotit xh.sh.., paqja, toleranca, mirëkuptimi i ndërsjellë ndërmjet komuniteteve të ndryshme, bashkëpunimi dhe harmonia e plotë midis njerëzve".
Tubimin e përshëndeti edhe kryetari i komunës së Gjakovës, Dr.Pal Lekaj, i cili tha: "Sot po vendoset gurthemeli i ndërtimit të një xhamie ku besimtarët lirshëm mund të bëjnë lutjet e tyre. Aty ku ndërtohen tempujt fetarë, aty zhduket urrejtja, aty zhduket dhuna, aty mbizotëron edhe paqja".

*(Esat ef.Rexha)*

U PËRURUA RESTAURIMI I XHAMISË "RAMADANIJE"

Më 29 gusht 2009, dhjetë vjet pas djegies së saj nga forcat serbe, në një solemnitet rasti, në Prishtinë u bë përurimi i xhamisë "Ramadanije", që nga populli njihet si "Xhamia e Llapit". Në përurimin e xhamisë së restauruar nga fondacioni "Behgjet Pacolli", përveç shumë besimtarëve, imamëve e të ftuarve të tjerë, ishin të pranishëm edhe Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, me bashkëpunëtorë, kryetari i AKR-së, që njëherësh është edhe themelues i fondit, z. Bengjet Pacolli, drejtori i Institutit për Mbrojtjen e Monumenteve të Kulturës,

z. Baki Sfirca, kryetari i KBI-së të Prishtinës Bahri ef. Sejdiu, pastaj përfaqësues të jetës fetare, kulturore dhe të medieve.
Xhamia "Ramadanije" pra "Xhamia e Llapit", është nga xhamitë më të vjetra të Prishtinës dhe Kosovës, dhe i përket shekullit XV, më saktësisht është ndërtuar më 1470 nga Ramadan Çaushi. Xhamia "Ramadanije" që nga ndërtimi i saj e deri në vitin 1999 ka qenë në shërbim të besimtarëve, pra derisa u dogj nga forcat serbe në luftën e fundit. Xhamia, për vlerat e saj arkitektonike, paraqet një objekt monumental për kryeqytetin tonë.
Për dhjetë vjet, pamja e mureve të nxira nga tymi sikur thyente zemrat e besimtarëve që e vizitonin objektin e djegur. Tashmë ky imazh ka mbetur vetëm si një kujtim i hidhur.
Xhamia "Ramadanije" (1470), është rihapur solemnisht të shtunën, pasi kanë përfunduar punimet për restaurimin e saj, të financuara nga Fondacioni "Behgjet Pacolli". Folësit në këtë ceremoni kanë vlerësuar rindërtimin e kësaj xhamie.
Financuesi i restaurimit, Behgjet Pacolli, tha se ndihej mirë tek i shihte besimtarët duke u lutur në xhaminë e meremetuar. "Në muajin e shenjtë të Ramazanit do të ketë edhe një objekt më shumë për kryerjen e obligimeve fetare. Këtë nuk duhet ta trajtojmë vetëm si xhami, por si trashëgimi kulturore të popullit shqiptar" – theksoi ai.
Myftiu i Kosovës, Naim Tërnava, tha se ndihej krenar që restaurimi i kësaj xhamie është financuar nga fondacioni "Behgjet Pacolli". "Me këto vepra solidare, pa dyshim që Allahu i Madhëruar do t'ia bekojë dhe shtojë pasurinë Behgjet Pacollit", - tha ai dhe theksoi se forcat serbe i dogjën 218 xhami, duke synuar të zhduknin vlerat kombëtare dhe fetare të shqiptarëve në Kosovë.
Kryetari i Këshillit të Bashkësisë Islame të Prishtinës, Bahri Sejdiu, tha se Xhamia e Llapit ishte simbol i identitetit të kryeqytetit, për këtë shkak qe djegur nga forcat serbe".
Drejtori i Institutit të Monumenteve të Kosovës, Baki Svirca, tha se Instituti është i gatshëm të japë kontributin për restaurimin e xhamive të tjera të dëmtuara në kohë të ndryshme.
Nga ana e tij, Myftiu Naim Tërnava, tha: "Ata që e dogjën këtë xhami, menduan se do ta digjnin edhe imanin tonë, por gabuan. Për dhjetë vjet, nuk kemi bërë ibadet në këtë xhami, por deshi i Madhi Zot, po Behgjet Pacolli, një njeri i madh, një besimtar i mirë që e kuptoi ajetin kuranor - "Nuk do ta përfitoni mirësinë e Allahut, nëse nuk jepni në udhën e Tij, atë që e doni më së shumti, pasurinë". Pacolli, bashkë me familjen e tij e rindërtuan këtë xhami, në të cilën prej sot do të rifillojë të falënderohet Allahu. Muhamedi a.s. ka thënë: 'Ai që e ndërton një xhami, një shtëpi për hir të Allahut, Ai do t'i ndërtojë atij një shtëpi në Xhenet'. Jemi mësuar të dëgjojmë që organizata të ndryshme të huaja financuan rindërtimin e xhamive, por sot e falënderojmë Allahun që na bëri të mundur të themi: Kemi njerëz tanë, që me paranë e fituar me djersë, kujdesen për shtëpitë e Zotit. Në Kuran thuhet se ata që japin në rrugën e Allahut, ndërtojnë xhami, shkolla, spitale, siç po bën fondacioni "Behxhet Pacolli", bëjnë vepra që i ngjajnë një kokrre, prej së cilës dalin shumë kallinj. Ne shpresojmë që Kuvendi komunal i Prishtinës do të caktojë një hapësirë për ndërtimin e Qendrës Islame. Gjithashtu, ne kemi kërkuar nga partitë politike dhe Kuvendi i Kosovës që të rishqyrtojnë mundësitë për futjen e lëndës fetare në shkolla publike, që nuk e zbatojnë vetëm Kosova dhe Shqipëria. Sivjet lëndën fetare edhe islame, e ka futur edhe Rusia, atdheu i komunizmit".

### KURS INTENSIV NË SHTIME

Në vazhdën e aktiviteteve të veta edukativo-fetare, xhamia qendrore në Shtime edhe këtë verë organizoi kursin veror. Interesimi i nxënësve për regjistrim në këtë kurs ishte jashtëzakonisht i madh, mirëpo për shkak të mungesës së hapësirës së mjaftueshme, detyrimisht qe kufizuar numri i vijuesve, kështu që në këtë kurs mësimet i vijuan vetëm 140 nxënës. Në këtë kurs intensiv, për dy javë rresht me nga tri orë mësimi ( ora 30 minuta ), nxënësit morën njohuri nga lëndët: Akaid, Fikh, dhe Edukatë islame. Këtë vit, për dallim nga vitet e tjera, kursi u organizua në dy nivele. Niveli i parë ishte për fillestarët, ndërsa në nivelin e dytë ishin nxënësit që kishin kryer më herët një kurs veror. Për këtë kurs ishin angazhuar 6 mësimdhënës, 3 për nivelin e parë dhe 3 për të dytin, 4 prej tyre janë studentë. Në fund të këtij kursi nxënësit iu shtruan testimit mbi njohuritë e arritura, dhe dëshmuan sukses shumë të mirë, mbi 80% të vijuesve testin e plotësuan mbi mesatare, kurse tri vendet e para të dy niveleve u shpërblyen me dhurata modeste. Pas përfundimit të këtij kursi, u organizua një piknik në bukuritë e Prevallës, ku vijuesit kaluan një ditë të mirë. Ky kurs u ndihmua nga xhemati i xhamisë.
*Isa Tërshani*

### U VU GURTHEMELI I XHAMISË NË GLLAREVË TË KLINËS

Më 05.09.2009, në prani të xhematit në Gllarevë të Klinës u vu gurthemeli i xhamisë së këtij fshati. Në këtë ceremoni përurimi ishte i pranishëm Myftiu i Kosovës, Mr.Naim ef. Tërnava, kryeimami Sabri ef. Bajgora dhe drejtori i organizatës Vakf El Islamij, Dr. Abdurrezaku. Kryetari i Këshillit të Bashkësisë Islame të Klinës, Kadri ef. Berisha, falënderoi Myftiun e Kosovës, drejtorin e Vakëfit dhe kryeimanin e Kosovës për pjesëmarrje në këtë ditë gëzimi për komunën e Klinës. Tubimin e përshëndeti edhe drejtori i organizatës së Vakëfit, Dr. Abdurrezaku, i cili tha se Myftiu ka qenë këmbëngulës që kjo xhami të ndërtohet në këtë fshat. Nga ana e tij, Myftiu i Kosovës, Mr. Naim ef. Ternava, përshëndeti të gjithë të pranishmit dhe në veçanti donatorin e kësaj xhamie, dhe foli për rëndësinë e xhamive e premtoi se edhe në të ardhmen do të ndërtojmë xhami të tjera në komunën e Klinës. *(Fitim Boja)*

DUA HATME NË XHAMINË E HOGOSHTIT
Më 26.7.2009, u bë ceremonia solemne e duasë së hatmes në këtë fshat, në xhaminë të mbushur pëplot me xhemat.
Në këtë xhami mbahet mësimbesimi rregullisht nga imami i xhamisë dhe nga hoxhallarë të tjerë, të cilët e ndihmojnë imamin vazhdimisht në kryerjen e të gjitha shërbimeve fetare. Imami i xhamisë, Xhemush ef Biçku , ka zhvilluar rregullisht mësimbesimin me nxënësit e fshatit. Deri tash në mejtep kanë mësuar mbi 680 nxënës; mësimbesimi mbahet çdo ditë pas namazit të ikindisë. Imami i xhamisë gjatë stinës së verës dhe muajit të shenjtë të Ramazanit mëson edhe më tepër nxënës në xhami vullnetarisht. Në këtë dua hatmeje kishte nxënës që kishin mësuar që nga viti 2005.Gjatë këta vjet kanë mësuar leximin e Kuranit, rregullat gjatë leximit, rregulla nga ilmihali, histori islame, fikh e ligjërata të tjera islame. Nxënësit që e bënë Kuranin hatme, janë: Vlora Biçku, Berenika Ahmetaj, Hasime Agaj, Harisa Myrtaj, Leonora Biçku, Diellza Mujaj, Gentiana Myrtaj, Lejla Biçku dhe Flora Biçku.
*(Nazim Agaj )*



DUA HATME NË XHAMIN E NIKADINIT
Më 6 shtator në prani të shumë xhematlinjëve, kryetarit të Këshillit të Bashkësisë së Islame në Ferizaj, Fehmi ef Mehmeti, Flamur Osmani 13 vjeçar ka përfunduar hatmen në xhamin e Nikadinit. Fjalën e rastit e mbajti Fehmi ef Mehmeti i cili duke uruar këtëtë ri për këtë sukses ka inkurajuar edhe shumë të të rinj të tjerë për të vazhduar me mësim besimin në xhami.”Vërtet të dëgjosh fjalët e Allahut nga një vogëlush siq është Flamuri është një satisfakcion. Është e vërtetë se ky Kur’an udhëzon për atë rrugë që është më se e vërteta, e besimtarët që bëjnë vepra të mira i përgëzon se ata pa dyshim do të kenë shpërblim të madh.” (Isra, 9) Ata që lexojnë librin e Allahu, e falin namazin dhe nga begatitë që Ne u kemi dhënë japin fshehtazi e haptazi, ata e shpresojnë në një fitim që kurrë nuk humbet.” Fatir :29. Ai në vazhdim ka cituar disa hadithe të Muhamedit, a.s mbi vlerën e leximit të Kur’anit “Lexoni Kuranin, se ai do të vijë ndërmjetësues në Ditën e Kiametit (për ata që e kanë lexuar dhe kanë punuar me të)” Muslimi. “Vihet Ditën e Kiametit me Kur’an dhe lexuesve të tij (ehluhu), të cilët kanë punuar me të në këtë botë, u prin surja Bekare dhe Ali Imran. Ndërmjetësojnë për lexuesin dhe praktikuesit e tyre.” ( Muslimi). Edhe imami kësaj xhamie Ibrahim ef. Beqiri ka shprehur lëvdatat e tij për Flamurin duke theksuar se flamuri ka qenë një ndër nxënësit e zgjuarë dhe një ndër më aktivët që ka nxjerrur kjo xhami ,dhe falenderoj edhe familjen e tij ku në këtë mes të gjithë e lexojnë Kur’anin dhe është familje me tradit fetare. në fund falmuri lexoi disa pjesë kuranore ku dëshmoi se me zotësi e texhvid e lexon fjalën e Allahut xh.sh..
*(Valon Osmani)*



KALOI NË AMSHIM HAXHI ISMAJL GASHI (1935-2009)
KATËR DEKADA NË SHËRBIM TË THIRRËSVE
H. Ismajl Gashi u lind më 02.04.1935 në fshatin Mramor. Rrjedh nga një familje fshatare e mesme me tradita të larta fetare. Shkollimin fillestar e mbaroi në vendlindje. Profesioni që kishte zgjedhur, ishte në shërbim të të tjerëve.Punën si kuzhinier e filloi më 23 janar 1959 në Badovc, më pas e vazhdoi në Mitrovicë, për ta rifilluar përfundimisht në medresenë e mesme “Alaud-din’ të Prishtinës nga shtatori i vitit 1963, ku vazhdoi të punonte deri më 31 maj 2002.Gjatë kësaj periudhe, nga duart tij kaluan ( u ushqyen ) 38 gjenerata (2 gjenerata të vajzave). Punën e tij e kryente me kënaqësi të madhe, ngase e ndiente se edhe ai ishte pjesëmarrës në thirrjen për rrugën e Allahut. Nga kujtimet më të mira që dallonte ai, ishte kryerja e Haxhit, ndërsa pensionimin – një prej momenteve më të vështira të karrierës së tij.Nga duart e palodhshme të të ndjerit u ushqyen medresantët që nga viti 69 nga të gjitha trevat shqiptare e më gjerë, që sot janë të shpërndarë në të katër anët e botës në misionin e tyre të thirrjes islame. Porositë e tij të shpeshta ishin: “Keni frikë Allahun, kudo qe të jeni” “E lus Allahun që duart e mia të dëshmojnë për punën time”. Dashurinë e madhe ndaj Islamit Allahu ia kompensoj, sepse nga familja e tij la dy thirrës të dalluar, djalin - ef. Bejtullah Gashi dhe vajzën prof.Fehime Gashi Jusufi, të diplomuar në Studime Islame. Haxhi Ismajl Gashi ishte punëtor i palodhshëm dhe i zellshëm në medresenë e mesme “Alaud-din” të Prishtinës, për një periudhë prej 39 vjetësh.I urtë, punëtor, i afërt e mikpritës, - këto ishin cilësitë për të cilat shquhej personaliteti i tij. Robin e veçantë Allahu e merr në momente të veçanta; të rrahurat e zemrës së haxhi Ismajlit pushuan ditën e Xhuma, më 4 shtator 2009, ndërsa varrimi u bë të nesërmen në varrezat e vendlindjes, në fshatin Mramor, me një përcjellje masive nga familjarë, shokë, dashamirë, dhe nga një numër i madh zyrtarësh nga kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, që kishin ardhur për t’i dhënë lamtumirën e për t’i bërë shërbimin e fundit, atij që çdoherë ishte i gatshëm për ta. Ai kaloi në Amshim në muajin e mëshirës dhe E lusim Allahun që ta mëshirojë dhe ta shpërblejë sikur di Ai, me Xhenetin Firdeus. Allahumme amin !
*Bejtullah Gashi & Fehime Gashi Jusufi*



PËRCILLET PËR NË AHIRET HOXHA, HAFËZI, DIJETARI E MËSUESI IMAM - HAFËZ ZIHNI EF. AHMEDI

Dita e 28 Gushtit, ishte ditë pikëllimi e dhembje për Preshevën dhe mbarë shqiptarët. S'kishte se si mos të ishte e tillë sepse nga ata u nda një mik, shok, i dashur, mësues, veteran dhe erudit i Islamit, Hfz. Zihni ef. Ahmedi. Ai u shpërngul për në Përjetësi, kjo vdekje do të jetë mall i madh për popullin, ngase do të mungojë hoxha- hafëzi- imami- vaizi dhe mësuesi (mual-limi) i tyre shumë i dashur. Atyre do t'u mungojnë shumë Kur'ani dhe ezani i tij i paharrueshëm, mukabeleja e tij gjatë muajit Ramazan, ku për xhematin ai këndonte mukabele me Mus'haf të mbyllur sipër rrahles. Kjo me të vërtetë është kuriozitet, edhe zë të bukur, zë melankolik bilbili që nuk do ta harrojnë asnjëherë xhemati i tij, por edhe më kuriozitet sepse nuk hapte fare Kur'anin që të shikonte në të, vazhdonte të lexonte mbyllur, gjashtëdhetë vite me radhë, imam i zellshëm, imam që nuk e pati asnjëherë koha e as që do ta ketë. Xhamia gjithashtu e ndjeu mungesën e hoxhës-vaizit- mësuesit (mual-limit) i cili gjashtëdhjetë vite me radhë u lexoi hytben dhe mbajti vazin në Xhuma, si dhe ua mësoi nxënësve të tij (talebeve) leximin e drejtë të Kur'anit, rregullat e texhvidit, rregullat bazë të Akides dhe Fikhut, rregullat e Ahlakut (moralit) etjerë.

SHKOLLIMI I TIJ

Hafëzllëkun së bashku me vëllaun e tij Hfz. Avni Ahmedin e filluan në moshën 12 vjeçare dhe e përfunduan së bashku pas dy viteve, pra në një afat rekord. Ai hafëzllëkun kishte mësuar edhe me llambë vajguri sepse ende nuk kishte rrjet të mjaftueshëm elektrik në atë kohë. Posedonte një hafëzllëk shumë të fortë, po ta pyesje se ku gjendej ndonjë ajet, Rahmetli Imam- Hafëz Zihni ef. Ahmedi do të përgjigjej, në këtë xhyz, në këtë sure, në këtë faqe, ai madje të tregonte se edhe në cilin rresht gjendej ajeti.

Pra Hfz. Zihniu misionin e hoxhës e filloi në moshë fare të vogël, ishte vetëm 6 vjeç kur filloi të bënte mejzinllëk në xhami. Këtë mision e vazhdoi me përfundimin e hafëzllëkut për periudhën më të shkurtë të paraparë. Pastaj vazhdoi misionin e imamllëkut, gjë që shërbeu deri në vdekje, pra për Islam shërbeu shtatëdhjetë vite me radhë. Këto studime të tija do t'i kurorëzonte me pikën më të lartë kur do të vazhdonte edhe ixhazetin-studimet për shkenca Islame tek doajeni i Anamoravës, Myderriz Hafëz Nexhati ef. Ahmedi, kjo i mundësoi të bëhej pjesë e misionit Hyjnor të Davetit Islam. Gjithmonë detyrën e imamit dhe hoxhës e veproi si mision, anjëherë jo si profesion. Hafëz, hoxhë i diplomuar (ixhazetli hoxhë), hoxhallëk e imamllëk të përpikët, vaiz i dalluar, mual-lim i zellshëm, myezin i pakrahasueshëm me këndim të Kur'anit dhe ezanit që nuk e lind më nëna, gjithë këto tituj i barti dhe i trashëgoi nga hoxha i tij i famshëm dhe i madh Hfz. Nexhatiu, nga mësuesja e tij e parë e paharruar Hfz. Habibja (hoxha hanmi) dhe nga prindërit e tij Hfz. Lufti dhe Hfz. Emine Ahmedi.

Ai ishte nga trungjet e fundit osmane në trojet shqiptare, njëherë gjersa po e përshkruanim aktivitetin, vullnetin dhe dashurinë e tij ndaj islamit dhe osmanlinjëve, zotri Suha Umar, Ambasador i Turqisë në Beograd, pati deklaruar kështu: "Vërtetë Imam- Hfz. Zihni ef. Ahmedi është nga trungjet dhe gjurmët e fundit osmane në trojet iliro- shqiptare."

Ai njihte gjuhën osmane shkëlqyeshëm, këtë gjuhë e fliste shumë rrjedhshëm, e shkruante dhe e lexonte shumë bukur.

PËRPIKMËRIA E TIJ

Ishte shumë i përpikët në detyrën e Imamit, xhematlinjtë e tij përkujtojnë se Hafëz Zihniu ishte nga imamët e vetëm që nuk mungoi në asnjë namaz, bile as në namazin e sabahut. Nuk mundën ta ndalnin as shiu, bora erërat e forta me tallaze, sepse e kishte marrë sipër këtë detyrë për hirë të Allahut dhe e përfundoi me nderë dhe sinqeritet deri në fundin e jetës së tij. Në xhaminë ku shtatëdhjetë e tre vite me radhë e vëndosi ballin e tij në sexhde, në këtë xhami që aq shumë e deshi iu fal edhe namazi i fundit i xhenazes së tij të pastër, këtë namaz ia fali djali i tij Dr. Adnan ef. Ahmedi, aktualisht Myfti, Kryetar i Këshillit të Bashkësisë Islame në Preshevë. Me rastin e ceremonisë së varrimit të tij prezentuan një numër i madh i xhematit duke përfshirë rrugën nga Xhamia e deri tek varrezat, rruga ishte e stërmbushur dhjetra mijëra njerëz nga të gjitha vendet, duke filluar nga: Lugina e Preshevës, Kosova, Maqedonia, Shqipëria dhe Turqia.

Në pamje në shtëpinë e tij erdhi edhe delegacioni nga Bashkësia Islame e Kosovës në krye me Myftiun, Mr. Naim Tërrnavën dhe delegacioni i përbërë nga Mr. Sabri Bajgora, kryeimam, Prof. Resul Rexhepi, sekretar i BIK dhe Prof. Ahmet Sadriu.

POROSIA DHE MESAZHI I TIJ

Hfz. Zihniu pas vete la pesë fëmijët dy doktorë shencash Islame, Dr. Adnan dhe Hatixhe Ahmedin, djalin e dytë Ibrahimin i cili përfundoi Fakultetin e Shkencave të Sheriatit, vajzën Fahiren absolvente në Fakultetin Teologjik të Sarajevës dhe Fatimen e cila mbaroi shkollën e mesme fetare. Lusim Allahun që t'i shtojë njerëzit si Imami- Hoxha- Mual-limi-Vaizi "Imam- Hafëz Zihni ef. Ahmedi", ngase ai punoi në dobi të Islamit dhe muslimanëve, aq më shumë kur dihet se në këto ditë kemi mungesa të shumta për kalibër të tillë imamësh e besimtarësh.Gjithsesi gjithmonë ne si familje, por edhe ata që e patën si hoxhë, imam e predikues, duhet të jemi zemërhapur dhe mendje-freskët, të lexojmë, përsërisim dhe rikujtojmë mësimet, këshillat dhe sugjerimet e tija të vyera, ato do të na ndihmojnë në jetën dhe misionin tonë të ardhshëm.

*Dr. Adnan & Hatixhe Ahmedi*



GARAT E LEXIMIT DHE PËRKTHIMIT TË KURANIT NË TURQI

Garat kombëtare të recitimit dhe mësimit përmendsh të Kuranit, do të organizohen nga Shoqata e të kuptuarit të koncepteve kuranore të Turqisë (KAB), që do të mbahet në qershor 2010, në Stamboll. KAB ka kërkuar nga të rinjtë dhe adoleshentët për të mësuar rregullat e recitimit të Kuranit dhe përkthimin në turqisht, dhe për të inkurajuar zakonin e recitimit dhe të menduarit, të bazuar në në ajetet e Kuranit. “Ky konkurs është i organizuar në tri faza, një fazë që do të mbahet më 15 nëntor në të gjitha krahinat, një fazë rajonale e mbajtur më 7 shkurt për fituesit e garave provinciale, dhe më 30 maj faza përfundimtare. 10.000 lira turke do të ofrohen për fituesit e vendit të parë, 7.500 dhe 5.000 për fituesit e dytë dhe të tretë.

KURANI RIPËRKTHEHET NË GJERMANISHT

Dy përkthime të reja gjermane të Kuranit nga Ahmed Karimi dhe Hartmut Bobzin do të shfaqen në panairin e librit në Frankfurt, në fund të shtatorit. Sipas ‘Deutsche Welle’, është shfaqur rritje e interesimit nga jomyslimanët për të ditur rreth Islamit dhe mësimeve kuranore, dy myslimanë gjermanë kanë planifikuar të paraqesin përkthimet e tyre të Kuranit në Frankfurt. Për sa i përket nevojës për përkthime të reja të Kuranit, Eva Orthmann, ligjëruese universiteti dhe hulumtuese në shkencat islame në Gjermani, tha: “Përkthimi më i mirë i Kuranit në Gjermani është bërë nga Rudi Parter, gjuhëtar i famshëm gjerman, që daton nga vitin 1962”.

FRANCA ORGANIZON GARA LOKALE PËR KURANIN

Me rastin e Muajit të shenjtë të Ramazanit, Shoqëria myslimane e qytetit frëng Rouen, ka organizuar garat e mësimit përmendsh të Kuranit. Garat kanë filluar në sallën e konventës në Rouen, në veriperëndim të Francës. Myslimanët janë treguar të gatshëm që të marrin pjesë në këto gara. Sipas Saphirnews, do të garojnë 3 grupmosha të veçanta: fëmijë (nën 12), adoleshentët (12-18) dhe të rriturit (mbi 18).



FOTO TË KRIMEVE NË GAZA TË VENDOSURA NË DANIMARKË

Në një ekspozitë fotografike në Kopenhagë, janë shfaqur krimet e kryera nga forcat izraelite kundër popullit palestinez në Rripin e Gazës dhe Bregun Perëndimor. Sipas gazetës Al-Watan, ekspozita është organizuar nga “Thyerja e heshtjes”, e cila është një organizatë anti-sioniste. Kjo tregon fotografitë me krimet më mizore të kryera nga regjimi sionist në Gaza dhe Bregun Perëndimor. Disa nga fotot tregojnë sjelljen çnjerëzore të forcave sioniste dhe trajtimin e të burgosurve palestinezë, duke shkelur të drejtat e tyre, dhe torturimin e të burgosurve të pafajshëm. Kjo është ekspozita e dytë e fotove e hapur në Danimarkë me këtë temë, nga organizata “Thyerja e heshtjes”, që është themeluar në v. 2004 nga një numër i atyre që janë kundër politikave raciste të regjimit sionist. Ekspozita është mirëpritur nga pakicat myslimane dhe arabe në Danimarkë, organizatat e të drejtave të njeriut dhe politike si dhe nga partitë politike socialiste të vendit.



GRA MAROKENE NË GARAT KOMBËTARE TË KURANIT

Garat e pesta kombëtare për mësimin përmendsh dhe recitimin tertil të Kuranit janë zhvilluar në Rabat. Organizuar nga Këshilli Lokal Maroken i Ulemave, në bashkëpunim me Ministrinë e Punëve Fetare, kjo ngjarje 5-ditore është e hapur për të gjitha gratë marokene mbi 18 vjeç, me përjashtim të atyre që kanë dalë fituese në edicionet e mëparshme. Sipas një deklarate të lëshuar nga Këshilli, garat organizohen në katër kategori të mësimit përmendsh të 15 hizbesh (një e katërta e një xhuzi), 30 hizbesh, 60 hizbesh si edhe në recitimin tertil të Kuranit. Çmimet do të jepen në ceremoninë që do të mbahet në sallën e konventës së Këshillit Lokal të Ulemave, më 10 shtator.

PARTI ISLAMIKE NË ZGJEDHJET RAJONALE NË GJERMANI

Për herë të parë një parti islamike “Parti e Paqes dhe Drejtësisë”, është përfshirë në zgjedhjet rajonale në provincën Nordrhein-Westfalen të Gjermanisë. Partia islamike vjen në zgjedhjet me parullën “Të bashkuar në vend të ndarë”, dhe një shans i madh për të fituar zgjedhjet. Haluk Yıldı, sekretari i partisë, thotë se prania e partisë në zgjedhjet që kanë për qëllim për të përmirësuar jetën e qytetarëve në besim, dhe dialogun në mes feve dhe kulturave të ndryshme, dhe ne duhet të bëjmë çdo gjë të mundshme për të arritur bashkëjetesë paqësore. Ne duam të inkurajojmë intelektualët për të marrë pjesë në zgjedhje, për të forcuar frymën e vëllazërisë dhe barazisë midis ndjekësve të feve të ndryshme dhe hyjnore, për t’i zgjidhur problemet përmes dialogut.



HAFËZ TË KURANIT NDEROHEN NË MEDINË

Festivali vjetor për respektimin studentëve që kanë mësuar përmendsh tërë Kuranin, është mbajtur në Medinë. Kjo organizohet çdo vit në Muajin e shenjtë të Ramazanit nga Asociacioni i Bamirësisë për mësimin përmendsh të Kuranit, nën mbikëqyrjen e Aziz bin Abdul Maxhed bin Abdul Azizit, Emiri i Medinës. Duke folur në ceremoninë e hapjes, Mohammad Al-Salem Ufi, kreu i shoqatës, tha se 125 studentë meshkuj e femra, të cilët kanë mësuar përmendsh të gjitha pjesët e Kuranit, do të nderohen në festival. “Në përgjithësi, 4.500 studentë deri më tani kanë diplomuar nga qendra dhe shoqata kuranore”, shtoi ai. Ai vuri në dukje se ka rreth 1.200 mësues të Kuranit që punojnë në këto qendra kuranore.



ÇEÇENIA ME UNIVERSITET ISLAMIK

Universiteti i parë islam ka filluar punën e vet në kryeqytetin çeçen që nga 20 gushti, në prani të delegatëve të Këshillit të Myftinisë së Rusisë, krerë myslimanë të republikave kaukaziane si: Uzbekistani, Kirgjistani dhe Bjellorusia, së bashku me udhëheqësit myslimanë palestinezë, turq, malajzias, jemenas, nga vendet e Kuvajtit dhe vende të tjera islamike. Islami dhe parimet islame, sociologjia, hulumtimi i politikave, filozofia, gjuha angleze – janë nga lëndët që do te mësohen në këtë universitet.



ANGLEZI SEBASTIAN FAULKS KËRKON FALJE PËR OFENDIMET QË KA BËRË NDAJ KURANIT

Romancieri i famshëm britanik Sebastian Faulks kërkoi falje, për çdo ofendim që u ka shkaktuar myslimanëve me vërejtjet e tij rreth Kuranit , duke këmbëngulur se ai ishte cituar keq. “Unë kërkoj falje të hapur për këdo që ndihet i ofenduar nga komentet e ofruara në një kontekst tjetër”, tha Faulks. Kjo erdhi një ditë pas intervistës së tij me ‘Sunday Times’, e cila ka ngjallur polemika, pasi thuhet se ai Kuranin e përshkroi si një libër “të dëshpëruar”. “Është shumë njëdimensionale, dhe njerëzit flasin për bukurinë e arabishtes e kështu me radhë, por përkthimi në anglisht që kam lexuar, ishte, nga një pikëvështrim letrar, shumë zhgënjyes”. Faulks, i cili tha se e lexoi Kuranin për ta ndihmuar që të shkruante romanin e tij të fundit që do të botohet gjatë muajit të ardhshëm, pohoi gjithashtu se Kurani “nuk ka dimension etik” si Dhiata e re dhe “nuk ka plan të ri për jetën”. Por, duke folur për ‘The Guardian’ të hënën, romancieri i famshëm këmbëngul se përgjigjet e tij gjatë intervistës në ‘Sunday Times’ ishin “të ekzagjeruara” dhe u morën jashtë kontekstit, për të bërë një skandal të çmendur”. Falja nxiti reagime të zemëruara nga krerët e Britanisë për më shumë se dy milionë myslimanë.



MYSLIMANËT ITALIANË QORTOJNË TRAJNERIN E INTERIT PËR KOMENTET E TIJ RRETH RAMAZANIT

Trajneri i Inter Milanos, José Mourinho, është kritikuar nga një udhëheqës mysliman italian të martën, për komentet e bëra të portugezit rreth Muajit të shenjtë të Ramazanit. Mesfushori Sulley Muntari u zëvendësua në gjysmën e parë të lojës në Serie A, të dielën, kur rezultati ishte një barazim 1-1 me Barin, dhe Mourinho tha se ganezit ndoshta i ka munguar energjia për shkak se ai është duke respektuar Muajin e shenjtë mysliman të Ramazanit. “Unë mendoj se Mourinho mund të flas pak më pak”, tha Mohamed Nour Dachan, kryetar i Bashkimit të Bashkësisë Islame në Itali, për televizionin Sky. “Një lojtar që beson në Krishterimin, Judaizmin apo Islamin, patjetër do të ketë një natyrë shumë të qetë psikologjike dhe kjo do ta ndihmojë atë më shumë”.



TURKU 6-VJEÇAR HAFËZ I KURANIT.

Muhammad Xhevhari gjashtëvjeçar e ka mësuar përmendsh tërë Kuranin. Ai kohët e fundit njihet si turku më i ri që e ka mësuar përmendsh tërë Kuranin, duke kaluar testin me gojë në një xhami turke. I lindur në një familje besimtare, 6-vjeçari kishte filluar ta mësonte përmendsh Kurnin tek prindërit e tij në moshën 4-vjeçare, dhe ata korrën sukses sepse për dy vjet ia arritën qëllimit. Nga Zia, babai i Muhamedit, i cili drejton një qendër për trajnimin e imamëve të xhamisë në Sakarya, djali i tij mësoi se si t’i lexonte ajetet hyjnore. Për një kohë të shkurtër djali i tij mësoi përmendsh tërë Kuranin. “Ai ishte në gjendje të mësonte përmendsh 6 a 7 faqe në ditë nga Libri i shenjtë, kurse ne fillimisht kishim hartuar një skemë nga 2 ose 3 faqe në ditë”.



| AUTOR: AGIM GASHI | MËSUESI DRENICAK, DËSHMORI I KOMBIT, BABAI I KOM. KEGJENDAR | LLOJ LËNDE E FORTË PLASTIKE | KRYE-NGRITJET | MERITË (dim.) | GRATIS | AUTO ROMANIA | LLOJ METALI I FORTË | MUHAMET TËRNAVA | SPANJA | PARTI | VARIANT I EMRIT HILMIE | | LLOJ SHPENDI AMFIB | E EPSHME |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| PËRKTHYESI I KUR'ANIT NË SHQIP (foto) | | | | | | | | | | | | FIJE SINTETIKE / FILOZOFI, IMANUEL | | |
| LIBRAT FILLESTARË | | | | | | | | | GRUP METALESH / "FRONI" I ALLAHUT | | | | | |
| EMËR DASHUROR PËR GJYSHIN | | | | | | | | USHTRIA / PËREMËR DËFTOR | | | | | | |
| NËNË (turq.) | | | | ANGSTREMI | | BANOR I NJË ISH-SHTETI SOVJETIK | | | | | | | | |
| BALERINI AMERIKAN, MARTINS | | | | | | MITOJA | | | | | | | TONI / SHTIE, LUZMON (bleta) | |
| FABRIKË JAPONEZE E CIGAREVE | | | | SHKENCA MBI MORALIN | | | | | | | DJALOSH / FSHAT AFËR PRISHTINËS | | | |
| AUSTRIA | | MUA (ang.) / TRAKASET | | | | | | | | GRUP GJAKU | | MIRË (ang.) / SHTYP, NGUSHTOJ | | |
| VEND I PAVARUR | | | | | | | | | | ANORE | | | | |
| KRIJIMTARIA LETRARE A FILMIKE | | | | | | | | | | REAL DATA TRSNPORT | | | | I DOBISHËM, E ME PËRFITIM |
| RADIUMI | | | KALIUMI / GAZETARI E TEOLOGU, SHKODRA (shq.) | | | | | | | IRIDI | | | FOSFORI / SPANJA | |
| VEZA E PESHKUT | | | | | | | | | | NGJYROSUR | | | | |
| | DY ZANORE / GUXIMTARI | | | EJANI | | | | | | CJAP I RI | | | AUSTRIA / LLOJ PËRSHË-NDETJE ALLA TURKA | |
| ATDHE (krahin.) | | | | | BESIMI ISLAM | VARR TYRBEJE | | SHIRITAT | DHOMA E BURRAVE | NUMRI 5 ROMAK / KRITER | | TIRO-GLOBINA / AJO QË DREJTON MAKINËN | | |
| SHKRONJA E PARAFUNDIT | | PËRKULJE | | | | | PËRPIQEM SHUMË | | | | | | | |
| SHPELLA E NJOHUR KOSOVARE | | | | | | | ILIRIDA / VEND NË HOLANDË | | | | GRIMCOVA / IRISH REPUBLIAN ARMY | | | |
| KRAHU, SKAJI | | | | MONO-POLIZIMET / ASTATI | | | | | | | | | | |
| NINULLAT | | | | | | | | | QESËNDI | | | | | |
| KOPJIMET | | | | | | | | | VERORE | | | | | |



**Në bazë të nenit 7 të rregullores së Këshillit të Bashkësisë Islame të Prishtinës dhe në mbështetje të nenit 14 të Kushtetutes së Bashkësisë Islame të Kosovës, Këshilli i Bashkësisë Islame i Prishtinës, në mbledhjen mbajtur më 11.08.2009, mori vendim të hapë zyrën për shërbime fetare në Fushë-Kosovë, prandaj shpall këtë:**

# KONKURS

**PËR VENDIN E PUNËS:**

**Referent për shërbime fetare në zyrën e Fushë-Kosovës.**

**KUSHTET:**

- Përgatitja universitare
- Aftësi komunikimi
- Të punojë konform Rregullores së këtij Këshilli
- Të jetë i shëndoshë psiqikisht dhe fizikisht.

**Kandidati, krahas kërkesës, duhet të paraqesë edhe këto dokumente:**

- Diplomën e fakultetit
- Certifikatën e lindjes
- Certifikatën e mjekut

**Dokumentet e pakompletuara nuk merren në shqyrtim.**

**Konkursi mbetet i hapur 15 ditë prej ditës së shpalljes.**

**KBI-Prishtinë.**
**Kryetari: Bahri ef. Sejdiu**

